# DITURIA ISLAME

NUMËR 286 | VITI 27 | MAJ 2014 | REXHEB 1435 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## Israja dhe Miraxhi mrekulli dhe mësim





www. bislame.net



# Xhamia "Adem Tërnava"

## Lagjja Emshir/Kalabria

Koha e ndërtimit 2002 - 2004

Me shtimin e banueshmërisë në këtë lagje, sidomos pas luftës më 1999, banorët morën iniciativën për ndërtimin e një xhamie për nevojat e lagjes. Trualli për ndërtimin e xhamisë u dhurua nga Zejnullah Krasniqi dhe vëllai i tij - 3 arë, nga Ibrahim Begolli u ble një ar, një ar nga një i panjohur, një ar u ble nga xhemati, dhe, për drejtimin e një ane të parcelës, një fqinj dhuroi 0,25 ari.

Ndërtimi i xhamisë filloi më 2002 me kontributin e xhematit të lagjes, BIRK ndihmoi me një donacion nga Jashtë.

Për nga tipologjia e ndërtimit i përket stilit osman, tipi xhami me sallë të mbuluar me kupolë (kube) - xhami sulltanore. Xhamia në stilin osman ka elemente ndryshe nga ato tradicionalet, mund të konsiderohet si një evoluim i kohës. Ajo është një kopje e xhamisë së rindërtuar të "Hasan Beut" tek 'Katër Llullat', po pak më e vogël se kjo.

Xhamia përbëhet nga salla e faljes, mbuluar me kupolë gjysmësferike, me minaren në të djathtë, hajatin dhe një hapësirë shtesë para hajatit me sipërfaqe në formë të parregullt, e cila ndjek kufijtë veriorë e perëndimorë të parcelës.

Xhamia ka sipërfaqe të shfrytëzueshme (neto) gjithsej 405,8 m$^2$

Xhamia ka sipërfaqe të shfrytëzueshme për falje 314,1 m$^2$, ose maksimalisht hapësirë për rreth 393 xhematlinj.

Minarja e xhamisë ka një lartësi rreth 47m, dhe është nga më të lartat në komunën e Prishtinës.



PËRMBAJTJA:





## Kryesia e BIK: Vendi ynë nuk ka nevojë për interpretime të ngushta të fesë

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në mbledhjen e mbajtur më 26 prill e kryesuar nga Myftiu, Naim Tërnava, debatoi për shqetësimet e shprehura nga ana e Byrosë për Siguri Diplomatike e DASH, në prag të festës së Pashkëve, në të cilin fitet për rritjen e ekstremizmit me bazë fetare në Kosovë. Me këtë rast, Myftiu Tërnava ka thënë se Kryesia ka shqyrtuar me seriozitetin më të madh shqetësimin e DASH, dhe me vëmendje ka përcjell zhvillimet në ditët vijuese përkitazi me këtë çështje. Bashkësia Islame e Kosovës me të gjitha strukturat dhe institucionet e saj është e vetëdijshme për peshën dhe rëndësinë që ka në shoqëri feja, institucionet fetare dhe mësuesit e interpretuesit e fesë. "Është fat i mirë që ne si popull kemi një histori të begatshme në kultivimin e tolerancës e mirëkuptimit ndërfetar. Andaj, në asnjë mënyrë nuk guxojmë të lejojmë të preket kjo vlerë e kultivuar me shumë sukses nga të parët tanë. BIK është e angazhuar në kultivimin dhe avancimin e kësaj tradite shekullore, traditë kjo që është në përputhje me mësimet dhe parimet e fesë islame, por edhe të feve të tjera tek ne. Vendi ynë nuk ka nevojë për interpretime të ngushta të fesë, interpretime këto që çojnë në ekstremizëm e mosdurim ndërfetar a ndërnacional. Duhet angazhim nga të gjithë që në vendin tonë, në institucionet tona, në BIK të mos ketë vend për njerëz që duan të mbjellin ekstremizëm, mosdurim e urrejtje" -tha Myftiu Tërnava në mbledhjen e Kryesisë së BIK.

Myftiu ka kërkuar nga anëtarët e Kryesisë së BIK që të shqyrtojnë me përgjegjësit e Këshillave në terren gjendjen aktuale të jetës fetare në vend, dhe për këtë t'i paraqesin raport Kryesisë së BIK.

Në mbledhje Kryesia shqyrtoi disa lëndë në përputhje me kompetencat e saja kushtetuese.

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Ferid Selimi /
Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë /
Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $
/ Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Nata e Israsë dhe Miraxhit



*"Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar..."*
(El Isra,1).



*Muslimanët ditën e diele, më 25 maj (26 të muajit Rexheb), kujtojnë dhe shënojnë e përjetojnë me emocione natën e madhe të Israsë dhe Miraxhit, që simbolizon afrimin e njeriut me Krijuesin. Kjo ngjarje mbetet një nga ndodhitë më të mëdha të historisë së Muhamed Mustafasë a. s.. Askush nuk dyshon as e bën të diskutueshme që Israja ka ndodhur atë natë. Muslimanët këto ditë përjetojnë ditët dhe netët e pjesës së dytë të muajit Rexheb, ditë këto që, për nga vlera dhe rëndësia, dallojnë nga ditët e muajve të tjerë, përveç të muajve Shaban dhe Ramazan. Pra, janë ditët e njërit nga tre muajt e mëdhenj a të bekuar, të cilët Allahu i Madhëruar i bëri të bekuar për të mirën e besimtarëve. Kjo ngjarje, e cila quhet Isra (udhëtim nate prej Mekës deri në Mesxhidul Aksa, Jerusalem) dhe Miraxh (ngjitje në shtresat e larta qiellore), përmendet si në Kuran ashtu edhe në hadithet e Pejgamberit a. s. dhe në shenjë respekti ndaj kësaj nate, në Fjalën e Allahut një nga kaptinat kuranore është kaptina El Isra, në ajetin e parë të së cilës Allahu xh.sh. thotë: "Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'i treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit), pamësi (i punëve të Muhamedit)". (El Isra,1).*

*Kurse Miraxhi në Kuran përmendet vetëm si formë dëftimi në suren En-Nexhm. "Pasha yllin kur bie (prej së larti poshtë)! Shoku juaj (Muhamedi që e njihni ju) nuk ka humbur, e as që ka devijuar (nga e vërteta) dhe ai nuk flet nga dëshira e tij. Ai (Kurani) nuk është tjetër pos shpalljes që i shpallet. Që ka mendje precize dhe që u përqendrua në formën e vet (reale). Dhe ai (Xhibrili) ishte në horizontin e lartë (nga lindja). Pastaj u lëshua dhe iu afrua. E ishte afër sa dy harqe (dy kute) a edhe më afër. Dhe i shpalli robit të Tij atë që ia shpalli. Zemra nuk mohoi atë që pa (me sy). A po i bëni polemikë atij për atë që ka parë? Atë (Xhibrilin) e ka parë edhe herën tjetër. (E ka parë) tek Sidretul Munteha. Pranë së cilës është xhennetul Me'va (kopsht strehimi i...). Atëherë kur Sidrën e mbuloi çfarë e mbuloi. Shikimi (i Muhamedit) as nuk lakoi e as nuk tejkaloi. Ai (Muhamedi) vërtet, pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet". (En-Nexhm,1-18). Këto net që festohen çdo vit në kohë të ndryshme, krahas përmasës fetare, kanë edhe përmasa psikologjike dhe sociale. Po ta shohim çështjen nga pikëpamja fetare, edhe pse, sipas disa dijetarëve, në Kuran nuk përmenden net të mëdha a të mira të tjera përveç Natës së Kadrit, mund të themi se veprimtaritë që bëhen për shkak të këtyre netëve, luajnë një funksion të rëndësishëm për sa i përket aspektit të ritualeve fetare dhe tradicionale. Disa muslimanë këto net i festojnë, duke marrë pjesë në programe dhe organizime që bëhen nëpër xhami anekënd Kosovës. Kurse disa të tjerë gjejnë mundësinë për të pasur së bashku me familjen një argëtim të vogël, duke gatuar ëmbëlsira karakteristike të këtyre netëve në shtëpitë e tyre, ose duke i blerë ato të gatshme nëpër dyqane. Kjo natë për muslimanin bart në vete mesazhe të fuqishme, nga të cilat është se Allahu xh. sh. ia kumton (obligon) Pejgamberit a. s. faljen e pesë namazeve ditore, dhe përgëzimi për Ymetin (ndjekësit) e Muhamedit a. s. se, përderisa ata nuk i bëjnë shirk - shok Allahut xh. Sh, do të jenë të falur. Si përfundim, tradita e festimit të Netëve të Mëdha, që po zhvillohet me ata që e kritikojnë dhe që e mbështesin këtë traditë, vazhdon ekzistencën e saj në shoqërinë shqiptare si një fenomen që nuk mund të shpërfillet. Kjo është nata e dhuratave më të mëdha që iu dhanë ndonjëherë të dërguarit, nata kur Allahu lartësoi Resulullahun, e robi lartësohet përmes namazit.*

*Mr. Rexhep Suma*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf" – (9)



## Mbrojtja nga prova e pasurisë

***"E ti (Muhamed) paraqitu atyre shembullin e jetës së kësaj bote, që është si uji (shiu) që Ne e lëshojmë nga qielli, dhe bimësia e tokës përzihet me të, por pastaj bëhet si bar i thatë (byk), të cilin e shpërndajnë erërat. Allahu ka fuqi për çdo gjë. Pasuria dhe fëmijët (djemtë) janë stoli e jetës së kësaj bote, por veprat e mira (fryti i të cilave është i përjetshëm) janë më të mira tek Zoti yt sa i përket shpërblimit, dhe janë shpresa më e mirë". (El-Kehf, 45-46)***

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Këto dy ajete kanë një lidhshmëri të thellë kuptimore me ajetet paraprake, madje edhe me ato para tyre. Këto dy ajete, në një mënyrë, dëftojnë anën tunduese të kësaj bote, pasurinë dhe fëmijët, që i hutojnë njerëzit nga përkujtimi i vdekjes dhe i Ahiretit, për të menduar se kjo botë është e përhershme. Në ajetet paraprake flitet për ngjarjen e pronarit të dy kopshteve, i cili ishte i bindur se pasuria e tij ishte e përjetshme, ndërkohë që, si shkak i mohimit të këtyre të mirave dhe i Ahiretit, i erdhi ndëshkimi nga qielli dhe kopshtet e tij u shkatërruan tërësisht. Këto ajete dëftojnë se kjo botë është relative, ashtu siç është relative edhe pasuria, prandaj njeriu nuk bën kurrsesi të bjerë pre e lakmive të tij e të harrojë se një ditë do të ballafaqohet me veprat e tij para Krijuesit.

Ndërsa ajetet që do t'i komentojmë tash, përveç me ajetet paraprake, ndërlidhen edhe me ajetet kur i Dërguari a.s. ishte porositur të rrinte në ndenjje vetëm me besimtarët e varfër, e jo të dëgjonte kërkesat e idhujtarëve kurejshë, të cilët i kërkuan të Dërguarit të Allahut që t'i dëbonte të varfrit nga ndenjjet e tyre, nëse dëshironte që ata ta dëgjonin predikimin e tij. Për t'u dëshmuar se kjo botë është shumë e shkurtër dhe pothuajse iluzore, i Lartmadhërishmi e këshillon Pejgamberin a.s. që idhujtarëve kurejshë t'u sillte si shembull këtë botë, se i ngjan një pike uji të përzier me dhé, prej së cilës mbijnë bimësi, e cila pastaj kthehet në bar të thatë, të cilin e shpërndan era sa andej sa këndej...

Ndërkohë u bëhet me dije se, ndonëse pasuria e kësaj bote dhe fëmijët janë stoli dhe bukuri e kësaj bote, megjithatë një ditë do të zhduken e treten, e tek Allahu mbesin të përjetshme vetëm veprat e mira, lavdërimi, madhërimi dhe falënderimi ndaj Allahut, Krijuesit absolut.

**Koment:**

وَاضْرِبْ لَهُم مَّثَلَ الْحَيَاةِ الدُّنْيَا كَمَاءٍ أَنزَلْنَاهُ مِنَ السَّمَاءِ
فَاخْتَلَطَ بِهِ نَبَاتُ الْأَرْضِ فَأَصْبَحَ هَشِيمًا تَذْرُوهُ الرِّيَاحُ وَكَانَ
اللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَيْءٍ مُّقْتَدِرًا ﴿45﴾

***45. "E ti (Muhamed) paraqitu atyre shembullin e jetës së kësaj bote që është si uji (shiu), që Ne e lëshojmë nga qielli, dhe bimësia e tokës përzihet me të, por pastaj bëhet si bar i thatë (byk), të cilin e shpërndajnë erërat. Allahu ka fuqi për çdo gjë."***

Ky ajet, dhe ai që pason (46), sipas shumicës dërrmuese të dijetarëve, janë ajete që na mësojnë se si të mbrohemi nga sprova e pasurisë. Zaten, kjo është ana edukative e këtyre ajeteve, që të jemi të vëmendshëm ndaj lakmive të kësaj bote kalimtare e të shkurtër.

Përveç këtij ajeti, Allahu xh.sh. edhe në shumë ajete të tjera në Kur'an, na sjell shembullin e kësaj bote, gjithnjë duke na tërhequr vërejtjen që të mos mashtrohemi pas saj. Përshkrimi që Allahu i bën jetës së kësaj bote, duke e krahasuar me një shi të bollshëm, i cili, pasi ujit tokën, nga ajo mbijnë bimësi që të kënaqin syrin, po, pas një kohe të shkurtër, nga dielli përcëllues, ajo bimësi thahet dhe erërat e shpërndajnë gjithandej, - dëfton se Allahu xh.sh. është i Gjithëfuqishëm për çdo proces në këtë ekzistencë dhe në pushtetin e Tij nuk mund t'i përzihet askush.

Shembuj të tillë, kur Allahu i Gjithëpushtetshëm merr si shembull jetën e kësaj bote, kemi mjaft në Kur'an, si:



*“Ju njerëz, dijeni se jeta e kësaj bote nuk është tjetër përveçse lojë, kalim kohe në argëtim, stoli, krenari në mes jush dhe përpjekje për shtimin e pasurisë dhe të fëmijëve, që është si shembulli i një shiu prej të cilit bima i habit bujqit, e pastaj ajo thahet dhe e sheh të verdhë, mandej bëhet e thyer, e llomitur, e në botën tjetër është dënimi i rëndë, por edhe falje mëkatesh dhe dhurim i kënaqësisë nga Allahu; pra jeta e kësaj bote nuk është tjetër vetëmse përjetim mashtrues.” (El-Hadid, 20),* pastaj:

*“Kjo jetë e kësaj bote nuk është tjetër vetëmse dëfrim e lojë, e jetë e vërtetë, pa dyshim është ajo e botës së ardhme (Ahireti), sikur ta dinin”. (El-Ankebut, 64)*[1].

* * *

Feja islame na e paraqet këtë dynja në realitetin e mirëfilltë të saj, në mënyrë që ne të mos bëhemi robë të epsheve, pasioneve dhe lakmive tokësore. Njerëzit, zakonisht, vrapojnë pas dynjasë, nga frika e varfërisë dhe për hir të saj sakrifikojnë shumë kohë të vlefshme. Dhe, kur të vijë momenti i dorëzimit të shpirtit, ata e shohin pas vetes boshllëkun e lënë, sepse me vete nuk kanë asnjë bagazh të mirësive dhe veprave të përshpirtshme.

Në lidhje me këtë i Dërguari i Allahut ka thënë: “Pasha Allahun, nuk i frikësohem për ju varfërisë, por frikësohem se para jush do të shtrihet dynjaja, siç ndodhi me ata që qenë para jush, dhe do të konkurroni për të ashtu siç konkurruan ata, dhe do t`ju shkatërrojë siç i shkatërroi ata”.[2]

Këto janë disa nga pasojat që shkaktohen nga ngarendja e tepërt pas kësaj dynjaje dhe garimi për pasuri. Gjërat e tilla nxisin dhe shkaktojnë urrejtje e zili në mes njerëzve dhe, në perspektivë më të largët, edhe vrasje e derdhje gjaku. Preokupimi i tepërt i njeriut me këtë botë, reflekton një shthurje shpirtërore në jetën e tij, madje ç’është edhe më keq, njeriu i tillë harron Allahun dhe momentin e Ditës së Gjykimit. Pikërisht për këto arsye Islami qorton jetën e kaluar në epshe e dëfrime, të cilat njeriun e zhysin në gjynahe dhe e shpien në zjarrin e Xhehenemit.

Në anën tjetër, në Islam, nuk kërkohet që kjo dynja të lihet krejtësisht jashtë vëmendjes dhe të mos shfaqim asnjë interesim për të, sepse atëherë nuk do të arrinim baraspeshën dhe mesataren e dëshiruar e të kërkuar nga ne.

I Lartmadhërishmi në Kur’an thotë: *“Dhe me atë që të ka dhënë Allahu, kërko (ta fitosh) botën tjetër, e mos lër mangu atë që të takon nga kjo botë...”.* (El-Kasas, 77)

Kjo është rruga mesatare që duhet ndjekur nga myslimani gjatë jetës në këtë botë, të punojë maksimalisht për Ahiretin, po njëkohësisht edhe të mos e shpërfillë këtë botë. Fatkeqësisht, në mesin e myslimanëve kishte dhe ka ende të tillë që, nga injoranca, u veshën me petkun e “varfërisë, mjerimit e nënçmimit”, duke u larguar pa ndonjë arsye nga të mirat e kësaj bote. Ata u strukën nëpër qoshe të xhamive e faltoreve me pretekst të adhurimit të Allahut, por më vonë, kjo ishte shkaku që shumë prej tyre të goditeshin nga përtacia dhe të viheshin në sprovën e vartësisë, duke pritur ndihmë nga të tjerët. Kjo “sëmundje” do të ishte shkak që më vonë t’i largojë ata dalëngadalë edhe nga adhurimi e përkushtimi, sepse humbën baraspeshën në mes çështjeve të dynjasë dhe të fesë, duke e dobësuar në këtë mënyrë edhe kompaktësinë dhe fortësinë e Ymetit, i cili, nga këto anomali, humbi rolin prijës në mesin e popujve të botës..

Të tillët punuan në kundërshtim me porosinë e Allahut në suren “El-A’ëraf”, 32: *“Thuaj: Kush i ka penguar stolitë dhe ushqimet e këndshme, të cilat Ai i ka krijuar për robërit e Vet”?*

Nga tërë kjo, mund të konstatojmë se I lumtur është vetëm ai që arrin të ruajë dëlirësinë e zemrës e të shpirtit, duke mos u preokupuar së tepërmi me këtë dynja. E grada më e lartë e një njeriu është ajo kur ai arrin të bashkojë arsyeshmërinë dhe baraspeshën në mes dynjasë dhe Ahiretit, në mes durimit dhe varfërisë dhe në mes devotshmërisë e pasurisë. Në ndërthurje të këtij konstatimi vjen edhe duaja e Pejgamberit a.s., të cilën e përcjell Ebu Hurejrar.a.: "O Zot, ma përmirëso mua fenë time, e cila është mbrojtje e çështjeve të mia, dhe ma përmirëso dynjanë time, në të cilën është jetesa ime, dhe ma përmirëso Ahiretin tim, ku do të jetë kthimi im, dhe bëje jetën time të dynjasë vend ku do t›i shtoj të mirat, dhe vdekjen time bëje rehati për mua nga çdo sherr".[3]

Ndërsa, nga thëniet e urta të Hasanel Basriut, do të shkëpusim edhe këtë margaritar: "Allahu e mëshiroftë atë popull, të cilët dynjanë e kuptuan si amanet për ta dhe, në fund, ia dorëzuan amanetin Pronarit të saj, për t'u larguar nga ajo me lehtësi".

### El-Bakijatu-s-Salihatu - Veprat e mira (të përjetshme)

***46. "Pasuria dhe fëmijët (djemtë) janë stoli e jetës së kësaj bote, por veprat e mira (fryti i të cilave është i përjetshëm) janë më të mira tek Zoti yt sa i përket shpërblimit dhe janë shpresa më e mirë".***

الْمَالُ وَالْبَنُونَ زِينَةُ الْحَيَاةِ الدُّنْيَا وَالْبَاقِيَاتُ الصَّالِحَاتُ خَيْرٌ عِندَ رَبِّكَ ثَوَابًا وَخَيْرٌ أَمَلًا ﴿46﴾

Allahu i Madhëruar, pasi e bëri Tokën të përshtatshme për jetesën e llojit njerëzor, me bukuritë e saj magjepsëse, me kodra, gjelbërime, lumenj, ujëvara, dete e oqeane etj., na bëri mëkëmbës të saj. Ai na e la amanet këtë Tokë, në të cilën duhet ta kalojmë jetën e shkurtër të kësaj dynjaje, por na e tërhoqi vërejtjen që të mos jepemi aq shumë pas saj, e të mos mashtrohemi nga këto bukuri të përkohshme, sepse jeta e përhershme është ajo e Ahiretit. E ndër këto stoli që na janë dhënë, janë edhe pasuria e fëmijët, të cilët konsiderohen sprovë për çdo njeri. Allahu xh.sh. na jep shenjë të qartë në lidhje me këtë, kur thotë: "S'ka dyshim se pasuria juaj dhe fëmijët tuaj janë vetëm sprovë...".- (Et-Tegabun, 15)

Ndërsa në një hadith të tij, Resulullahis.a.v.s. ka thënë: "Çdo popull ka pasur nga një sprovë (fitne) e sprova e Ymetit tim do të jetë pasuria".[4]

***"...por veprat e mira (fryti i të cilave është i përjetshëm) janë më të mira tek Zoti yt sa i përket shpërblimit dhe janë shpresa më e mirë".***

Ky ajet, dhe ajeti 76 i sures "Merjem": *"E Allahu u shton besimin atyre që u udhëzuan, e veprat e mira të përjetshme (el-bakijatu-s-salihatu) janë shpërblimi më i dobishëm tek Zoti yt, dhe përfundimi më i mirë"*, kanë qenë objekt studimi e komentimi nga dijetarët e shumtë nëpër shekuj. Vetëm në lidhje me këto dy ajete, në të cilat përmenden fjalët "El-Bakijatu-s-Salihatu" janë shkruar libra të shumtë, ashtu siç u është dhënë një hapësirë e merituar edhe në librat e Tefsirit. Lidhur me kuptimin e fjalëve "El-Bakijatu-s-Salihatu"të përmendura në këtë pjesë të ajetit, dijetarët kanë dhënë mendime të shumta dhe, sipas tyre, këto vepra të mira e të përjetshme mund të jenë:

- Dhikri, nëpërmjet fjalëve: "Subhanallah", "El-Hamdulil-lah", "La ilahe il-la Allah", "Allahu Ekber", "La havle ve la kuvete il-la bil-lah", e të ngjashme me to, për se kemi edhe mjaft hadithe nga i Dërguari a.s.;
- Shehadeti, namazi, zekati, agjërimi, haxhi dhe salavati mbi Pejgamberin a.s.; etj.
- Pesë namazet ditore, namazi i natës apo namazet nafile;
- Istigfari dhe duatë;
- Fjala e mirë; dhe
- Të gjitha veprat e mira, që bëhen për hir të Allahut, me anë të të cilave shprehim përulësinë, nënshtrimin dhe devotshmërinë ndaj Krijuesit, përfshirë dhikrin, duatë dhe të gjitha veprat e përshpirtshme.[5]

Ky mendim i fundit është i Ibn Abasit dhe është përzgjedhur e përkrahur edhe nga mufessiri i mirënjohur Ibn Xherir et-Taberiu.[6]

Megjithatë, në hadithet e Pejgamberit a.s. shohim që janë përmendur e specifikuar "El-Bakijatu-s-Salihatu" si lloj dhikri, mendim të cilin e përkrahin shumica dërrmuese e dijetarëve,[7] prandaj do t'i sjellim disa nga këto transmetime.

- Transmeton Tirmidhiu[8] - që Resulullahu s.a.v.s. të ketë thënë: "E takova Ibrahimin a.s. në natën që u udhëtuame mua (Natën e Israsë dhe Miraxhit) dhe më tha: O Muhamed! Bëju të fala (dërgoju selam) prej meje, Ymetit tënd dhe tregoju atyre se Xheneti e ka dheun të mirë, ujin të shijshëm; trualli i tij është i rrafshët, kurse të mbjellat e tij janë: "Subhanallah"[9], "Elhamdulil-lahi"[10], "La ilahe il-la Allah"[11] dhe "Vallahu Ekber".[12]

-Transmetojnë Seiid bin Mensuri, Ahmedi, Ibn Xheriri, Ibn Merduvije dhe Hakimi në Sahihun e tij nga Ebu Seid el Hudrijj të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.[13]: "Thoni sa më shumë "El-Bakijatu-s-Salihatu"-"veprat e mira (fryti i të cilave është i përjetshëm)". Ç'janë ato (El-Bakijatu-s-Salihatu), o i Dërguar i Allahut?- i thanë. Tha: - Ato janë: "Tekbiri"[14], "Tehlili"[15], "Tesbihu"[16],"Tahmidi"[17] dhe "La havle ve la kuvete il-la bil-lah".[18]

- Transmetojnë Taberaniu dhe Ibn Merduvije nga Ebu Derdaja të ketë thënë: "Një ditë i Dërguari i Allahut u ul mes nesh, mori një degë me gjethe të thata dhe e goditi me një shkop, kështu që gjethet i ranë të gjitha e pastaj tha: Fjalët: "Subhanallah", "El-Hamdulil-lah", "La ilahe il-la Allah", "Allahu Ekber", dhe "La havle ve la kuvete il-la bil-lah", i shkundin gjynahet ashtu siç u shkundën gjethet e kësaj dege... Këto janë "El-Bakijatu-s-Salihatu" dhe janë prej thesareve të Xhenetit."(19)

-Transmetojnë Nesaiu, Taberaniu dhe Bejhekiu nga Ebu Hurejre të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut: "Merreni mburojën tuaj". Thamë: "O i Dërguar i Allahut - për ndonjë armik që është afër?" tha: "Jo, por mburojën tuaj nga zjarri me fjalët: "Subhanallah", "El-Hamdulil-lah", "La ilahe il-la Allah" dhe "Allahu Ekber". Këto do t'ju vijnë Ditën e Gjykimit si mbrojtëse dhe shpëtuese para, pas dhe anash, e këto janë: "El-Bakijatu-s-Salihatu"- "veprat e mira që zgjasin (fryti i të cilave është i përjetshëm)".(20)

-Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Të them: "Subhanallah", "El-Hamdulil-lah", "La ilahe il-la Allah" dhe "Allahu Ekber", është gjë më e dashur tek unë se e gjithë ajo (bota) mbi të cilën shkëlqen dielli."(21)

-I Dërguari i Allahut po ashtu ka thënë: "Fjalët më të dashura tek e Allahut janë katër, nuk ka të keqe me cilëndo të fillosh: "Subhanallah", "El-Hamdulil-lah", "La ilahe il-la Allah" dhe "Allahu Ekber".(22)

**Porosia e këtyre ajeteve: (45-46)**

- Sprova është një rrugëdykahësheqë ose të shpjerë në fitim dhe shpëtim nga zjarri i Xhehenemit-nëse asaj i bën sabër, duke qenë mirënjohës dhe falënderues ndaj Allahut, ose bëhet shkak tëtë shpie në humbje, e aq më keq,edhe më humbjen e Ahiretit, nëse je mohues i mirësive që të janë dhënë në këtë botë.

- Pasuria dhe fëmijët janë një sprovë e madhe për çdonjërin. Nëse di t'i menaxhosh këto dy gjëra tunduese, atëherë pas vetes do të lësh gjurmë të mira dhe vepra të përhershme që do të jenë shkas i hyrjes sate në Xhenet.

- Nëse preokupohesh së tepërmi me pasuri, ajo do tëtë shndërrojë në rob dhe ti një ditë, i hutuar nga shejtani, do ta lësh namazin, do ta ndalosh zekatin dhe sadakanë, dhe do tëtë topiten ndjenjat e dhembshurisë ndaj të varfërve.

- Mburrja me pasuri dhe fëmijë në prani tëtë varfërve, është gjë e shëmtuar, sepse si pasuria ashtu edhe fëmijët janë amanet i dorëzuar në duart tona, dhe jo përfitim i aftësive tona.

- Nëse dashuria ndaj pasurisë dhe fëmijëve janë parësore në jetën e një njeriu, atëherë në zemrën e tij nuk mbetet vend për dashurinë ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, dashuri e cila duhet të jetë primare dhe e cila duhet të mbushëçdo skutë të qenies sonë.

- Allahu xh.sh. e ka krahasuar këtë botë me ujin, sepse uji nuk është i qëndrueshëm vetëm në një formë, ai ose avullohet, ose ngrihet, ose rrëshqet e tretet në tokë. Po kështu është edhe dynjaja, ajo nuk qëndron asnjëherë në tënjëjtën gjendje, dhe në fund, ajo do të shkatërrohet e zhduket.

- Ai që hyn në ujë, patjetër se do tëlaget, po kështu është edhe dynjaja me sprovat e saj, nëse nuk i merr masat mbrojtëse nga to, do të shkatërrohesh fizikisht dhe mendërisht.

- Uji nëse pihet dhe përdoret me masë, është i dobishëm ndërsa sapo t"i tejkalosh këta kufij ai bëhet i dëmshëm dhe shkatërrues. Po kështu është edhe dynjaja; nëse merr prej saj aq sa ke nevojë do të kesh dobi, e nëse zhytesh në lakmitë e saj, do të pësosh.

- Sjellja e shembullit të ujit në formë të shiut, i cili ujit tokën dhe bën që me lejen e Allahut të mbijnë bimësi të ndryshme, të cilat pasi të jenë rritur e pjekur, thahen dhe era i bart mbetjet e saj sa andej e këndej, tregojnë se edhe jeta e kësaj bote është e shkurtër. Ajo ikën sa ora, sa qel e mbyll sytë dhe një ditë do të zhduket.

- Asnjë kënaqësi e kësaj bote nuk arrin ta realizojë lumturinë e vërtetë, sepse kjo arrihet vetëm nën hijen e imanit dhe qetësisë shpirtërore

1) Për shembuj të tjerë nga Kurani famëlartë, lidhur me realitetin e kësaj dynjajesi mashtrim jetëshkurtër, shih edhe disa nga këto ajetekuranore: AliImran 185; El-En'am 32; El-A'ëraf 51; Junus 24; Et-Tevbe 38; Et-Tevbe 55; Er-Rra'd 26;El-Kasas 60-61; El-Ankebut 64; Lukman 33; Muhamed 36; El-Xhathije 35, etj. 2)Buhariu (3158); Muslimi (2961). 3) Transmeton Muslimi në kapitullin "Dhikri, duaja, tevbeja dhe istigfari" nr. (2720). 4)Transmeton Tirmidhiu (2336) nga Ka'b bin Ijad. Senedii këtij transmetimi është i kategorisë "hasen"5) Muhamed bin Ibrahim Et-Tuvejxhiri "KitabulEdhkari vel Ed-ijeti", f. 8, El-Kasim, Arabi Saudite, 2012. 6) Shih: Ibn Xherir et-Taberi "Xhamiul bejan an te'vili aji-l Kuran", v.15, f. 165. 7)Imam Salahuddin El-Alai ed-Dimeshkij, "Xhuz-un fi tefsir elbakijati-s-salihati ve fadliha, f. 30, Redaktuar nga Shejh Abduladër Arnauti, Damask-Bejrut 1987. - 8) Shih: Dr. Abdurrezak in Abdulmuhsin el Bedr "Dirasatun fil bakijati-s-Salihati", f.13;. E transmeton Tirmidhiu (3462); Shejh Albani këtë hadith e konsideron te kategorisë "hasen" në "Es-Silsiletu-s-Sahihatu" nr.105. 9)I Lartësuar dhe i zhveshur nga çdo e metë qoftë Allahu 10)Falënderimi i takon vetëm Allahut. 11)Nuk ka zot (hyjni) tjetër që meriton të adhurohet përveç Allahut. 12)Allahu është më i Madhi. 13)Shih: "Et-Tefsirul Munir", v.15, f. 283. 14)Fjala "Allahu Ekber". 15)Fjala: La ilaheil-la Allah". 16)Fjala "Subhanallah". 17) Fjala "El-Hamdulil-lah. 18)Nëpër libra kjo fjalë shpeshherë shkruhet edhe shkurtimisht si "Havkale". 19)Suneni i Tirmidhiut (3533); Sahihul Xhami'u nr.(1601) - hadith "hasen". 20) Hakimi në "Mustedrek" (1/541); "Es-Sunen el Kubra" - kapitulli "Veprat e natës dhe të ditës" (6/212);Sahihul Xhami'u (3214). 21)Sahihul Muslim(2695). 22)Sahihul Muslim (2137)



Prof. ass. dr. Musa Vila

# Çështja e hallallit, haramit dhe dyshimit në Islam (2)

Dijetarët e të parëve tanë ishin shumë të përpiktë. Edhe pse ishin të njohur si imamë aktivë - muxhtehidë nga frika se mos gabonin për lejimin e haramit dhe për ndalimin e hallallit, largoheshin nga fetvatë dhe mbështeteshin në njëri-tjetrin.

Imam Shafiu tregonte se gjykatësi Ebu Jusufi, shok i Ebu Hanifes, të ketë thënë: "Unë njoh dijetarë tanët të shquar, që urrejnë të japin fetva (vlerësim), përkatësisht që urrejnë të thonë se kjo është e lejuar kurse kjo e ndaluar, përveç asaj që është e qartë në Kur`an dhe nuk ka nevojë për koment.[8] "E kush është futur në punë të dyshimta, është futur në haram."

Dyshimet nuk janë një lloj si harami por shtrohet një pyetje: Si mund të ndodhë nëse dikush ka ra në punë të dyshimta, të vlerësohet se është futur në haram (gjëra të ndaluara)?

***Rreth kësaj i kemi dy supozime:***

Raporti i dyshimeve ndryshon ndërmjet nesh dhe Allahut xh.sh. Derisa te ne konsiderohen dyshime, tek Allahu xh.sh. janë ose hallall ose haram . Për këtë arsye disa dyshime vërtet janë hallall, por ai që i bën të gjitha dyshimet pa dallim, do t`i bënte edhe haramet pa i hetuar. Në këtë rast ai nuk është mëkatar, por ka humbur shpërblimin për vazhdimin e tyre. Ai futet në të këqija të haramit edhe më, pasi harami ende s`është i qartë. Të gjitha haramet janë të këqija.

Ai që vazhdimisht dyshon, pa u ruajtur fare prej tyre, ndodh të zhytet në haram qartazi. Kur është fjala për dobësimin e shkallës së besimit, njeriu nuk ka shkallë të caktuar të besimit, por gjithnjë është në ngritje ose në stagnim të tij. Nganjëherë imani i tij është më aktiv, nganjëherë më pasiv, për këtë arsye Allahu xh.sh. i ka mbështjellë haramet me mekruhate (gjëra të urryera), kurse vaxhibet i ka mbështjellë me mendube (gjëra të pëlqyera).

Ai që largohet gjithnjë nga gjërat e urryera (mekruh), nëse ndonjëherë ndodh t`i dobësohet shkalla e besimit, do t`i bëjë disa gjëra të urryera, por megjithëkëtë do të jetë larg haramit, kurse ai që vazhdimisht bën gjëra të urryera (mekruh), nëse i pakësohet imani, shumë shpejt futet në haram. Kështu ndodh edhe me atë që i kryen gjithnjë detyrimet, farzet, synetet, nafilet, etj.. Nëse këtij do t`i dobësohej imani, do t`i linte vetëm disa synete,



ose nafile, por jo edhe farzet (obligimet). Ndërsa atij që i kryen vetëm detyrimet (farzet), nëse do t`i dobësohej shkalla e besimit (imanit), do t`i linte disa farze. Kjo është një karakteristikë e fesë islame, e cila nuk haset në asnjë fe tjetër.

**Parimisht gjërat janë të lejuara, derisa të mos ketë tekst për ndalimin e tij.**

Vërtet, të gjitha begatitë dhe gjërat që ka krijuar Allahu xh.sh., janë të lejueshme dhe se ndalimi caktohet vetëm në bazë të tekstit të qartë dhe konkret të hartuar nga Ligjdhënësi. Nëse teksti nuk është i qartë në argumentim, ose nuk është i shkallës së vërtetë (sahih), si disa hadithe që nuk janë autentike, një gjë e tillë është e lejueshme. Lidhur me këtë Allahu xh.sh. thotë: "Ai, Allahu, është që për ju krijoi gjithçka ka në qiej dhe në tokë." (El Bekare, 29) "Dhe për ju ka nënshtruar çka ka në qiej dhe në tokë, të gjitha janë prej Tij". (El Xhathije, 13) "O ju, që keni besuar, hani ushqime të këndshme që jua kemi dhuruar Ne dhe nëse jeni adhurues të Allahut, bëhuni mirënjohës të Tij". (El Bekare, 172)

"Me të vërtetë (Allahu xh.sh.) jua ka ndaluar t`i hani ngordhësirat, gjakun e derdhur, mishin e derrit dhe ato kafshë që kurrsesi nuk theren në emër të Allahut". (El Bekare, 173)

Në ajetet e para të Kur`anit flitet për gjëra të lejueshme, ndërsa në dy të fundit edhe më tepër bëhet e qartë dhe duket dallimi ndërmjet të lejuarës dhe të ndaluarës.[9] Këtu është edhe një rregull e përgjithshme e jurisprudencës islame që i bën të qarta shumë dilema. Kjo rregull është e lidhur ngushtë me pijet që përmbajnë alkool.

**Çdo send që është dehës është edhe haram**

Kjo rregull mbështetet në hadithin e të Dërguarit s.a.v.s., në të cilin thuhet: "Çka deh, edhe shumica edhe pakica e saj, është haram".[10]

Kopshti (El-hima) është vend i caktuar i mbretit për të ruajtur vetëm kafshët e tij. Himen është vend i ndaluar, ku bariu ruan kopenë dhe i ndal ato të mos futen në të. Nëse çdo mbret ka ligj të caktuar se çka është e lejuar dhe çka është e ndaluar, a është e logjikshme që Allahu xh.sh. Mbret i mbretërve, Krijues i kozmosit dhe i njeriut, ta ketë lënë këtë hapësirë pa ligjin e Tij të caktuar se çka është e lejueshme dhe çka është e ndaluar?!

Nuk ka dyshim se Allahu xh.sh. nuk ka lënë gjë pa ia caktuar vendin, deshi dikush apo nuk deshi, e respektoi apo nuk e respektoi. Në Islam çdo gjë e ka pozitën e vet. Kjo është edhe një veçanti tjetër e Islamit, -një sistem universal,- që përfshin vënien (sistemimin) e çdo gjëje brenda këtyre konditave, e ato janë: vaxhib (detyrim), haram (e ndaluar), mekruh (e urryer), mendub (e pëlqyeshme) dhe mubah (e lejuar).

Hadithi vazhdon sqarimin se në qenien njerëzore është një prijës që drejton këtë qenie. Ky prijës është zemra. Zemra krahasohet me prijësin (udhëheqësin), se me përmirësimin e prijësit përmirësohet populli.[11] Kjo e bën të qartë rolin e zemrës, si një mekanizëm vendimtar, me mundësi të madhe drejtimi, saqë çdo "direktivë" e trupit varet prej saj. Për këtë arsye shëruesi i ymetit, Muhamedi s.a.v.s., ia kushtoi një rol të rëndësishëm zemrës dhe preferonte që sa më tepër të mbushej zemra me devotshmëri, përkujtim (dhikër), dashuri dhe nderim për Allahun xh.sh., me përkushtim dhe me modesti.

Në një lutje, Muhamedi a.s.,thotë: "O Zoti im të lutem të kem zemër të pastër". Kjo lutje kishte për qëllim pastrimin e zemrës nga dridhjet shpirtërore, ndjenjat dhe dëshirat që janë në kundërshtim me ligjin hyjnor e që janë të ndaluara kategorikisht, si p.sh.: urrejtja, zilia, xhelozia, mendjemadhësia, dyfytyrësia, koprracia dhe arroganca. I Dërguari a.s., përpiqej me ngulm dhe ishte i përqendruar tërësisht në zhdukjen e këtyre sëmundjeve, si dhe ruhen të mos i zërë ndonjë sherr i tyre. Thuhet në "Musnedin" e Ahmedit se Muhamedi a.s., të ketë thënë: "Besimi i njeriut nuk qetësohet derisa të mos rehatohet zemra".

Fjala qetësi nënkupton rënien e lëvizjeve trupore të drejtuara nga zemra, kurse fjala rehatia, lëvizjet dhe dëshirat e zemrës, derisa të mos vihen nën urdhrat e imanit (besimit).

**Qenia njerëzore është e përbërë nga pesë elemente:**

Trupi- veprimtaria e tij lidhet me përmbarimin e vendimeve.

Shpirti - është fuqi potenciale që i mundëson trupit t`i përmbarojë vendimet. Kjo i përngjan funksionimit të radios me rrymë elektrike. Trupi është element material i mekanizmit përmbarues të qenies njerëzore, ndërsa shpirti është element i brendshëm i këtij mekanizmi (zbatues).

Mendja- është forcë e të menduarit, pa të cilën nuk mund të arrijmë asnjë njohuri. Veprimtaria e saj është të paraqesë propozime që janë të vërteta dhe të dobishme. Mendja nuk merr vendime e as nuk jep urdhra, por vetëm bën propozime. Shpeshherë ndodh që njeriu të bindet për një punë që s`e ka bërë kurrë.

Nefsi (epsh - roli i tij është të bëjë propozime, të





interesit dhe të synimeve që trajtohen si të dobishme.

Zemra- është ajo që i vëzhgon (dëgjon ) propozimet që i bëhen asaj dhe zgjedh disa prej tyre. Pastaj jep urdhra dhe merr vendime që ua drejton shpirtit dhe trupit për t`i zbatuar.

**Zemrat janë disa llojesh:**

- Zemra e pastër, që zgjedh vetëm mirë dhe urdhëron vetëm për të mirë. Thotë Allahu i Lartësuar:

"Në ditën kur nuk do të bëjnë dobi as pasuria as djemtë, por vetëm kush vjen te Zoti me zemër të pastër". (Shuara, 88)

-Zemra e sëmurë, që zgjedh të keqen dhe urdhëron për të keqen.

Allahu i lartësuar thotë: "Në zemrat e tyre ka sëmundje (injorancë), Allahu ua shtoi atyre sëmundjen". (El Bekare, 10)

Kjo zemër ka nevojë për shërim dhe shërimi është afër.

- Zemra e vdekur ose e ngurosur është ajo që e ka kapluar sëmundja në tërësi dhe është shumë larg shërimit.

Allahu xh.sh. thotë: "Mjerë ata që zemrat i kanë të ngurta (të pandjeshme)". (Ez-Zumer, 22)

Për zemrën, për të cilën flet hadithi, nuk ka argument të prerë si është përbërja e saj. Mund të jetë pjesë e brendshme, shpirtërore, por mund të jetë edhe aso pjese materiale, siç është (zemra normale) e njohur te ne. Kjo e fundit bazohet në fjalët e të Dërguarit a.s., që e përshkroi si copë mishi të vendosur në gjoks. Allahu xh.sh. thotë: "Nuk i kanë sytë të verbër, por të verbra i kanë zemrat e tyre që i kanë në kraharor". (El Haxh, 46).Në thirrjen për rrugë të Allahut xh.sh. është shumë me rëndësi të përqendrohemi në pozitën që zemra duhet ta ketë në mesin e besimtarëve. Se komunikimi vetëm me mendjen është vetëm teori dhe nuk krijon sjellje, as moral. Patjetër duhet të bashkohet komunikimi i mendjes me atë të zemrës. Kjo është metodologji prej së cilës pritet sukses. Për shumë shekuj Islami në këtë metodologji e edukoi shoqërinë dhe ngriti qytetërimin në nivel botëror. Qytetërimi më i gjatë që njeh bota, ishte ai islam. Ky program edhe sot është i përgatitur për ngritjen e njerëzimit që rënkon nga vuajtjet dhe nga problemet e qytetërimit.

1) Sahihul Buhari ,v.l., f. 126, nr.52. Sahihu Muslim,v.3,f.1219,nr.1599. 2) Sijer ealami nubela , v.3, f. 411-412 3) Umdetu l kari, lil Ajni, v.1, f.177. 4) Avnul mabudi fi sherh suneni ebi Davudi,v.9, f.177. 5) El halalu vel haramu fil islami, f.20 . 6) Fet`hul Bari fi sherh sahihil Buhari, v. 10, f .15, nr. 5590. 7) Sahihul Buhari, kitabul istikrad, nr. 2386. 8) El ummu li Shafii, v.7, f. 317. 9) Dirasat fil hadithi en-nebevij.f.14. 10) El mugnij li ibni Kudame, v.10, f.326. 11) Mukadime kitabi: Hedju nebevij fi rekaik, f.10



Isa Tërshani

# Mrekullia e Israsë dhe Mi'raxhit

u realizua që t'i bëhej e mundur Muhamedit a.s, për të parë argumentet e madhërisë së Allahut, të shihte ngjarje e ndodhi të ndryshme, në të cilat manifestohej Fuqia e Allahut xh.sh..

Israja dhe Miraxhi ishin sprovë për besimtarët dhe provim pë besimin e tyre. Kjo sepse arabët nuk kishin dëgjuar kurrë më parë për mrekulli të tilla, që ishin jashtë mundësisë që ta konceptonin, pra jashtë natyrës që mund ta pranonin shqisat dhe logjika e tyre". Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë nate prej Mesxhidi Haramit (Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t›ia treguar atij disa nga argumentet Tona.Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit), pamësi (i punëve të Muhamedit)". (El Isra, 1)

Muaji Rexheb është muaj i bekuar, është njëri prej katër muajve të shenjtë që përmenden në Kuran. Kur vjen nata e 27-të e këtij muaji të madhërishëm, besimtarët e mbarë Botës Islame përkujtojnë ngjarjen dhe një nga muxhizet më të mëdha të Muhamedit a.s., që është "Mrekullia e Israsë dhe Mi'raxhit", muxhize kjo e cila, jo vetëm që përmendet në Kuran, po Allahu i Lartësuar ka emërtuar një sure "Suretu El Israë".

Deshi Allahu xh.sh. që Muhamedin a.s. ta dërgonte Pejgamber të fundit tek njerëzit, për t'i nxjerrë ata prej errësirës në dritë, që, me mësimet islame, të jetojnë të lumtur në këtë dynja dhe në Ahiret të jenë faqebardhë para Allahut të Madhëruar. Thirrja në Islam nuk ishte e lehtë për Muhamedin a.s., ai gjatë thirrjes në fe, ka pasur një periudhë jashtëzakonisht të vështirë. Misioni i tij ka përjetuar ngritje dhe rënie. Mirëpo, as për bashkësinë e parë të besimtarëve s'ishte fare e lehtë, sepse ishin në shënjestër të intrigave, kurtheve, dredhive dhe qëllimeve të tjera të këqija të mushrikëve. Persekutimet, përbuzjet, sulmet fizike deri në mbytje, e përdhunimet, - të gjitha këto kanë qenë metoda që shfrytëzonin mushrikët kundër muslimanëve. Të kujtojmë torturat që përjetoi Bilalli r.a., po dhe shumë të tjerë.

Idhujtarët, në sjelljet e tyre barbare kulmuan me shpalljen e bojkotit trevjeçar kundër muslimanëve.



Muslimanët, së bashku me Muhamedin a.s., përjetuan ditët më të vështira, kur u detyruan të hanin rrënjë e gjethe të thara, kurse, për shkak të urisë, për stomaku lidhnin gurë.[1]

Zoti i Madhëruar ndihmoi dhe përkrahu të Dërguarin e Tij a.s. me shumë muxhize - mrekulli. Disa nga ato mrekulli kanë qenë në formë materiale e konkrete, të cilat i patën parë edhe njerëzit, kur patën ndodhur, si p.sh.: vranësira, rrjedhja e ujit nga gishtat e bekuar të tij, çarja e Hënës për hir të tij dhe shumë mrekulli të tjera. Mirëpo, Muhamedi a.s. pati edhe një mrekulli të madhe, që nuk patën mundësi ta shihnin njerëzit kur ajo ndodhi, që ishin Israja e Mi'raxhi dhe arritja e tij në Sidretu El-Munteha, për të parë argumentet e Allahut xh.sh. në qiej. Me këtë mrekulli Allahu i Madhëruar veçoi vetëm Muhamedin a.s., që të ngjitej në qiell në sferat më të larta brenda natës dhe të kthehej prej andej në të njëjtën natë, për të vazhduar jetën në Tokë. (.)

### Ç'do të thotë Isra dhe Miraxh

Israja dhe Mi'raxhi janë dy ngjarje të rëndësishme, të cilat i përjetoi Muhamedi a.s. brenda një nate. E para




ka të bëjë me një udhëtim horizontal mbi sipërfaqen e tokës, e tjetra me ngritje vertikale drejt qiellit.

### Ngjarja, ndahet në dy etapa të përjetimit:

E para ka të bëjë me udhëtimin, i cili u bë me Muhamedin a.s. prej Qabesë, Xhamisë së parë të vendosur mbi fytyrën e Tokës, me qëllim orientimi drejt saj, deri në xhaminë e largët, në Aksa të Jerusalemit, rrethinën e së cilës e ka bekuari Zoti xh.sh. duke dërguar në atë vend shumë pejgamberë dhe duke e pasuruar me shumë begati.

Etapa e dytë është fluturimi-ngritja e Muhamedit a.s. prej xhamisë Aksa deri mbi të gjithë qiejt, deri në atë vend ku nuk ka shkelur këmbë njeriu dhe as ka fluturuar krah meleku. Deri aty ku as Xhibrili a.s., misionari i të gjithë të dërguarve të Zotit, të cilit iu besuan të gjitha shpalljet, nuk pati mundësi tjetër përveçse të ndalej dhe të mbetej prapa Muhamedit a.s., e kur e pyeti Muhamedi a.s.: “Pse më le vetëm ?” Xhibrili i tha Pejgamberit a.s.: “S’ka kush prej nesh që e ka të njohur vendin e tij”. Me këtë kuptohet se edhe Xhibrili a.s., kryemeleku ngurroi dhe nuk pati guximin dhe as leje të shkonte deri atje ku shkoi Muhamedi a.s..[3]

### Përse Israja dhe Mi’raxhi

Kjo është pyetje e pakuptim përderisa Zoti i Madhëruar është Ai Që nuk pyetet për atë që vepron. Aq sa mund të kuptojë mendja e njeriut, Israja dhe Miraxhi ishin zgjatje e dorës së mëshirës dhe dashurisë së të Madhit Zot xh.sh. ndaj Muhamedit a.s., mu atëherë kur ishte më se e nevojshme. Ishte koha kur idhujtarët mekas torturonin dhe përqeshnin muslimanët dhe misionin e Muhamedit a.s. pandërprerë. Më në fund, edhe leçitën - bojkotuan atë dhe tërë familjen e tij për tre vjet rresht. Edhe pas lirimit, heqjes së bojkotit, atë e mbërthyen shumë vështirësi. I vdiq axha i tij, Ebu Talibi, i cili ishte mburojë - kështjellë e fortë kundër sulmeve të mushrikëve- politeistëve mekas. Ai nuk iu nda kurrë dhe nuk kurseu asgjë vetëm e vetëm për ta mbrojtur Muhamedin a.s. nga ndonjë e keqe e mundshme.

Pasi i vdiq xhaxhai, Pejgamberit a.s. iu shtuan mundimet dhe e kërcënonin për ta vrarë. Një ditë e gjuajtën me rërë, e Muhamedi a.s., derisa e pastronte trupin nga zalli, tha: “Sa shpejt po e ndiej mungesën tënde, o xhaxha”. Në ato çaste iu shpall ajeti: “Ti mbështetju Atij të përjetshmit Që nuk vdes kurrë, madhëroje me lavdërimin që I takon Atij, …”. (El Furkan, 58.)

### Mesazhi i këtyre ajeteve

Mesazhi i këtyre ajeteve nuk i drejtohej vetëm Pejgamberit a.s., por na drejtohet edhe neve në ditët e sotme: Nëse deri dje kishe ndihmën e dikujt dhe përkrahjen e tij dhe ai vdiq, tani do të kesh Zotin e Madhëruar.[4]

I vdiq edhe bashkëshortja e dashur, zonja Hatixhe r.a., për të cilën Muhamedi a.s. kishte thënë: “Më besoi kur të tjerët nuk më besuan, më vërtetoi kur të tjerët më quanin rrenacak, më ofroi tërë pasurinë e saj kur të tjerët më mohuan, e edhe Zoti, vetëm me të më dhuroi fëmijë e me të tjerat jo”.

U pikëllua shumë, kur e refuzuan banorët e Taifit, tek të cilët kishte shkuar për të kërkuar përkrahje, ndihmë dhe mbështetje në misionin e tij. Për të gjitha këto vështirësi që e ndiqnin të Dërguarin e Allahut, e dinte mirë i Madhi Zot xh.sh..

E dinte edhe për vështirësitë edhe më të mëdha dhe

më të rënda, të cilat do të kishte në të ardhmen. E dinte se ai një ditë do të detyrohej ta lëshonte edhe venlindjen e tij të dashur - Mekën, e do të shpërngulej në një vend tjetër, në Medinën e ndritshme.

### Zoti xh.sh. nuk e lë pa përkrahje robin e Vet

Megjithatë, Muhamedi a.s. përballonte me durim të madh ato vështirësi dhe gjithnjë mbështetej në shpresën se Zoti i Madhëruar do ta ndihmonte. Dhe pikërisht në atë gjendje, Allahu i Madhëruar e ftoi dhe e mori në fqinjësi të Tij, për t'ia bërë me dije se, nëse nuk pranohej në Tokë, në qiell pritej i mirëseardhur; nëse në Tokë kishin vdekur mbrojtësit, në qiell kishte Allahun Që nuk vdes dhe nuk e lë të pambrojtur.

Allahu ia mundësoi të shkonte në xhaminë El-Aksa dhe të falej si imam i Pejgamberëve, duke aluduar se të gjithë Pejgamberët janë një të bashkuar në fenë e tyre, në njërën anë, dhe se ai duhej të duronte, siç kishin duruar ata, në anën tjetër.

Ky udhëtim u realizua që t'i bëhej e mundur Muhamedit a.s, për të parë argumentet e madhërisë së Allahut, të shihte ngjarje e ndodhi të ndryshme, në të cilat manifestohej Fuqia e Allahut xh.sh..

### Si janë bërë Israja dhe Miraxhi

Është diskutuar mjaft në mesin e dijetarëve nëse Pejgamberi a.s. kishte udhëtuar me trup e me shpirt, vetëm me shpirt, apo e kishte parë në ëndërr, ndodhinë e Israsë dhe Miraxhit.

Grupi më i madh i dijetarëve janë të mendimit se Israja dhe Miraxhi kishin ndodhur edhe me shpirt edhe me trup. Disa të tjerë mbështesin mendimin se Iraja dhe Miraxhi kishin ndodhur vetëm me shpirt. E pjesa tjetër e dijetarëve mbështesin faktin se kjo ndodhi i ka ngjarë Muhamedit a.s. në ëndërr.

Kadi Ijadi demanton dy mendimet e fundit, për të cilat thotë se janë të pabaza dhe në kundërshtim me faktet e vërteta, që kanë të bëjnë me këtë ngjarje.( 5).

Ibnul Kajimi thotë: "Resulullahu a.s. e ka përjetuar Isranë si udhëtim të vërtetë me trup, që kishte filluar në Mesxhidul Haram e kishte përfunduar në Bejtu-l-Mukaddes në Kudusi-Sherif dhe ishte ngjitur në qiell i shoqëruar me Xhibrilin a.s…"[6] Një gjë duhet ditur se Israja ka qenë me trup dhe me shpirt, dhe, nëse do të bindesh për këtë, atëherë dëgjo faktet në vijim:

Për Allahun nuk është e vështirë asgjë; ai krijoi njeriun dhe çdo gjë në këtë natyrë nga asgjëja, e sidomos kur e di se Allahu është: "Vërtet Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë". (El Bekare, 20)

Ai Zot Që e barti Muhamedin a.s. prej Qabesë në Kuds, është Ai I cili i tha zjarrit: "O zjarr, bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin!" (El Enbija, 69.) Ia zbuti hekurin Davudit a.s.; e shndërroi shkopin e Musait a.s. në gjarpër, i cili gëlltiste magjitë e magjistarëve; e shpëtoi Junusin a.s. prej gojës së peshkut; i shëroi të sëmurët dhe i ngjalli të vdekurit në duart e Isait a.s. etj..[7]

### Porositë nga Israja dhe Miraxhi

Mësimet dhe porositë që mund t'i përfitojmë nga ky udhëtim, janë të shumta, por më i rëndësishmi prej tyre mbetet ai, për të cilin edhe jemi urdhëruar ta kryejmë pesë herë në ditë, që është Namazi.

Namazi përmbledh të gjitha dispozitat e fesë. Është çështja e parë për se do të japë llogari njeriu Ditën e Gjykimit: Në qoftë se e kalon atë, do të ketë lehtësi në të gjitha çështjet e tjera. Prandaj, për shkak të rëndësisë së madhe që ka namazi (me të cilin i bëhet adhurim dhe përulje e vërtetë vetëm Allahut xh.sh.), është bërë detyrim me urdhër të drejtpërdrejtë nga Allahu xh.sh. tek Muhamedi a.s..

Namazi është adhurimi i vetëm i obliguar në qiell, sa kohë që: zekati, agjërimi dhe haxhi, po dhe të gjitha adhurimet e tjera, janë obliguar në Tokë, prandaj namazi me të drejtë quhet: "Miraxh i besimtarit". Meqë namazit i është kushtuar një rëndësi e tillë hyjnore, është e natyrshme se duhet të kuptojmë që: nuk janë me rëndësi lëvizjet, po brendësia; jo gjestet, po esenca; jo gjimnastika, po pastrimi shpirtëror dhe, nëse namazi kryhet me këto që thamë, ai do ta realizojë rolin e tij, të përshkruar në ajetin kuranor: "… fal namazin, vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat, e përmendja e Allahut është më e madhja (prej adhurimeve); Allahu e di ç'punoni ju". (El Ankebut, 45)

Namazi është shtyllë e fesë - po e kreve siç duhet, e ke forcuar fenë tënde; po e kreve formalisht apo - Allahu na ruajttë – nëse nuk falesh fare, atëherë ti e ke shkatërruar fenë tënde. Për të qenë i vlefshëm, namazi duhet të kryhet ashtu siç na e ka mësuar Muhamedi a.s.: ngadalë, me kujdes dhe me saktësi, se ndryshe shpërblimin e tij nuk mund ta vjelim.

1) Rrugët e ndritshme të Islamit. Përktheu: Ejup Mazllami, Tetovë . 2005. f. 112. 2) Muhamed Muteveli Esh-Sha'ravi. Mrekullia e madhe Israja dhe Miraxhi. Prektheu: Resul Rexhepi - Sadik Mehmeti. Prishtinë. 2005. f.7. 3) Sherif Ahmeti, Komente dhe mendime Islame. Prishtinë. 1995.f. 147. 4) Amër Halid. Gjurmëve të të Dashurit tonë. Shkup. 2006. f. 152. 5) Bashkim Aliu, Muhamedi a.s. Pishtari ndriçues. 2000. f. 191. 6) Safijurrahman El-Mubarekfuri. Nektari i vulosur i Xhenetit. Shkup 1997. f. 158. 7) Sherif Ahmeti, ibid f. 148. 8) Përkthimi i ajeteve është marrë nga: Sherif Ahmeti. Kurani, Përkthim me komentim në gjuhën shqipe.

**Jusuf Zimeri**

# Kontrata e shitblerjes *(Akdul-bej'i)* (3)



"Tregtari i drejtë dhe besnik është me të dërguarit, me besnikët dhe me dëshmorët (shehidët)". (Tirmidhiu)

Kontrata e shitblerjes, sipas argumenteve burimore autentike të Islamit dhe parimeve të përgjithshme të jurisprudencës islame, konsiderohet kontratë legjitime, nga kontratat më të domosdoshme dhe më të rëndësishme në shoqërinë njerëzore. Si e tillë, kontrata e shitblerjes hyn në grupin e kontratave më të vjetra të së drejtës së detyrimeve. Fillimisht kontratës së shitblerjes i parapriu kontrata e këmbimit, që është kontratë e këmbimit të mallit me mall, mirëpo, me zhvillimin ekonomik dhe me prerjen e monedhave të para, shitblerja merr formë të plotë juridike dhe dallohet për kontratë të veçantë. Duke marrë parasysh faktin se shitblerja si praktikë e përditshme e shoqërisë njerëzore dhe si akt që luan rol të rëndësishëm jo vetëm në zhvillimin ekonomik të shoqërisë, po dhe në sendërtimin e marrëdhënieve dhe raporteve të mira ndërnjerëzore, jurisprudenca (sheriati) islame e ka definuar dhe sistemuar mirë në kodin e së drejtës civile islame.

Kontrata e shitblerjes, sipas parimeve të përgjithshme islame, konsiderohet si akt i dyanshëm/bilateral legjitim për transfer të pasurisë, ku palët fitojnë të drejtën jo vetëm të posedimit po dhe të pronësisë së sendit të caktuar dhe, njëkohësisht, bëjnë edhe balancimin e drejtë të nevojave shoqërore, duke ruajtur pasurinë nga dëmtimet e mundshme.

Kur lexojmë në fushën e së drejtës islame, konstatojmë lehtë se qëllimi i fundit i kësaj kontrate është lejimi legjitim i pronësisë së sendeve për të cilat ka nevojë individi ose shoqëria duke eliminuar të gjitha mundësitë e padrejtësisë, të zënkave dhe ngatërresave në mes njerëzve gjatë lidhjes dhe zbatimit të kontratës. Po ashtu, sipas parimeve të përgjithshme të Sheriatit islam, sikur edhe në të gjitha kontratat e tjera, edhe në kontratën e shitblerjes, vërehet një dozë mjaft e madhe e ndihmës ndërnjerëzore duke e lehtësuar atë dhe duke eliminuar të drejtën e monopolizimit të tregut nga ndonjë person, qoftë fizik apo juridik, ngase kjo e drejtë është e drejtë themelore e individit.

### Parime morale

Kontrata e shitblerjes është nga kontratat kryesore të qarkullimit të mallrave dhe ofrimit të shërbimeve, që synon të realizojë interesat ekonomikë dhe të plotësojë nevojat e palëve që marrin pjesë në lidhjen e kësaj kontrate, qofshin persona fizikë apo juridikë, privatë ose shtetërorë, vendës ose të huaj.[11]

Para se të nisim shkoqitjen dhe shpjegimin e kontratës së shitblerjes në aspektin juridik islam, definimin e saj, ruknin dhe kushtet e saj, mendoj se është e arsyeshme të bëjmë një shpjegim të shkurtër për disa parime morale që duhet t'i ketë parasysh besimtari islam dhe t'i respektojë ashtu siç është i detyruar të respektojë edhe parimet e përgjithshme juridike.

Së pari, çdo besimtar islam duhet ta dijë se pronari i vërtetë dhe i vetëm i pasurisë është Allahu xh.sh., Krijuesi absolut, kurse njeriu është vetëm administrues/menaxhues i asaj pasurie, prandaj mban përgjegjësi si në përdorimin, ashtu edhe në keqpërdorimin e saj. Pra, njeriu duhet ta kuptojë dhe të ketë parasysh gjithnjë faktin se pasuria është begati e Allahut xh.sh. të cilën





njeriu ta shfrytëzojë në jetën e kësaj bote, porse ajo nuk është qëllimi final që që duhet ta arrijë njeriu me çdo kusht. Nga kjo nënkuptohet se pasuria duhet të jetë e robëruar nga njeriu, dhe jo njeriu të jetë rob i pasurisë.

Pikënisja e çdo veprimi nga besimtari islam duhet të jetë nijeti i mirë dhe i pastër, me të cilin njeriu duhet të synojë që, me veprimin e tij, të mos ketë vetëm interesin personal, po edhe atë shoqëror e kolektiv. Edukata e mirë, mirësjellja, morali islam, mirësia, humanizmi dhe toleranca - duhet të jenë tipare që karakterizojnë besimtarin islam në tërë veprimtarinë e tij të përditshme.

Angazhimi i njeriut në tregti jo vetëm që është thjesht një veprim i lejuar sipas Islamit, por, nëse besimtari islam i kryen këto veprime në përputhje mer vlera morale dhe juridike, për këto veprime ka edhe shpërblim tek Allahu xh.sh., prandaj, për të nxitur në këtë drejtim, i Dërguari i Allahut ka thënë: "Tregtari i drejtë dhe besnik është me të dërguarit, me besnikët dhe me dëshmorët (shehidët)". (Tirmidhiu)

### Larg nga mashtrimet dhe falsifikimet

Tregtar i ndershëm është ai që vepron mbi parimet morale islame, duke mbajtur parasysh gjithnjë faktin se veprimtaria e tij duhet të kryhet mbi parimet e hallallit dhe duke u larguar nga harami. Ai duhet të jetë i kujdesshëm që, gjatë tregtisë së tij, për të arritur interesa mediokre, të mos përdorë elemente që nuk janë të këndshme, siç është betimi. Prandaj Pejgamberi a.s., jo rastësisht në mënyrë eksplicite, u drejtohet tregtarëve: "O ju tregtarë, vërtet në shitblerjen tuaj shpeshherë prezantohet (përdoret) betimi dhe gënjeshtra, andaj, pastroni tregtinë tuaj duke dhënë sadaka".(Ibni Maxheh, Nesaiu).

Tregtari duhet të jetë i kujdesshëm dhe i vëmendshëm që të largohet nga mashtrimet dhe falsifikimet, sepse këto veprime janë të ndaluara sipas Islamit. Derisa po kalonte nëpër treg, Pejgamberi a.s. pa një njeri që shiste ushqime, po në krye kishte vënë mallin e mirë, kurse nën të kishte vënë mallin e lig, e, kur e pa Pejgamberi a.s., e pyeti: "Ç'është kjo, o pronar i mallit" Tha: "Këtë e ka dëmtuar qielli (faktori kohë)". Pejgamberi a.s. ia tërhoqi vërejtjen duke i thënë: "Po pse këtë të keqen nuk e ke lënë mbi të mirën që të duket, ai që na mashtron ne, nuk është prej nesh"! ( Muslimi).

Tregtari musliman duhet të jetë i ndërgjegjshëm, që të mos ndërhyjë në të drejtën e tjetrit, të mos dëmtojë të tjerët, të mos bëjë monopolizim të tregut dhe forma të tjera që nuk i përngjasin Islamit dhe moralit islam. Ai në treg duhet të jetë shembull dhe kështu të fitojë edhe besimin.

Gjithashtu duhet të ruhet që, përmes tregtisë së tij, të mos futet në suazat e fajdesë- kamatës, dhe as të bëjë dhe veprime të tjera, që janë ndaluar sipas Islamit. Kamata është elementi që dëmton jo vetëm tregun, po

edhe mbarë shoqërinë njerëzore, dhe ndikon drejtpërdrejt edhe në besimin e tregtarit.

Gjithashtu duhet të ketë kujdes të veçantë të mos shfrytëzojë dobësinë a pamundësinë e tjetrit, sepse Pejgamberi a.s. ka thënë: "Allahu e mëshiron njeriun, i cili, kur shet, shet me falje dhe, kur blen, blen me falje".

Këto ishin vetëm disa elemente që duhet ti ketë parasysh besimtari islam kurdoherë që merret me tregti.

### Përkufizimi i kontratës së shitblerjes

Kontrata e shitblerjes në të drejtën islame njihet me nocionin (Akdul bej'i), një nocion të cilit juristët islamë (fukahatë), për të bërë shkoqitjen e tij i janë qasur në dy aspekte: në aspektin gjuhësor dhe në atë terminologjik-juridik.

Nocioni "El Bej'u" në aspektin gjuhësor i takon kategorisë së shprehjeve ambivalente, që kanë më shumë se një kuptim, dhe kuptimet e tij janë në kundërshtim me njëri-tjetrin. Nocion "Elbej'u" në aspektin gjuhësor do të thotë: shitje dhe blerje, kurse sipas juristëve, me këtë nocion nënkuptojmë: këmbimin e një sendi me një send tjetër. Sinonim i shprehjes "Elbej'u" është edhe shprehja "Eshirau", që ka të njëjtin kuptim. Allahu xh.sh. në ajetin kuranor thotë: "Ata janë që në vend të udhëzimit morën humbjen dhe dënimin - në vend të shpëtimit". (El Bekare, 175). Ky kuptim i nocionit vërtetohet edhe nga ajeti kuranor, në të cilin Allahu i Lartmadhërishëm thotë: "All-llahu bleu prej besimtarëve shpirtrat dhe pasurinë e tyre me xhenet". (Et-Tevbe, 111).

Sa i përket përkufizimit të nocionit "elBej'u" në aspektin juridik islam, fukahatë (juristët) islamë kanë dhënë shumë përkufizime, të cilat nuk ndryshojnë shumë nga njëri-tjetri, përveç dallimeve në shprehje.

Juristët (fukahatë) islamë nga medhhebi hanefi, nocionin "elbej'u" në aspektin e terminologjisë së jurisprudencës islame e definojnë në dy kuptime, që janë:

Në kuptimin e veçantë e përkufizojnë: shitja e sendit me dy monedha që janë ari dhe argjendi ose të ngjashme me to. Sipas këtij mendimi, sa herë që të përmendet nocioni shitblerje "elbej'u" pa ndonjë sqarim shtesë, nënkupton këtë lloj të shitblerjes. Nga kjo nënkuptohet se përkufizimi i kontratës së shitblerjes në kuptimin e veçantë, sipas juristëve nga shkolla juridike hanefite, është: Ndërrimi- këmbimi i artikullit me monedha në mënyrë të veçantë.[12]

Në aspektin e përgjithshëm, juristët e shkollës juridike hanefite këtë kontratë të shitblerjes e kanë përkufizuar si vijon: "ndërrimi - këmbimi i pasurisë me pasuri në mënyrë të veçantë me pëlqim.[13]

Në shkoqitje të përkufizimit dijetarët islamë nga medhhebi hanefi me nocionin "pasuri"[14] nënkuptuan të gjitha llojet e pasurisë, që janë të lejuara ligjërisht dhe kanë vlerë për muslimanët. Sipas tyre dobitë që dalin nga esenca e pasurisë dhe të drejtat e njeriut, nuk konsiderohen pasuri. Kjo kontratë përfshin edhe pasurinë e luajtshme, dhe e paraqet detyrim të shitësit bartjen e mallit në pronësi të blerësit, kurse blerësin e detyron të paguajë shumën e caktuar në kontratë, si çmim. Gjithashtu kjo kontratë përfshin në vete edhe sende të paluajtshme, dorëzimi i të cilave është simbolik - me dorëzimin e kontratës si dokument i vlefshëm i pronësisë.

Gjithashtu përmes këtij përkufizimi bëhet edhe përjashtimi i kontratave të tjera, siç janë kontrata e qirasë, e huazimit, e dhuratës etj.. Pastaj ajo që bie në sy qartë nga ky përkufizim, është se kontrata e shitblerjes duhet të jetë bërë me pajtimin e vullnetshëm të dy palëve kontraktuese, shitësit dhe blerësit, sepse kontrata e motivuar a e kushtëzuar nga ndonjë faktor i jashtëm, imponimi apo mashtrimi, sipas parimeve dhe rregullave të jurisprudencës islame, paraqet kontratë jolegjitime dhe jovalide për implementimin e saj, për shkak se këtu, si pasojë e mungesës së vullnetit të palëve ose të njërës palë, mund të shkaktojë dëmtim dhe padrejtësi ndaj ndonjërës palë.

Në literaturën e medhhebit hanefi gjejmë edhe përkufizime të tjera të kontratës së shitblerjes, por të cilat, në çështje thelbësore, nuk kanë ndonjë dallim rrënjësor nga njëri-tjetri. Në kontekst të kësaj do të përmendim vetëm përkufizimin që i bën "mexhel-letulhukam" si ligj i kodifikuar në Perandorinë Osmane, i themeluar mbi parimet e medhhebit hanefi. Në nenin 105 të atij ligji, kontrata e shitblerjes përkufizohet: Shitblerja është këmbimi i pasurisë me pasuri, që mund të jetë kontratë e zbatuar dhe jo e zbatuar".[15]

Sipas këtij përkufizimi, përfshihen kontratat që mund të zbatohen, të cilat janë: kontrata e vlefshme, kontrata e stopuar dhe kontrata e prishur, kurse me nocionin jo e zbatuar - kontrata e kotë - batile (kontratë nule), e kjo përkufizohet me nenin 108 të atij ligji, ku thuhet: "kontrata e pazbatuar, është kontratë e kotë (kontratë nule).[16]

11) Dr. Sc. Nerxhivane Dauti, E drejta detyrimore, pjesa e përgjithshme dhe e veçantë, Universiteti i Prishtinës-Fakulteti Juridik, Prishtinë, f. 301, botimi 2001, Prishtinë. 12) Abdurrahmanel Xhuzejri, kitabul fikhi ala medhahibil erbeati, 2/148. 13) Vehbe Zuhejli, el fikhul islami ve edil-letuhu 4/344. 14) Mustafa Ez-Zerka, pasurinë e përkufizon kështu: Çdo send (pronë) që ka vlerë materiale mes njerëzve". Shih. Ez-zerka, elmed'halil anadharijeti liltizami el amëti fil fikhil islamij f.114. 15) Ali Hajdar, Durerul hukam sherh mexheletul hukam, 1/105, Daru alemul kutub, Rijad, Arabi Saudite 2003. 16) Po aty, f. 106



Mr. Orhan Bislimaj

# Imani dhe obskurantizmi laik

"Tashmë, ata që nuk besuan, humbën shpresën për fenë tuaj (se do ta ndërroni), andaj mos iu frikësoni atyre, po të më frikësoheni mua. Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju islamin fe". ( El Maide, 3).

Besimi islam ka pasur kundërshtarë që prej fillimit. Mirëpo, në anën tjetër, po ashtu që prej fillimit ka pasur shumë njerëz që e kanë përqafuar, e kanë praktikuar dhe e kanë mbrojtur. Kështu ka rrugëtuar gjatë historisë. Ky antagonizëm vazhdon edhe sot e gjithë ditën.

### Antagonizmi në mes imanit dhe kufrit

Ajeti i sipërpërmendur (El Maide, 3), i cili ka zbritur me rastin e çlirimit të Mekës, në vitin 630, në fakt flet për epilogun përfundimtar në mes Islamit dhe kundërshtarëve të tij nga radhët e jobesimtarëve. Në çastin kur e lexova këtë Fjalë të Allahut, në mendje m'u shfaq këmbëngulja e palëkundur e muslimanëve të parë me Resulullahun s.a.v.s. në krye, në njërën anë, dhe, në anën tjetër, m'u shfaqën përpjekjet e jashtëzakonshme të kundërshtarëve të tyre nga jobesimtarët e Mekës, të cilët nuk zgjidhnin mjete dhe as mënyra për t'i ndaluar muslimanët nga feja e tyre islame. Historia na tregon se antagonizmi në mes tyre ishte i ashpër dhe pa kompromis. Mekasit jobesimtarë, synonin ta mbanin me çdo kusht kontrollin në vend, përfshirë traditën fetare politeiste dhe një varg traditash, që historia ka dëshmuar se kanë qenë të këqija, ndërsa muslimanët, duke e pasur Kuranin në dorë, domethënë duke qenë të udhëzuar nga Allahu, synonin ndryshimin e besueshmërisë politeiste në besimin në Zotin Një të Vetëm dhe, rrjedhimisht, çrrënjosjen e shumë dukurive negative që kishin ngulfatur shoqërinë.

Në këtë gjendje, pa dyshim, pozicionimi i muslimanëve ishte paqësor, me koncept produktiv, dhe kjo bazohej drejtpërdrejt në doktrinën e tyre fetare islame. Jo pse mund ta themi këtë, por sepse Muhamedi a.s. ishte i Dërguar i Allahut dhe absolutisht nuk mund të ishte pjesë e ndonjë organizimi kriminal e të padrejtë, dhe sidomos jo kurrë të ishte vetë ai protagonisti kryesor. I Dërguari i Allahut s.a.v.s., pati ardhur me parime të qarta, që i sfidonte të gjitha besueshmëritë ekzistuese: i ftonte njerëzit në besimin në një Zot të Vetëm, sa kohë që besimi i politeistëve mekas ishte "besim në shumë zota"; Islami i ftonte ta braktisin alkoolin, e ata ishin robër të alkoolit; Islami i ftonte ta linin prostitucionin, e ata ishin prostitutë të vërtetë; Islami i ndalonte nga fajdeja, e ata ishin të zhytur në fajde e vëllavrasje; Islami i ftonte që ta linin bixhozin, e ata ishin të dërrmuar nga dëmi i bixhozit; Islami i udhëzonte të ruhej dinjiteti i gruas, e ata gruan e konsideronin si kafshë; Islami i ftonte t'i edukonin vajzat, e ata i varrosnin të gjalla vajzat e porsalindura. Këto dhe shumë e shumë porosi të tjera, që Islami i konsideron si fondamente të veta, Pejgamberi a.s., bashkë me muslimanët (as'habët), i promovonin publikisht. Domethënë, Islami nuk bënte thirrje për ndonjë gjë tjetër, përveçse për të mira dhe me vlerë për shoqërinë, e sa për implementimin e tyre, ai kishte strategjinë përkatëse.

Mirëpo, megjithëkëtë, ishin kundërshtarët mekas ata që kishin filluar një fushatë të egër kundër tyre, me arsyen se Muhamedi a.s. dhe shokët e tij kishin ardhur me një fe të re, e sipas tyre, mendohej se ishte e keqe dhe e panevojshme. Mbi këtë bazë, jobesimtarët - politeistët, jo vetëm që kundërshtonin Islamin dhe Pejgamberin a.s., por filluan t'i luftonin me të gjitha mjetet deri në tortura të egra e masakra barbare. Historia islame i mban mend mundimet që iu bënë Pejgamberit a.s. dhe muslimanëve, duke filluar nga keqtrajtimet më të egra e deri te ekzekutimet më primitive të shqyerjes së njeriut në dy pjesë, duke e tërhequr me kuaj.

Domethënë, kundërshtarët e Islamit (jobesimtarët mekas) ishin vetë problemi, sepse, me qëndrimin e tyre përjashtues dhe luftues, i dhanë vetes së tyre të drejtë diktatoriale dhe nuk treguan mirëkuptim për muslimanët dhe Islamin si fe, që njerëzit të zgjedhnin sipas dëshirës së tyre, kush dëshironte të mund ta pranonte Islamin, e kush nuk dëshironte, le të qëndronte



në besimin e tij politeist. Për këtë arsye themi se Islami ishte paqësor, kurse kundërshtarët e tij ishin ata që kishin hapur front armiqësie dhe shkatërrimi kundër Islamit dhe muslimanëve. Për shkak të këtyre sulmeve fizike, Pejgamberi a.s., në vitin 622, u detyrua të linte vendlindjen (Mekën) e tij të dashur, në të cilën kishte lindur e ishte rritur, dhe të shpërngulej në një vend tjetër, në Medinë.

Megjithëkëtë, shpërngulja e Pejgamberit a.s. në Medinë, në të vërtetë nuk shënoi përfundimin e misionit islam. Rrjedhimisht, antagonizmi në mes imanit (besimit islam) që predikonin muslimanët, në njërën anë, dhe politeizmit, që predikonin kundërshtarët nga politesitët mekas, vetëm do të ashpërsohej edhe më shumë. Pejgamberi a.s. vazhdoi predikimin në Medinë dhe feja Islame u forcua aq shumë, sa që, çdo përpjekje për ta shuar atë, nga kushdo qoftë, ishte e kotë. Këtu fillon domethënia e këtij ajeti, që jemi duke e shpjeguar.

### Imani dhe triumfi i përjetshëm

Pas tetë vjetësh jete në Medinë, Pejgamberi a.s. po kthehej në vendlindjen e tij të dashur në Mekë, në të cilën kaloi ëndrrat e rinisë. Po kthehej në vendin ku i erdhi për herë të parë meleku Xhibril a.s. dhe i filloi shpallja e Kuranit. Mirëpo, nuk po kthehej i vetëm, sepse mund t'i ndodhte sikurse herën e parë. Kësaj radhe kishte bërë të gjitha përgatitjet e duhura, që hyrja në Mekë, të ishte e sigurt, një herë e përgjithmonë. Ushtria muslimane, që numëronte disa mijëra trupa, hyri në Mekë dhe e çliroi atë, pa asnjë rezistencë nga kundërshtarët që dikur ishin shumë të fuqishëm, aq sa i dëbuan Pejgamberin a.s. dhe shokët e tij nga Meka. Kjo ngjarje e çlirimit të Mekës, në mënyrë të përjetshme qartësoi antagonizmin në mes imanit dhe kufrit, pra në mes muslimanëve dhe kundërshtarëve. Në të vërtetë, u vërtetua se Islami është i fuqishëm dhe kurrë nuk do të shuhet derisa të ketë natë e ditë në këtë gjithësi, ndërsa "kufri" (mosbesimi) është i dobët dhe ai, me çlirimin e Mekës, kishte pësuar disfatën e përhershme. Kjo është domethënia e fjalës së Allahut të Lartësuar, që jemi duke e shpjeguar, ku i Lartëmadhrishmi iu drejtohet muslimanëve drejtpërdrejt e u thotë: (Shih: El Maide, 3).

Prej këtij momenti, pra nga çlirimi i Mekës, jobesimtarët u demoralizuan dhe e pranuan se Islami ishte i pandalshëm. Me të vërtetë, atëherë e sot, të gjithë e dinë se Islamin nuk mund ta ndalin. Edhe ne shqiptarët e dimë se feja islame nuk mund të shuhet. Këtë e dëshmon toka e qielli. Veçanërisht në kohën tonë, kur rritja e Islamit është e lartë. Për më shumë, kjo rritje nuk po ndodh për shkak të ndonjë imponimi a dhune, siç janë mësuar armiqtë ta thonë për Islamin, por po ndodh mbi bazën e vlerësimit të doktrinës së besimit islam. Ai që lexon Kuranin dhe hadithet e Pejgamberit a.s., e ka të pamundshme të mos përfundojë duke e pranuar Islamin. Kjo është mrekulli prej Allahut, respektivisht natyrshmëri e vetë njerëzve, që e kanë të skalitur në qenien e tyre.

E qëndrueshmëria e Islamit bazohet në vlerat që ka



ai. Edhe kundërshtarët e Pejgamberit a.s., që e luftuan dhe synonin mbytjen e shkatërrimin e tij, kishin një bindje se Islami ishte vlerë dhe shpëtim për atë shoqëri. Kjo do të vërtetohej ndërkohë, kur shumë ish-kundërshtarë të përbetuar të Pejgamberit a.s., do të pranonin Islamin, dhe do të bëheshin argatë të devotshëm të kauzës islame. Edhe sot, pra armiqtë bashkëkohorë, e dinë se Islami e ka këtë rol. Ai do të jetë përgjithmonë i këtillë, sepse është i gatuar nga Krijuesi i njeriut. Allahu në Kuran po thotë: "Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe" (El Maide, 3). I Lartmadhërishmi e ka zgjedhur Islamin, dhe feja Islame është dhuratë e Krijuesit. Për këtë arsye, ajo dallon thelbësisht nga të gjitha fetë dhe ideologjitë e tjera.

### Laicizmi model kundër Islamit

Mirëpo, me gjithë mirësitë që përmban feja islame, në anën tjetër, përpjekjet kundër Islamit kanë qenë të vazhdueshme. Kuptohet, me dallime nga një vend tek tjetri dhe nga një kohë në tjetrën. Pastaj, në secilën periudhë do të kenë ndryshuar mjetet për ta luftuar. Armiqtë, sa herë që humbnin shpresat për ndalimin e Islamit, përqendroheshin dhe insistonin për ta dobësuar atë. Këtë fenomen e kemi edhe sot në realitetin bashkëkohor shqiptar dhe ndërkombëtar. Sot, në Republikën e Kosovës, si model i praktikave antifetare (antiislame) është laiciteti. Unë e di që shumëkush e admiron këtë doktrinë, pjesë e së cilës është edhe Kushtetuta e Republikës së Kosovës, mirëpo laiciteti, i cili gjenezën e ka në Revolucionin borgjez-francez në gjysmën e dytë të shekullit XVIII, nuk është doktrinë që ka për qëllim vetëm ndarjen e fesë nga shteti, siç propagandohet. Përveç kësaj, ai ka për qëllim të ndikojë, me aq sa mundet, pra duke shfrytëzuar të gjithë mekanizmat institucionalë shtetërorë, për të dobësuar ndikimin e fesë tek qytetarët. Domethënë synon ta fusë fenë në parantezë, ta abstragojë nga jeta e shoqërisë dhe shtetit, duke e kufizuar vetëm me sferën e ngushtë të besimit dhe adhurimit. Si i këtillë, ai interpretohet edhe si teori antifetare.[1] Ky është misioni kryesor i laicitetit. Me këtë qëllim është shpikur ky koncept, dhe për këtë qëllim shfrytëzohet sot e gjithë ditën.

Shumë prej restriksioneve që institucionet vendore u bëjnë fesë dhe institucioneve fetare, justifikohen në emër të laicitetit të shtetit. Në këtë kontekst, mund të themi që laiciteti është formë speciale moderne kundër fetarësisë në përgjithësi, e në mënyrë të veçantë kundër fesë islame. Ose, thënë më mirë, në luftën e pa kompromis në mes laicitetit dhe fetarësisë, feja Islame mbetet më e dëmtuar dhe më e luftuar se fetë e tjera. Kjo sepse fetë e tjera nuk janë të lidhura shumë ngushtë me qytetarin. Besimtarët e tyre, ritualin e kanë një herë në javë, madje në një formë mjaft të zbehtë, për dallim nga Islami, i cili është në kontakt të përditshëm me besimtarët, madje pesë herë në ditë. Po ashtu, fetë e tjera përveç Islamit, në realitet janë me "doktrinë laike", domethënë janë të kufizuara vetëm për çështjet e ritualeve fetare dhe nuk kanë doktrinë të veçantë për udhëheqjen praktike të shtetit. Prandaj nuk mund të gjendet në botë një shtet me udhëheqje teologjike krishtere.

Ndërkaq, kur bëhet fjalë për Islamin, e vërteta qëndron ndryshe. Islami është besim dhe shtet (akide dhe sheriah). Përveç normave të adhurimit, që i kanë edhe fetë e tjera, feja islame e ka edhe Sheriatin (jurisprudencën islame), që mbulon sferën praktike të jetës së një vendi, e këtë nuk e kanë fetë e tjera. Për shembull, në rrethana hipotetike, po t'u thuhej institucioneve fetare të krishtera të Republikës së Kosovës që ta marrin në qeverisje Kosovën, pra me ligje fetare, ata nuk do të mund ta bënin këtë, sepse nuk kanë doktrinë fetare qeverisëse. Gjatë mesjetës, Kisha ka pasur ndikim në shoqëri, por ky ndikim ka qenë frymëzues dhe ideologjik, përafërsisht siç ndikon sot Kisha Ortodokse te sllavët, dhe jo rregullues në planin praktik. Për këtë arsye, themi se modeli i laicitetit, i cili synon që fenë ta kufizojë vetëm në objektet e kultit fetar dhe të ndërpresë ndikimin e saj në shoqëri, në mënyrë të veçantë i bën dëm Islamit si fe reflektive në vetëdijen e qytetarëve.

Të gjitha politikat shtetërore qeverisëse pikë referimi kanë laicitetin dhe e shfrytëzojnë si mbulesë për obskurantizëm në raport me fetarësinë. Bile, tolerimi, madje dhe mbështetja e disa kulturave të shthurura dhe dukurive negative në shoqëri, bëhet me qëllim të goditjes fetare. Kjo vërehet në të gjitha sferat e jetës qytetare në Republikën e Kosovës, në kulturë, art, politikë, ekonomi, arsim etj.. Për shembull, lakuriqësia publike në Kosovë ka kaluar të gjithë kufijtë e etikës publike. Kurrë nuk e harroj mesazhin e dy pjesëtarëve të KFOR-it, të cilët në vitin 2009 erdhën për një vizitë zyrtare në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit. Gjatë bisedës ata na thanë kështu: "Jemi të shokuar nga zhveshuria e femrave në Kosovë". Me të vërtetë, një degradim moral. Ne këtë dukuri e morëm vetëm shembull, sepse të tilla ka mjaftë shumë. Fatkeqësisht, këto janë pasojë e

obskurantizmit të laicizmit dhe shekullarizmit dhe nuk janë pasojë e fesë. Sepse, laicizmi e shekullarizmi, duke vendosur një mur në mes botës së shpirtit dhe fizikes së njeriut, njeriun e kanë ngurtësuar deri në një tjetërsim total. Njeriun e kanë shndërruar në njeri vegël, i cili nuk ka ndjenjë të kuptojë njerëzoren dhe njerëzishmërinë. Shoqëria ka nevojë për edukim të mirëfilltë, e jo për moral të shthurur, ku lakuriqësia publike shkon deri në shkallën e turpit shtazarak. Kjo katandisje mbase e vërteton teorinë filozofike që "njeriu është kafshë që flet". E, pikërisht këto dukuri negative publikohen pandërprerë në televizionet publike të vendit. Në mediet publike nuk i jepet hapësirë edukatës fetare, e cila e mbush njeriun me moral, qytetari e njerëzishmëri, por i jepet përparësi proklamimit të dukurive degjeneruese të shoqërisë, dhe ato shndërrohen në "kulturë" të vendit. E, pra, kjo është logjika e laicizmit, që të mbështesë të gjitha ato dukuri negative që janë a priori antitezë fetare, pavarësisht se sa janë të dëmshme për shoqërinë. Fatkeqësisht që kjo është bërë pjesë e realitetit modern në Kosovë dhe botë. Alexis Carrel do të thoshte me të drejtë: "Qytetërimi modern ndodhet sot në një situatë të dëmshme, sepse nuk na përshtatet më. Ai është ndërtuar pa njohur natyrën tonë të vërtetë, është rezultat i tekave të zbulimeve shkencore; i orekseve të njerëzve, i iluzioneve, i teorive, i dëshirave të tyre. Edhe pse është ndërtuar për ne, nuk është bërë për shtatin tonë".[2]

### Realiteti dhe koherenca e muslimanëve

El-Hamdulil-Lah, që muslimanët kanë Kuranin dhe Synetin e Resulullahut s.a.v.s., në të cilët gjejnë krenarinë e tyre, po edhe ngushëllimin. Allahu muslimanët i ka bërë vëllezër, sepse e besojnë njësoj të vetmin Allah, dhe kanë një rrugëtim të përbashkët. Ata nuk e kanë asnjë dilemë rreth pasimit të fesë së Allahut. Tash prej tyre nevojitet syçelësi kundrejt armiqve të tyre dhe armiqve të Allahut. I Lartmadhërishmi, në ajetin e sipërpërmendur, na ka ngazëllyer se armiqtë kanë humbur shpresën që ta ndalin këtë Islam, që nga koha e çlirimit të Mekës, dhe na ka thënë që të mos u frikësohemi atyre, po vetëm Allahut. Por, në anën tjetër, Allahu nuk na ka siguruar nga dëmi i tyre. Këtë ua ka lënë vetë muslimanëve, që e lexojnë Kuranin dhe ndjekin të njëjtin Pejgamber. Prej tyre kërkohet strategji veprimi, sinqeritet, këmbëngulje dhe dëshirë për shpërblimin e Allahut.

1) Ali Pajaziti, Fjalor i Sociologjisë, Logos-A, Shkup, 2009, f. 351. 2)Alexis Carrel, Njeriu, kjo qenie e panjohur, përktheu Amik Kasoruho, Bargjini, Tiranë, 2002, f. 35-36.

**Ilmi Rexhepi**

# Dëgjo një histori!

*Kur Allahu Arshin krijoi*
*dhe melekët ta bartnin ngarkoi*
*peshë e Arshit ata shumë i rëndoi*
*gjersa Allahu një fjalë të madhe u mësoi.*

*Dëgjo, ta kam rixhanë!*
*Ua mësoi subhanalla-në,*
*iu lehtësua pesha sapo e thanë*
*dhe kësaj fjale kurrë më nuk ia ndanë.*

*Subhanalla,- gjithnjë po thoshin tutje melekëria*
*gjersa në tokë u krijua dhe njerëzia*
*dhe teshtiu Ademi sa ishte me të shoqen Havanë*
*dhe Allahu i dha të thotë elhamdulila-në.*

*Fjalën menjëherë melekët e përvetësuan,*
*subhanalla-ve-lhamdulila,- të thonë, vazhduan.*

*Kështu, gjersa Allahu Nuhun dërgoi*
*e populli i tij në puta besoi*
*dhe Allahu inspirim i dha*
*t'u mësonte fjalën «la ilahe il›l-alla».*
*Subhanalla-ve-lhamdulil›la-ve la-ilahe-il›l-alla, - u zgjerua,*
*fjalor i melekëve kaq u pasurua.*

*Kështu, gjersa babai po merrte të priste të birin,*
*me urdhër të Allahut, Ibrahimi Ismailin dhe që Allahu,*
*në vend të djalit, dash i solli për kurban*
*dhe që «Allahu ekber» briti babai i pejgamberëve tanë.*
*Subhanalla-we-lhamdulil›la-ve la-ilahe-il›l-alla vallahu ekber,*
*- është plotësuar, dalëngadalë kështu melekët e kanë mësuar.*

*Teksa këtë histori të zhvilluar merre vesh*
*për sa vjet po ia mësonte Xhibrili të dërguarit Muhamed,*
*tha Alejhisselami i mahnitur, duke bërë madhërim:*
*«la havle ve la kuvete il›la bil›lahi-l-al›lijji-l-adhim».*

*Dhe i tha Xhibrili që nga vetja asgjë nuk flet:*
*«shtojua atyre fjalëve dhe këto tuat o Muhamed!».*

*Po këto fjalë madhërimi le t'i thotë shpesh secili*
*që besim në zemër ka,*
*se janë çmimi i xhenetit,*
*janë dhe sadaka.*

*Çka do ti tjetër*
*që veç ta thuash «la ilahe il›lalla-në»*
*mbipeshon gjithë qiejt e tokat*
*bashkë e me sa krijesa kanë.*

*Ndaj, nëse vlera e fjalëve të ka arrirë*
*me ata që thonë «la ilahe il›lalla» sillu gjithnjë mirë,*
*po, mund t'u urresh veprat, por asnjëherë jo personat vetë,*
*se besimtari besimtarit, - është dhënë me Kuran, - i ka hak*
*vilajet.*

*Duke mbyllur këtë poezi*
*që m'u gjettë ditën e mbramë,*
*për pejgamberët që kam përmendur*
*të mos harroj të them «alejhimusselam».*



Mr. Adnan Berbatovci

# Grupi ekstrem Havarixh

Njëri prej grupeve me problematike dhe me kontroverse qe doli ne skenë nga fundi i halifeve të drejtë, saktësisht në kohën e halifit Ali r.a., është grupi apo sekti Havarixh.

Fjala Havarixh është trajtë e shumësit të fjalës Harixh, që do të thotë të dalë, apo ai që doli jashtë. Dhe dalja këtu nënkupton se personi apo grupi ishte brenda një shoqërie, e më pas doli.[1] E fjala dalje është e kundërta e fjalës hyrje, dhe si të tilla ato nuk bashkohen asnjëherë. Shembuj të kësaj fjale kemi edhe në Kuranin fisnik, ku Allahu xh. sh. thotë: "Allahu është Mbrojtësi i atyre që besojnë. Ai i nxjerr ata prej errësirave në dritë...". (El Bekare, 257)

Domethënë, Allahu është ndihmës, përkrahës dhe Ai i nxjerr ata nga errësirat e shumta në dritën e besimit. Ai doli nga faltorja - Xhamia para popullit të vet dhe u bëri me shenjë atyre ta lavdëronin Allahun mëngjes e mbrëmje (Merjem, 11). Musai doli prej qytetit i frikësuar, duke pritur se ç'do të ndodhte, dhe tha: "O Zoti im, më shpëto prej popullit keqbërës". (Kasas 20-21).

Pra, kuptimet e fjalës harexhe, në kontekst të fjalive i gjejmë të shumta, dhe ku aludojnë për kohën, vendin, sistemin dhe konditat etj,. Por kuptimi i kësaj fjale kufizohet shumë ngushtë kur dihet mirëfilli se çdonjëri që del nga radhët e një udhëheqësi apo kryetari, i cili është i zgjedhur nga paria e popullit, të cilin e përkrahin shumica e popullit, apo udhëheqësi i cili zgjidhet nëpërmes shurasë, parlamentit, dhe një pjesë e vogël konteston zgjedhjen e tij, duke refuzuar që të pranojë urdhrat e tij, kuptohet konform ligjit, - ai grup quhen havarixh[2]. Thotë dijetari i mirënjohur Shehristani: ‹›Secili që del nga sundimi i udhëheqësit të drejtë, për të cilin bien ujdi xhemati- populli, quhet Havarixh.[3] Por ky përkufizim nuk do të thotë se të gjithë kundërshtarët konsiderohen të tillë, sepse në çdo shoqëri ekziston opozita, porse ajo duhet të jetë opozitë konstruktive, e cila kritikon me vend dhe ka për qëllim të mirën e fesë dhe atdheut. Opozitë e urryer është ajo që nuk është konstruktive, që sheh vetëm zi dhe që nuk i përmend kurrë anët pozitive, po është e prirë që, me çfarëdo mjeti, të arrijë ta përmbysë kundërshtarin. Kjo gjë është e ndaluar në fenë islame, sepse kështu futemi nën kategorinë e ziliqarit dhe gënjeshtarit, epitete këto që nuk i takojnë një muslimani. E rrethi i kuptimit të fjalës havarixh ngushtohet edhe më shumë duke përfshirë një periudhë të kufizuar kohore dhe njerëz të veçantë, e ata janë që e pranuan Aliun r.a. për halife dhe iu nënshtruan urdhrave të tij, por më pastaj, pas një mospajtimi jobindës, kundërshtuan atë dhe udhëheqjen e tij. Thotë Ebul Hasen El Eshariu- : E shkaku i emërtimit të tyre me nofkën Havarixh- është dalja apo kundërshtimi i tyre ndaj Aliut r.a..[4]



### Havarixhët si sekt sot janë inekzistent

Duhet ta dimë se Havarixhët si sekt fetar sot janë të harruar, ata nuk ekzistojnë, edhe pse mund të ndodhë që mendimet e tyre të jenë ende të pranishme. Prej mendimeve të tyre kemi këto: I bëjnë shoqërinë dhe sunduesit- pa besimtarë - kafira; lejojnë derdhjen e gjakut dhe marrjen e pasurisë së tjetrit, shpërnguljen prej vendeve të ndryshme duke i quajtur ato vende



jobesimtare, edhe pse janë vende muslimane. Nëse ekzistojnë këto mendime, e s'ka dyshim se po, atëherë ka një ndërlidhje në mes havarixhëve të djeshëm me ata të sotëm.[5] Vlen të theksohet se ky grup është një prej grupeve që, nga cektësia e mendjes së tyre, në çdo kohë ishin armiq të të gjithë muslimanëve të të gjitha periudhave. Ata nuk pajtoheshin me askënd që kishte ide a mendim të kundërtë me të tyre. Për këtë grup Pejgamberi a.s. ka aluduar në shumë hadithe, një prejtë cilave është edhe ky:Thotë Muhamedi a.s.: "Udhëheqësit më të mirë janë ata që i doni dhe ju duan, ata që i përshëndetni dhe ju përshëndesin, ndërkaq udhëheqësit më të këqij janë ata që i urreni dhe ju urrejnë, ata që i mallkoni dhe ju mallkojnë". Shokët i thanë: "O i dërguar i Allahut, a t'i luftojmë me shpatë? Ai tha: "Jo, përderisa ata e falin namazin, dhe, në qoftë se shihni ndonjë gjë tek udhëheqësit tuaj që urreni, urreni punën e tij dhe mos hiqni dorë nga nënshtrimi- ligjshmëria".[6] Nga ky hadith kuptojmë se grupi që del pa asnjë hezitim prej bashkësisë së muslimanëve duke i konsideruar të gjithë ata si jobesimtarë dhe armiq të tyre, s'do mend se është i devijuar dhe jashtë ligjshmërisë së kërkuar prej fesë islame.

### Shkaqet e formimit të mendimit ekstrem

1. Dijetari i shquar Dr. Jusuf Kardavi, lidhur me shkaqet e ekstremizmit dhe teprimit, thotë: "Ekstremizmi dhe teprimi vjen si pasojë e mendjelehtësisë dhe papjekurisë më të vërtetat e fesë islame, paaftësia e mjaftueshme në legjislaturën dhe zhytjen në thesaret e fesë, për të arritur qëllimet e tij dhe dëlirësinë e shpirtit të fesë".[7]

Prandaj njohuritë që posedon një person, janë të një rëndësie të veçantë, sepse kontribuojnë në stabilitetin e shoqërisë, mirëpo mund të shohim njerëz të cilët nuk u aftësuan në këtë drejtim, por ngelën shumë të cekët në mendime, duke shtrënguar atë që Allahu dhe Pejgamberi a..s e kanë lënë të lirë. E prej formuesve kryesorë të grupit havarixh ishin njerëz të tillë.

2. Animi i medieve botërore në emër të kulturës, përparimit dhe civilizimit në anën e laicizmit, duke shërbyer në përhapjen dhe zbatimin e mësimeve të tij. Kjo në njërën anë, e në anën tjetër sulmi i hapur dhe përqeshja përbuzëse e elementit fetar dhe të atyre që merren me mësimet e fesë. Pa dyshim që ky anim jo i drejtë shpie në përhapjen e ekstremizmit, e prej elementeve të tij janë edhe mendimet e havarixheve.

3. Nxitja e të tjerëve, të cilët përdorin metodat shkencore materiale dhe teorike në lëvizjet e tyre. E me nocionin të tjerëve, kuptojmë shërbimet sekrete jofetare, te cilat veprojnë me mençuri, duke lëvizur pa u vërejtur, duke përdorur metoda të joshjes dhe frikësimit, që nga petku i jashtëm ngjajnë me atë islam, kurse në brendinë e tyre fshehin dëshirën për shkatërrimin e Ymetit musliman dhe mbizotërimin e plotë ndaj tyre.

4. Prej shkaqeve të tjera kemi edhe elementin e rëndësishëm ekonomik, që është i pranishëm në Botën Islame. Edhe pse Bota Islame posedon resurse gjigante ekonomike, si p.sh. tokë pune, sipërfaqe të gjerë gjeografike me miliona kilometra, klimë tropikale, ujë të bollshëm, minerale, naftë, ar dhe elementin më të rëndësishëm - atë njerëzor, për t'u shtuar edhe elementin bazë të zhvillimit të mbarë njerëzimit dhe muslimanëve në veçanti, Kuranin fisnik dhe Hadithin e Muhamedit a.s., prapëseprapë puna çalon. Dhe, nëse e hulumtojnë shkakun, atë do ta gjejmë në planifikimin e dobët dhe përdorimin edhe më të dobët, me mosgatishmërinë për të dhënë përgjegjësi. Të gjitha shkaqet e përmendura më lart dhe ky i fundit shërbejnë që në skenë të shfaqen havarixhët e sotëm.[8]

### Grupet e havarixhëve:

Edhe havarixhët ndahen në shumë grupe, po më të njohurat prej tyre janë:

1. Ezarikatu
2. El Ibadijje
3. Saferije
4. Nexhdije

Nga grupet kryesore të tyre, të cilat edhe përfaqësojnë mendimit e havarixhëve, janë dy të parat - Ezariaka dhe Ibadije.

### Disa prej mësimeve a konditave kryesore të havarixhëve

1. Mangësia në kuptimin e jo thellimi në dije dhe marrja e gjërave në mënyrë shumë sipërfaqësore, duke u mjaftuar me kuptimin e teksteve pa ndonjë studim serioz. Kjo duke i shtuar edhe të konsideruarit e mendimit tjetër si të gabuar. Havarixhët nuk komentojnë fare ajetet e Kuranit, nuk gjurmojnë fare në qëllimet

e atyre ajeteve, po i marrin ashtu si janë, në mënyrë sipërfaqësore. e kuptimi i tillë i Kuranit një havarixh e shtyn të thotë: "Nëse një njeri ha pasurinë e një jetimi, nuk obligohet të hyjë në zjarr", bazuar në ajetin kuranor, ku Allahu xh sh. thotë: "Vërtet, ata që shpenzojnë pasurinë e jetimit pa të drejtë, vetëm mbushin barkun e tyre me zjarr dhe ata do të digjen në zjarrin flakërues". (En-Nisaë,10).

Në bazë të këtij ajeti, ai që mbyt jetimin, e shqyen barkun e tij, nuk digjet në zjarr, sepse Allahu nuk e përmend këtë gjë në ajet.[9]

2. Mangësisë në të kuptuar i shtojnë edhe mburrjen dhe mendjemadhësinë ndaj të tjerëve, dhe kjo cilësi i shtyn ata të konsiderojnë veten çdo gjë, kurse të tjerët të paditur dhe të pavlerë. Prej fjalëve të tyre të njohura janë edhe këto: Sikur të mos ishim ne, Islami do të zhdukej, si dhe: Dituria është tek ne e jo tek doktorët e Ez-herit, prandaj kërkohet dhe obligohet që këta profesorë të mësojnë tek ne, derisa të përmirësojnë gjendjen e njerëzve e ta ruajnë fenë. Këto janë fjalët që ia thanë njërit prej profesorëve të Ez-herit një grup prej havarixhëve të sotëm, pas një bisede që u zhvillua në mes tyre, që rezultoi me kryelartësi të tyre ndaj një mësuesi të fesë. Ruana Zot nga njerëzit e tillë.

3. Ata - havarixhet bëjnë ibadet shumë, e ibadeti a adhurimi tek ata kufizohet në namaz, agjërim dhe lexim të Kur'anit. Sikur të krahasohet një musliman i zakonshëm me ta, muslimani i zakonshëm do të mendonte se është shumë larg tyre në aspektin fetar, mirëpo duhet të kemi parasysh fjalën e Aliut r.a.: ‹›Njëri nga ju do ta quajë të parëndësishëm namazin e tij, krahasuar me namazin e tyre (havarixhëve) dhe agjërimin tuaj (nafile) krahasuar me atë të tyre, veprën tuaj, krahasuar me veprën e tyre. Ata do ta lexojnë Kur›anin, por ai s›do të shkojë përtej fyteve të tyre. Ata (havarixhët) dalin nga feja ashtu siç del shtiza nga harku".[10]

4. Ata merren më shumë me gjëra sekondare se me ato primare. P.sh. Prej synetit është që mjekra të lëshohet e mustaqet të shkurtohen, sipas hadithit "shkurtoni mustaqet dhe lëshoni mjekrat"; gjithashtu shkurtimi i petkut si shenjë largimi nga mburrja dhe mendjemadhësia. E kuptohet se pasimi i synetit nga muslimani është më mirë për të, mirëpo, nëse nuk e zbaton një prej syneteve, atëherë ai ka lënë më të mirën.

Ndërkaq, havarixhët i marrin të dy hadithet si obligative, prandaj, sipas tyre, nuk është musliman ai që nuk e lëshon mjekrën apo nuk e shkurton petkun. E marrja me gjëra primare të fesë, siç janë: ruajtja e shpirtit, pasurisë, moralit, mendjes dhe fesë - këto janë gjëra obligative. Pra, për ta gjërat e pjesshme janë bazë, kurse gjërat e përgjithshme të pavlera.

5. Animi në përdorimin e forcës dhe dhunës kundër kundërshtarëve të tyre në mendime. Në vend që të gjykojnë me mendje dhe logjikë, në mënyrë që t'i afrojnë mendimet me kundërshtarët, duke hapur debatin për mendime ndryshe dhe duke hulumtuar për të ardhur tek e vërteta. Ata- havarixhët nevrikosen dhe janë shumë ekstremistë në mendimet e tyre duke mbyllur veshët dhe mendjet e tyre ndaj mendimeve dhe argumenteve të tjera. E nuk mjaftohen vetëm kaq, po kthehen në injorancën e hershme dhe i kapin armët e i shajnë e luftojnë muslimanët - për se Muhamedi a.s. ka thënë: "Sharja e muslimanit është fusuk- mëkat, ndërkaq luftimi i tij është kufër- pabesim". (Muslimi)

6. Nxitimi, i cili i shtyn në ndryshim të menjëhershëm të qëndrimeve. Dhe kjo shihet edhe nga dalja apo rebelimi i tyre ndaj udhëheqjes së Aliut r.a., duke mos menduar aspak për pasojat e mundshme, të cilat çuan në ndërprerjen e synimeve të Aliut r..a, i cili për pak sa nuk arriti të fitonte ndaj kundërshtarëve të tij, e më pastaj të vendoste stabilitetin e mbarë shtetit islam.

7. Prej cilësive të tyre është edhe dominimi i medhhebit në ta, prandaj ai që lexon historinë e havarixheve, do të vërejë që drejtimi apo medhhebi mbizotëron në mendjet e tyre, kështu që nuk shikojnë aspak në mësimet e Kuranit, përveçse ato që ua përcakton medhhebi.

Shumica e havarixhëve e hedhin në pabesim- kufër autorin e mëkatit të madh, edhe pse kjo gjë nuk qëndron, sepse ai që beson me zemër dhe beson se kjo dispozitë është nga Zoti xh sh, e shqipton shehadetin, po nga përtacia nuk e zbaton atëherë ai konsiderohet mëkatar e jo Kafir.

Këto dhe shumë mendime të tjera të ngjashme, përveç në të kaluarën i hasim edhe në ditët e sotme, e ato janë në kundërshtim të plotë me mësimet e pastra islame. Për këto arsye, me plot të drejtë themi se havarixhët si grupim ekstrem, më shumë u ngjajnë mendimeve të tyre të mbyllura dhe shumë të ngulfatur, të cilat vështirë se pranohen nga njerëzit, sesa që kanë të bëjnë me realitetin e fesë së përkryer islame.

1) Havarixh bejnel emsi vel jevmi.dr. Muhamed Hamid Isa. f. 34, Kajro. 1997. 2) Po aty f.35-36. 3) Milel ve Nihal- v.1. f. 14 Sheristani, Kajro. 4) Mekalat Islamijin. v.1.f. 207 1969- Nahdatul Misrijjti. 5) El Imam Muhamed Ebu Zehra -Terihul medhahibul islamijeti - Darul fikril arabi. 1997. Kajro. 6) Transmeton Muslimi- Kitabul- imareti- v .2 f. 138- darul-kutub ilmije. Bejrut. 1996. 7) Dr. Jusuf el Kardavi, Sahvetul islamijeti bejnel xhumud ve tetarruf. f. 62 Kitabul Ummeh 1402- Katar. 8) Havarixh bejnel emsi vel jevmi. Ibid f.42- Kajro. 1997. 9) Dr. Muhamed Husejn Dhehebi, Etefsiru vel mufessirune.v. 2. f. 310. 1976- Kajro. 10) Muslimi, Kitabu- Zekat, v. 1. f. 430. 11) Sherhul Mevakif dhe Tefsiir Fahruddin Rrazi. v.12- f. 7.Bejrut. 1998.

Mr. Ejup Haziri

# Mendimi ndryshe (4)

(Trajtesë krahasuese në mes të së kaluarës së lavdishme dhe dekadencës aktuale)



Megjithëse juristët muslimanë kanë theksuar se muslimanët duhet të veprojnë sipas prioriteteve dhe të veprohet sipas asaj që është më parësore, realiteti ka dëshmuar shpeshherë se ata kanë vepruar në të kundërtën e saj, duke i lënë gjërat që janë më parësore. Madje, për këtë, është për të ardhur keq, kanë kontribuar edhe disa dijetarë, të cilët i linin prioritetet që ishin më të mëdhatë sipas rrethanave kohore..



## Lënia e prioriteteve

Në këtë kontekst Imam Gazaliu, në kohën e tij kishte kërkuar që një pjesë nga masa të dilnin nga shkencat islame dhe të drejtoheshin në shkencat e ndryshme, me theks të veçantë në mjekësi, sepse, siç kishte thënë ai, në vendet islame kishte juristë të shumtë, po asnjë mjek dhe, për çështje të mjekësisë, ata duhej të shkonin tek mjekët e krishterë apo çifutë. Situata bëhej më dramatike atëherë kur femrat muslimane detyroheshin të shkonin tek mjekët jomuslimanë, të cilët, në raste të caktuara, ata shihnin edhe avretin e femrës muslimane. Prandaj, ai kërkonte me të drejtë nga muslimanët që të studionin shkencën e mjekësisë, ngase ishte imperativ i kohës.

Edhe sot në kohën aktuale, një pjesë e madhe e dijetarëve orientohen drejt gjërave që nuk janë me prioritet dhe kanë neglizhuar ato që janë të rëndësishme dhe prioritare. Si rrjedhojë e kësaj, Ymeti ka përjetuar një prapambetje të madhe, sidomos në mjekësi, teknologji dhe në fusha të tjera, ku të tjerët kanë prekur majat më të larta e muslimanët kanë mbetur shumë mbrapa. Sot Bota muslimane po jeton një betejë të brendshme në mes dijetarëve që janë kapur pas gjërave sekondare dhe kanë krijuar përçarje të mëdha në masë. Kjo ka ndikuar që prioritetet të mbesin vetëm në letër, kurse praktika në realitet i ka ndërlikuar gjërat, sepse muslimanët janë marrë (vazhdojnë të merren ende) me gjëra të panevojshme, si me divergjenca në mes gjërave sekondare. Në këtë kontekst, juristi i mirënjohur Jusuf Kardavi është shprehur: "...po shoh njerëz që po krijojnë beteja ditore për shkak se juristë nuk janë dakorduar në mes tyre për çështje...si: a duhet të vihet ora në dorë të djathtë apo në të majtën? A lejohet veshja e pantollonave? A është e lejuar apo e ndaluar që femra të hyjë në xhami? A u ngjet ngrënia me lugë e pirun veprimeve të jobesimtarëve...dhe shumë çështje të tjera të kësaj natyre, që vetëm harxhojnë kohë, përçajnë komunitetin, krijojnë ndasi dhe humbin mund e përkushtim, sepse përkushtimi rreth tyre është pa ndonjë efekt..".[1]

Preokupimi nga divergjenca të tilla ka krijuar situata të ndërlikuara dhe të panevojshme, duke stagnuar përparimin e muslimanëve, sepse, në vend që të merren me çështje që u shërbejnë muslimanëve, janë marrë me çështje që kanë thelluar përçarjet dhe ndasitë e në skenë është shfaqur fanatizmi.



### Dhënia pas fanatizmit

Ndonëse ka lidhshmëri me të kaluarën, fanatizmi i tashmë nuk shfaqet në formën që shfaqej në të kaluarën.. Në të kaluarën, fanatizmi më shumë bëhej nga pasuesit, kurse sot, fatkeqësisht, bëhet nga prijësit e tyre. Ibn Kajjimi, kur flet për këtë çështje, është shumë i prerë, saqë në një shkrim ka këtë nëntitull: "Fanatizmi nuk është nga dijetarët".[2] Ai flet për të kaluarën, kur dijetarët nuk kishin ndikuar në fanatizëm. E fanatizmi, sipas tij, është një bela e madhe, që ka përfshirë zemrat e njerëzve dhe ka verbuar sytë e tyre, saqë edhe fëmija është edukuar sipas tij e i madhi është plakur me të. E atyre që nuk ishin dakorduar me ta, u vihej litar në rrugën e tyre dhe i akuzonin për injorancë, humbje dhe kokëfortësi.[3]

Sot fanatizmi, fatkeqësisht, buron edhe nga disa thirrës që pas vetes kanë një numër të madh pasuesish, disa prej të cilëve, ndonëse me numër të vogël, kanë ndikuar që pasuesit e tyre të përqafojnë fanatizmin dhe të krijojnë përshtypje të gabuara për të tjerët. Madje, më e keqja në këtë çështje është gjuha e urrejtjes, duke akuzuar palën tjetër se ka devijuar nga besimi, prandaj nuk bën të përshëndetet dhe as të shoqërohet.

E tëra kjo vjen si pasojë e një mendimi ndryshe, kur sigurisht mendimi bazohet mbi përpjekjet maksimale dhe orvatjet e pandërprera të një grupi dijetarësh të dëshmuar, rreth një çështjeje të caktuar, duke shqyrtuar në hollësi argumentet, për të arritur në një zgjidhje adekuate.

Mendimi ndryshe nuk duhet të kuptohet si produkt i kundërshtimit a i shfaqjes, por si një proces i njohjes së thellë dhe pasqyrimit që vjen si pasojë e reflektimit ndaj një situate të caktuar, duke njohur plotësisht edhe rrethanat ekzistuese, ngase secila ngjarje ka edhe rrethanat e veta, në bazë të të cilave form(ul)ohet edhe vendimi final.

### Dallimet në fetva

Nëse shqyrtohen librat kapitale të jurisprudencës islame, gjejmë se secili vend dallonte nga tjetri nga fetvatë e lëshuara, të cilat pasqyronin rrethanat dhe mentalitetin e atyre vendeve. Ajo që dallonte shpeshherë ishin fetvatë që lëshoheshin në Sham prej atyre që lëshoheshin në Hixhaz, ndonëse distanca fizike nuk ishte edhe aq e madhe, po rrethanat ishin të ndryshme. Po ashtu edhe fetvatë e Egjiptit shpesh dallonin nga fetvatë e Hixhazit dhe Shamit. Prandaj, në shumë raste, kur në libra përmenden mendimet e ndryshme, shpeshherë përmendet edhe fakti se fetvaja caktuar tek ne nuk vlen dhe ne veprojmë sipas fetvasë tjetër. Është shumë interesant fakti se ata nuk e nënvlerësonin fetvanë tjetër, por vepronin në bazë të rrethanave të secilit vend, sepse çdo vend kishte karakteristikat e veta dhe dallohej nga tjetri vetëm për nga rrethanat.

Aktualiteti ka prodhuar një situatë krejtësisht tjetër, ku metodologjia e gjeneratave të hershme nuk është përfillur dhe janë ndjekur rrugë të tjera, ku shpeshherë janë anashkaluar edhe rrethanat e vendit përkatës dhe janë importuar fetva të gatshme nga vende të tjera, me të cilat distanca është e madhe dhe në të cilat rrethanat janë të ndryshme. Prandaj, edhe në raste të tilla, ka pasur një hezitim dhe ndoshta edhe vështirësi në aplikim.

### Dhënia e fetvave

Në gjeneratat e hershme dhënia e fetvave nuk bëhej shkel e shko apo me fetva të gatshme, por në bazë të çështjeve, hulumtoheshin rrethanat dhe përgjigjja dilte në konsultim me elitën e përzgjedhur të shoqërisë. Pas vdekjes së Pejgamberit a.s., për çdo rast mblidheshin elita e ashabëve dhe ata shqyrtonin rastin. Shpesh ndodhte që njerëzve eminentë t'u mungonin edhe përgjigjet, prandaj konsultoheshin me njerëz të tjerë, në mos ata kishin mbajtur mend diçka nga i Dërguari i Allahut për ndonjë ndodhi.

Ka mundësi që një i ditur të ketë dituri të shumta, por ja që një informacion rreth diçkaje i mungon, e tjetri të mos jetë në nivelin e tij, por ja që zotëron atë informacion. Ebu Bekri, kur ishte pyetur rreth trashëgimisë së gjyshes, i kishte thënë asaj: "Në librin e Zotit, ti nuk ke trashëgim, e as në synet unë nuk di që ti ke hise në trashëgim, mirëpo do t'i pyes njerëzit". Ai pyeti njerëzit dhe Mugire ibn Shu'be e Muhamed ibn Mesleme dëshmuan se i Dërguari i Allahut ia kishte dhënë gjyshes një të gjashtën". Njëherësh ky sunet i kishte arritur edhe Imran ibn Husajnit, e të tretë nuk kishin vlerën e Ebu Bekrit.[4]

Në kontekstin e aktualitetit tonë, vendimet juridike jepen aq lehtë, saqë mjafton njohja e ndonjë hadithi dhe, në bazë të tij, të jepet vendimi juridik, pa njohur shkakun

e hadithit, rrethanat dhe faktorët e tij, ndonëse hadithi mund të jetë i proklamuar për një kohë e i shfuqizuar më vonë, apo mund të ketë vlejtur për një ndodhi të vetme, dhe jo për të tjerat. Sidoqoftë, dhënia e vendimeve juridike a e fetvave, nuk është një çështje që duhet të kryhet nga secili. Janë njerëzit dhe institucionet kompetente për një gjë të tillë, e jo të bëhet nga çdokush. Nëse shikojmë kontekstin e shoqërisë së ashabëve dhe numrin e tyre të madh, kur dihet se vetëm në Haxhin lamtumirës kanë qenë mbi njëqind mijë, megjithatë numri i tyre që kishin dhënë fetva, pas vdekjes së Muhamedit a.s., për dallim nga të tjerët, ishte shumë i vogël, saqë Ibn Kajjimi përmend se në tërësi numri i atyre që kanë dhënë fetva, ka qenë përafërsisht njëqind e tridhjetë, ai thotë se janë shtatë persona[5] që janë shquar për dhënien e fetvave të shumta nga ashabët, trembëdhjetë[6] a pak më shumë që kanë qenë mesatarë në dhënien e fetvave dhe të tjerët që kanë dhënë shumë pak fetva[7], po zakonisht kanë qenë ndjekës të të tjerëve.[8]

Nëse e shikojmë misionin e të Dërguarit të Allahut, do të shohim se ai këshillat i jepte varësisht nga personat, e jo nga pyetjet e parashtruara, ngase për një pyetje të parashtruar, nganjëherë gjejmë katër lloje përgjigjesh. Dikush kërkoi prej tij këshillë, e ai i tha (tri herë radhazi): "Mos u hidhëro"! (Buhariu në Sahih, nr.5651) Tjetrit iu përgjigj: "Le të jetë gjuha jote e lagur me përmendjen e Zotit"! (Tirmidhiu në Sunen, nr. 3297) Personit të tretë iu përgjigj me këtë këshillë: "Thuaj: Unë besova në Allahun dhe pastaj përqendrohu në rrugën e Tij". (Ibn Hibani në Sahih, nr. 945 dhe Ahmedi në Musned, nr. 14870), ndërsa të katërtin e këshilloi për bamirësi ndaj prindërve, duke i thënë: "Tek ata të dy mund të gjesh xhihadin". (Buhariu në Sahih, nr.2782 dhe Muslimi në Sahih, nr.4623).

Metodologjia e të Dërguarit të Allahut në dhënien e fetvave nuk qe kuptuar drejt nga të mëvonshmit, dhe fetvatë e tyre nuk jepeshin duke u bazuar tek pyetësit, madje shpeshherë as që merrej parasysh gjendja e pyetësit, por jepej ndoshta fetva që e irritonte më tepër pyetësin. Shpeshherë kishte ngurtësi dhe paqartësi në dhënien e fetvave dhe, me mbylljen e derës së ixhtihadit, përgjigjet ishin jo-aktuale dhe jo në bazë të rrethanave, po merreshin fetvatë e kaluara, ndonëse nganjëherë lidhshmëria e tyre ishte qenë më shumë se qesharake. Myftiu i Buharës në bashkëpunim me disa myftinj të tjerë, gjatë revolucionit bolshevik të komunizmit, pati dhënë fetvanë që ndalonte përdorimin e barutit, me pretekstin se me komunistët duhej të përballeshin vetëm me shtiza e me shpata (si në kohën e të Dërguarit a.s.). Për pasojë, vendi u mposht për shkak të gabimit dhe injorancës së atyre që dhanë fetva të gabuara.

**Fetvaja që merret sipërfaqësisht nga një argument, pa i shqyrtuar argumentet e tjera që ndërlidhen në atë çështje.**

Shembuj praktikë nga mentaliteti ynë kemi fetvanë e disa prijësve, kur në kontekstin e ngushtë kohor një teolog i njohur nga viset shqiptare jep fetva se nuk lejohet kurrsesi të bashkëpunohet me udhëheqësit e shtetit, me pretekstin se Islami nuk përzihet me sistemet e ndryshme njerëzore, sepse nuk përputhen me ligjet e Zotit dhe muslimanët që bashkëpunojnë me politikën, djegin kartën e Islamit, ngase demokracia është produkt i djallit (sic!), kurse disa vjet më vonë, i njëjti teolog jo vetëm që e lejon këtë, por edhe bashkëpunon ngushtë me pushtetin, duke kontribuar "në mënyrë konstruktive" në lidhje me politikën që zhvillohet në vend dhe duke arsyetuar veten me rregullat e lojës. Ndërkaq, një teolog tjetër, në bazë të një hadithi, formulon fetvanë se nuk lejohet puna në ushtri e polici. Këtu nuk është fjala për femra, po për meshkuj.

Imagjinoni fetva të tilla, kundërthenese, jopraktike, të cilat nuk përkojnë fare me realitin, sa të dëmshme mund të jenë ato dhe çfarë pasojash mund të kenë muslimanët nga të tilla fetva, krejtësisht të pamenduara dhe të pastudiuara. Fetva të tilla ndikojnë drejtpërdrejt në imazhin e Islamit.

**Përfundim**

Mendoj se kjo temë është e një rëndësie të veçantë, sidomos në kohën aktuale, në mënyrë që mendimi ndryshe apo divergjenca të kuptohet drejt e të jetësohet toleranca në të menduar. Po, njëkohësisht, mendimi ndryshe të shkojë sipas metodologjisë së gradualitetit dhe konform vetëdijesimit të masës sepse në të kundërtën nuk mund të ketë efekt dhe pasojat nga një mendim tjetër mund të jenë të mëdha.

1).Jusuf Kardavi, Fi Fikhil Evlevijat (dirasetun xhedidetun fi dav'il Kur'ani ves-suneti, f. 7. 2). Ibën Kajjim el-Xhevzije, I'lamul Muvekkiine an Rabbil Alemine, dar ibnul xhevzij, v. 2, f. 10. 3). Po aty, f. 12. 4). Ibën Tejmije, Ref'ul Melam anil Eimmetil A'lam, Rijad-Arabia Saudite, 1413, f.11. 5). Omer ibn Hatabi, Ali ibn ebi Talib, Abdullah ibn Mes'udi, Aishja, Zejd ibn Thabiti, Abdullah ibn Abasi dhe Abdullah ibn Omeri. 6). Ebu Bekri, Ummu Selemeh, Enes ibn Maliku, Ebu Seid el-Hudriu, Ebu Hurejre, Othman ibn Affani, Abdullah ibn Amër ibn el-Asi, Abdullah ibn Zubejr, Ebu Musa el-Esh'ariu, Sa'd ibn ebi Vekkas, Selman el-Farisiu, Xhabir ibn Abdullah, Muadh ibn Xhebeli. Këta janë trembëdhjetë, por mund t'u shtohen edhe këta: Talha, Zubejri, Abdurrahman ibn Avfi, Imran ibn Husajni, Ebu Bekrete, Ubadete ibn Samit dhe Muavije ibn ebi Sufjan. 7) Nga ajo që përmend ibnul Kajjimi, rezulton se shumica e tyre në jetën e tyre nuk kishin dhënë më tepër se një a dy fetva. Nga ky grup qenë të rrallë ata që dhanë më shumë se dy fetva, ndonëse ky grup përfshin numrin kryesor të ashabëve. 8) Ibnul Kajjim el-Xhevzije, I'lamul Muvekkiine an Rabbil Alemine, dar ibnul xhevzij, v. 2 f. 18-19.



Mr. sc. Samir B. Ahmeti

# 50. SHQIPËRIA



## TË DHËNA STATISTIKORE[1]

* Emri ndërkombëtar në anglisht: Republic of Albania.

* Emri zyrtar: Republika e Shqipërisë.

* Sistemi i qeverisjes: Republikë parlamentare.

* Sipërfaqja: 28,748 $km^2$.

* Numri i banorëve: 3.011.405 (2013).

* Dendësia: 98 (banorë në 1 $km^2$).

* Feja: muslimanë 70%*, ortodoks; 20% dhe katolikë 10%.

* Kryeqyteti: Tirana (është qyteti më i madh i vendit).

* Qytete të tjera: Durrësi, Elbasani, Vlora, Shkodra, Korça, Fieri, Berati, Lushnja, Pogradeci, Kavaja, Lezha, Kukësi, Gjirokastra, Kruja, Saranda, etj..

* Grupet etnike: shqiptarë 95%, grekë 3%, të tjerë (vlleh, romë, serbë-malazez, maqedonas dhe bullgarë) 2%.

* Gjuhët kryesore: Shqipe (gjuhë zyrtare) dhe fare pjesërisht gjuhët e etnive të sipërpërmendura.

* Njësia monetare: leku shqiptar (1.00 ALL = 0.0071 EUR).

* Data e Pavarësisë: më 28 nëntor 1912 (nga Perandoria Osmane)

* Festa kombëtare: 28 Nëntori (Dita e Pavarësisë).

### Pozita gjeografike

Republika e Shqipërisë si një nga shtetet evropiane, shtrihet bie në juglindje të kontinentit, përkatësisht në anën perëndimore të Gadishullit Ballkanik dhe ka dalje të gjerë në detet Adriatik dhe Jon. Me këtë shtrirje gjeografike që ka Shqipëria, vija ajrore e vendit nga veriu deri në jug arrin gjatësinë e përgjithshme 355 km, kurse nga perëndimi deri në lindje arrin gjerësinë 150 km. Ndërkaq, vija bregdetare e vendit arrin gjatësinë deri në 470 km. Republika e Shqipërisë, nga ana tokësore kufizohet me katër shtete fqinje, nga veriperëndimi kufizohet me Republikën e Malit të Zi në një gjatësi deri në 172 km, nga verilindja me Republikën e Kosovës në një gjatësi 112 km, nga lindja me Republikën e Maqedonisë me një gjatësi deri 151 km dhe nga jugu me Greqinë në një gjatësi 282 km.

Kufijtë tokësorë të vendit janë kryesisht malorë dhe kalimi i rrugëve (malore) është i vështirë, ngase nëpër ato zona kalohet përmes disa qafave malore. Mirëpo, pozita gjeografike e favorshme e Shqipërisë bën që vendi të dallohet prej vendeve në rajon, ngase zotëron kryqëzimin e rrugëve më të shkurtra që çojnë nga vendet mesdhetare perëndimore dhe, duke kaluar nëpër vendet ballkanike, drejt Azisë së Vogël - Anadollit, dhe vendi zotëron kontrollin e rrugës kalimtare përmes rrugës detare të kanalit të Otrantos - që gjendet në detin Adriatik. Kanali i Otrantos bën ndarjen e Shqipërisë me Italinë në një distancë ujore deri në 72 km. Gjithashtu pozita e përshtatshme gjeografike e vendit mundëson zhvillimin e kontakteve me vendet e tjera, prandaj Shqipëria është vlerësuar me të drejtë si "Urë lidhëse në Evropën Juglindore" dhe "Portë hyrëse në Ballkan". Fushat, kryesisht shtrihen në pjesën perëndimore të vendit, përfshirë edhe vendet pranë bregdetit Adriatik dhe përgjatë lumenjve, siç janë: Vjosa, Devolli, Shkumbini, Erzeni, Mati dhe Drini, zona që njihen si fusha bujqësore.[3]

Shqipëria ka klimë subtropikale dhe renditet ndër shtetet mesdhetare. Në Shqipëri dimri është relativisht i shkurtër dhe i butë, kurse vera është e nxehtë dhe me thatësi të madhe. Klima e vendit ndryshon shumë



nga rajoni në rajon dhe temperaturat ndonjëherë janë shumë të ndryshme, si dhe reshjet atmosferike, rrezet e diellit, lagështia e ajrit etj.. Pra, përderisa vendi posedon një numër të madh e të ndryshëm zonash klimatike, edhe natyra e klimës nëpër ato zona është e ndryshme, siç është ndryshimi i madh i zonave të ulëta të brendshme të veriut dhe të jugut. Në këto zona temperaturat mesatare gjatë verës janë 24 gradë celsius. Reshjet më të dendura atmosferike janë kryesisht në zonat malore qendrore, kurse nëpër zonat e brendshme reshjet e shiut i sjellin kryesisht erërat.[4]

***Tirana***: Kryeqyteti i Republikës së Shqipërisë, si qyteti më i madh i vendit, ndodhet në pjesën qendrore të tij. Ky qytet është themeluar në vitin 1614, mirëpo si qytet me emrin Tirana u njoh përmes një dokumenti të Venedikut në vitin 1418, atëherë kur edhe u përmend për herë të parë me këtë emër. Ndërkaq, më datën 9 shkurt 1920 dhe me vendimin e Kongresit të Lushnjës, Tirana u shpall kryeqytet i përkohshëm i Shqipërisë, kurse në vitin 1925 dhe me vendim të Asamblesë Kushtetuese të vendit Tirana u shpall përfundimisht kryeqytet i Shqipërisë. Ky qytet, është edhe qendra më e madhe ekonomike, politike, administrative, industriale, mediale, akademike dhe kulturore e vendit. Numri i banorëve të këtij qyteti arrin afërsisht 726.547 banorë (sipas vlerësimeve statistikore të vitit 2011).[5]

### Përhapja islamit në Shqipëri

Sipas vlerësimeve të historianëve konstatohet se Feja Islame në Shqipëri ka arritur para depërtimit të Perandorisë Osmane në Ballkan, në përgjithësi, dhe në trojet shqiptare në veçanti, por kuptohet jo me përmasa të mëdha. Është i vërtetë fakti që theksojnë historianët se osmanlinjve u takon merita më e madhe për përhapjen e Islamit ndër shqiptarët, edhe pse Islami kishte bërë ndonjë depërtim nëpër këto vende para tyre. Disa historianë mendojnë se Islami mund të kishte arritur pjesërisht - drejt trojeve shqiptare nga muslimanët e Andaluzisë - Spanjës - islame apo nga ata të Sicilisë, pra disa shekuj para depërtimit osman në Ballkan. Ky mendim vjen si rezultat i vlerave islame, kur muslimanët ishin çliruar Andaluzinë në vitin 92 h / 711 m dhe Sicilinë në vitin 212 h / 827 m, dhe ata filluan ta përhapnin Islamin aty dhe gjetiu, duke depërtuar nëpër disa vende evropiane, me synim të arritjes së lumturisë së njerëzve nën hijen e Islamit. Në këtë drejtim kanë ndihmuar shumë tregtarët dhe pedagogët muslimanë, të cilët, përmes aktiviteteve të tyre tregtare dhe vizitave nëpër vende të ndryshme, me synimin përhapa e Islamit, do të ishin takuar edhe me tregtarë të tjerë të largët, që mund të kishin pasur kontakte edhe me tregtarë të trojeve shqiptare. Kjo hipotezë mund të jetë e qëndrueshme për faktin se, Feja Islame në masën më të madhe është përhapur nëpër vende të ndryshme të botës përmes tregtarëve dhe pedagogëve muslimanë, ende pa shkelur atje ushtria muslimane. Në lidhje me këtë hipotezë të historianëve, vlen të theksojmë se disa familje shqiptare në Epir dhe në Iliri kishin pranuar Islamin, edhe pse osmanlinjtë ishin larg depërtimit të tyre drejt trojeve shqiptare. I këtillë ishte rasti i familjes së Shpatajve në Jug të Shqipërisë, që kishte pranuar Islamin shumë herët, dhe kjo dëshmon se Islami kishte arritur në vendbanimet shqiptare shumë kohë para ardhjes së osmanlinjve.[6]

Të dhënat historike, në lidhje me gjendjen e Perandorisë Osmane në shekullin XIV, dëshmojnë se në vitin 761 h / 1360 m sundimi i osmanlinjve kaloi tek Sulltan Murati I. Ky sulltan, për zgjerimin e shtetit të tij në drejtim të vendeve ballkanike dhe trojeve shqiptare, kishte hartuar një plan të matur, të cilin mendonte ta zbatonte me përpikëri dhe në mënyrë graduale duke çliruar rajone të Rumelisë dhe duke përhapur Fenë Islame në mesin e banorëve të këtyre rajoneve. Në kuadër të këtyre vendeve ishin edhe trojet shqiptare, pra edhe Shqipëria. Afërsisht nga mesi i viteve '80 të shek. XIV osmanlinjtë kishin nisur ushtritë e tyre drejt trojeve shqiptare. Mandej në vitin 834 h / 1431 m Sulltan Murati II kishte arritur të fuste Shqipërinë nën qeverisjen osmane. Që nga ajo kohë e tutje Feja Islame kishte filluar të përhapej ndër shqiptarët me një intensitet të shtuar, mirëpo përqafimi i Islamit nga ana e shqiptarëve nuk ka qenë i shpejtë, dhe, ndonëse osmanlinjtë kishin qenë tolerantë në pikëpamje fetare, të krishterët shqiptarë përqafuan Fenë Islame vullnetarisht.[7]



**Historia e Shqipërisë**

Duke u mbështetur në të dhënat historike, pohohet se trojet shqiptare në përgjithësi dhe ato të Shqipërisë së sotme në veçanti, kanë qenë të banuara nga paraardhësit e shqiptarëve - pellazgët e më vonë ilirët që nga lashtësia e largët, afërsisht 3-4 mijë vjet para erës sonë. Vendbanimet e fiseve ilire - në histori numërohen deri në 70 sosh -shtriheshin përgjatë brigjeve të detit Adriatik, përkatësisht në pjesën perëndimore të Ballkanit. Në kohët e lashta vendbanimet ilire përfshinin Jugun e Austrisë, një pjesë të Hungarisë, ish-Jugosllavinë - Slloveninë, Kroacinë, Bosnjën, Malin e Zi, Serbinë, Vojvodinën, Kosovën dhe Maqedoninë, Shqipërinë dhe një pjesë në veri të Greqisë. Gjithashtu, historianët, duke u orientuar përmes deteve dhe lumenjve, përcaktojnë edhe kufijtë e trevave të lashta ilire, kur theksojnë se ato treva nga lindja kufizoheshin me lumenjtë Morava dhe Vardari; nga veriu me lumenjtë Sava, Drava dhe Danubi; nga perëndimi me detet Adriatik e Jon dhe nga jugu me Gjirin e Ambrakisë. Romakët pushtimin e trojeve ilire e kishin filluar që në shekullin III para erës sonë dhe në fund të shekullit i para erës sonë kishin pushtuar të gjitha trojet ilire. Më vonë, me ndarjen e Perandorisë Romake në vitin 395 të erës sonë, Iliria - të gjitha trojet shqiptare - mbeti nën sundimin e Perandorisë Romako-Bizantine. Pastaj, në shekullin VII sllavët pushtuan troje të Ilirisë Veriore dhe Lindore. Gjatë shekujve në vijim, trojet shqiptare herë pas here ishin nën pushtimin e popujve të shumtë, siç ishin: gotët e Skandinavisë, ostrogotët nga Baltiku dhe hunët nga vendet aziatike. Në vitin 535 m Perandoria Bizantine rimori sundimin e trojeve shqiptare, mandej edhe avarët nga Azia Verilindore kishin pushtuar trojet shqiptare, e pas tyre do të dyndeshin sllavët masivisht në viset e Ballkanit. Kurse në mes viteve 861-1018 kishin pushtuar trojet shqiptare bullgarët dhe trojet shqiptare hynë përsëri nën sundimin e bizantinëve. Pastaj, gjatë viteve 1081-1185 trojet shqiptare i pushtuan normanët e Francës. Vetëm në mes viteve 1190-1216 shqiptarët arritën të themelonin Principatën e Arbërit si shtet i pavarur, që si dinasti sunduese përfshinte trevat nga Durrësi e Lezha - në perëndim deri në Dibër e Ohër - në lindje. Mandej, përgjatë viteve 1358-1388 shqiptarët arritën të formonin tri principata, që ishin: e Balshajve me kryeqendër Shkodrën, e Topiajve me kryeqendër Durrësin dhe e Shpatajve me kryeqendër Artën. Ndërkaq, qeverisja osmane në trojet e Shqipërisë ka zgjatur nga vitet '80 të shekullit XV e deri në vitin 1912. Më 28 nëntor të vitit 1912 Shqipëria, në kuvendin e mbajtur në qytetin e Vlorës, shpalli Pavarësinë e saj nga Perandoria Osmane. Vetëm një vit më vonë, më 1913 Shqipërisë iu mor padrejtësisht Kosova në favor të Serbisë, njëlloj sikurse iu shkëput edhe Çamëria në favor të Greqisë. Gjatë viteve 1914-1918 vendin e pushtuan shtete të ndryshme evropiane, siç ishin: Greqia, Italia, Serbia, Mali i Zi, Austro-Hungaria dhe Franca. Ndërkaq, më 21 janar të vitit 1925, Asambleja Kushtetuese e vendit e shpalli Shqipërinë Republikë Parlamentare, dhe Ahmet Zogu u zgjodh kryetar i saj. E njëjta Asamble Kushtetuese, më 1 shtator 1928, Shqipërinë e shpalli Mbretëri dhe Ahmet Zogun mbret. Pastaj, më 7 prill 1939 kishte pushtuar vendin Italia fashiste, kurse më 29 nëntor 1944 Shqipëria u çlirua nga okupatorët nazifashistë. Vetëm më 11 janar të vitit 1946 vendi u rishpall Republikë,

por kësaj radhe Republikë Popullore. Sistemi politik i Republikës Popullore Komuniste të Shqipërisë ekzistoi për disa dhjetëra vjet, për të përfunduar më 31 mars të vitit 1991, kur u zhvilluan zgjedhjet shumëpartiake të vendit, dhe kështu ra sistemi komunist i Shqipërisë, që e kishte izoluar vendin përgjatë tërë kohës së sundimit.[8]

### Gjendja ekonomike

Republika e Shqipërisë gëzon një ekonomi të pavarur dhe të lirë. Ekonomia dhe shkalla e zhvillimit të saj në Shqipëri varen nga një sërë veprimtarish, siç janë ato: në bujqësi, në disa industri, në turizëm dhe në disa kultura bujqësore, p.sh: kajsia, pjeshka dhe perimet. Shteti i Shqipërisë posedon fabrika të ndryshme, termocentrale, ferma dhe kontrollimin e prodhimeve. Ish- Qeveria Shqiptare Komuniste ka qenë e fokusuar në zhvillimin e sektorit të industrisë së rëndë, pavarësisht nga fakti se, më shumë se 60% e popullsisë së Shqipërisë, punonin në sektorin e bujqësisë. Megjithatë, pas rënies së komunizmit Qeveria Shqiptare ka bërë përpjekje për të modernizuar bujqësinë dhe për të rritur nivelet e prodhimit dhe prodhimtarinë bujqësore përmes intensifikimit të përdorimit të makinerive bujqësore dhe plehrave kimike. Listën e prodhimtarisë së kulturave në Shqipëri e kryesojnë këto prodhime: rrushi, misri, ullinjtë, patatet, panxharsheqeri dhe gruri. Një numër i konsiderueshëm i fermerëve shqiptarë merren me rritjen e bagëtive dhe shpezëve, siç janë: rritja e deleve, dhive dhe pulave.

Shqipëria është e pasur me burime/resurse minerale, që posedojnë shumëllojshmëri të veçanta, të cilat nxirren nga minierat e bakrit, qymyrit, nikelit dhe të tjera, si gazi dhe nafta. Qeveria Shqiptare synon të ndërtojë rafineri të naftës dhe disa objekte të tjera industriale. Në krye të listës së industrisë shqiptare janë çimentoja, plehrat kimike, prodhimet ushqimore dhe prodhimet e tekstilit.[9]

* Përqindja e përkatësisë islame në Shqipëri ka dallime nga një burim në tjetrin.

1) Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 224, 226. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame, f. 86- 87. Logos-a, 2009, Shkup. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 64. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. sq.wikipedia.org. www.xe.com. www.moqatel.com, www.infoplease.com 2) www.shqiperia.com, www.moqatel.com 3) www.shqiperia.com, gjeografiaerepublikesseshqiperise.blogspot.com 4) www.parajsa.com 5) en.wikipedia.org 6) Ali M. Basha; Nëpër gjurmët e Islamit, f. 72, Tiranë, 2005. dvd4arab.maktoob.com 7) Mr. Samir B. Ahmeti; Roli i osmanlinjve në përhapjen e Fesë Islame në Kosovë 1389 – 1500, f. 111, 112, 127. Ali M. Basha; f. 72. sq.wikipedia.org 8) Vladimir Zoto.Ibid. f. 225, 226. www.albania-hotel.com 9) www.marefa.org.

**Manjolla Xheladini**

# Ezani

*Një erë e ftohtë që fryn në mëngjesin e hershëm, atëherë kur edhe vesa bie mbi sipërfaqen e tokës dhe çdo shtazë e bimë dëgjon, thërret një zë i ëmbël. Zgjon nga gjumi i thellë njerëzit, zemra e të cilëve e njeh atë zë dhe kurrë nuk përton t'i bashkohet vagonit të trenit, i cili udhëton pesë herë në ditë. Të thërret ai zë, që të dëshmosh se ka vetëm një Zot, të thërret në shpëtim. Zgjohu! Shko e dëgjoje atë ëmbëlsi që të jep ai! Përsërite, vetëm ashtu ndien qetësinë, për të cilën ke nevojë gjithmonë!*

*Zgjohu nga ëndrra e së keqes! Eja në realitet, të dëgjosh Fjalët e Atij Që të krijoi! Pa dyshim që namazi është më i mirë se gjumi. Mos më pyetni se cila është jehona e kësaj bote, sepse vetëm ata që nuk duan ta dëgjojnë, nuk e dinë! Ata mund t'i quajmë të fshehur pas perdes së zezë, ata as nuk e shohin dhe as e dëgjojnë të mirën.*

*Eja dhe dëgjo fjalët më të ëmbla që ka dëgjuar ndonjëherë veshi yt! Eja në botën e paqes! Aty jeton lumturia! Edhe tik-taket e zemrës mësuan fjalët e Ezanit. Në brendi të shpirtit tënd vjen fuqishëm zëri që largon njollat e zeza nga shpirti yt i bardhë Mos jeto i shurdhër në botën me plot zë! Gjeje fuqinë e gjithë botës e bashkohu për t'i larguar dhimbjet e gjithë trupit me fjalët që këndohen nga shtëpia e Zotit tënd!*

*Eja tek zëri i së vërtetës, sepse vetëm ajo shuan zhurmën e gënjeshtrës! Mos u huto pas këngës në letrën e bardhë, po eja tek fjalët që zbritën nga qielli e mbesin gjithmonë të gjalla! Mos këndo këngë që nuk kanë mbarim, po eja dhe dëgjo tingullin që pas vdekjes nuk ka kthim! Ezani nuk është zhurmë që të shqetëson, po është qetësi që çdo shpirt meriton...*



Mr. Sadat Rrustemi



# Preventivat e fesë Islame për të parandaluar konfliktin bashkëshortor (2)

Janë të shumta këshillat profetike që ndalojnë rreptësisht rrahjen brutale të gruas apo lëndimin e saj, prandaj dhe jurisprudenca islame ka parashikuar masa ndëshkuese për atë që i shkakton lëndime gruas së tij

Tre: Rrahje e lehtë pa e lënduar, me synim qortimi dhe edukimi duke iu referuar citatit kuranor: "(e më në fund) rrihni ato (lehtë, nëse nuk ndikojnë këshillat as largimi). Rekomandimi kuranor si dhe porosi të shumta profetike për rrahje të lehtë, pa lëndime, duke mos lënë gjurmë, nuk është urdhër po preferencë, kjo pasi të jenë shteruar të gjitha mjetet e tjera, sepse heqja dorë nga rrahja, pas shfrytëzimit të dy mekanizmave paraprakë, është më e pëlqyer[1]. Sidoqoftë, kjo metodë është më shumë edhe një mundësi shtesë që i jepet gruas për t'u përmirësuar e për të ruajtur jetën bashkëshortore dhe fëmijët, sesa ka për qëllim lëndimin e saj, ngase tefsirologët, hadithologët, dijetarët eminentë dhe pedagogët muslimanë, që të gjithë bëjnë me dije se këtu synohet një rrahje e lehtë me misfak, pra më shumë si qortim e njoftim i gruas për ta afruar në stacionin e fundit të jetës bashkëshortore, sesa si dënim për të. Këtu parashtrohet pyetja: Për kë aplikohet kjo masë ndëshkuese? Gjithsesi jo për atë grup grash, që Allahu i klasifikoi si: "gratë e mira janë respektuese, janë besnike ndaj së fshehtës", e shumica absolute prej grave të muslimanëve duhet t'i takojnë këtij grupi. Prandaj mbetet vetëm një grup i vogël prej tyre, që meritojnë ndoshta ndëshkimin, e ato janë cilësuar me karakter të ulët, janë gjuhëgjata, kundërshtare të hapura të burrit dhe shpërfillëse të urdhrave të tij etj.. [2]

Prandaj kjo çështje nuk duhet personalizuar nga askush, por të merret si rekomandim nga Ligjvënësi për përmirësimin e gjendjes së bashkëshortëve. Në të kundërtën, janë të shumta këshillat profetike që ndalojnë rreptësisht rrahjen brutale të gruas apo lëndimin e saj, prandaj dhe jurisprudenca islame ka parashikuar masa ndëshkuese për atë që i shkakton lëndime gruas së tij.[3] Në mesin e thënieve profetike që ndalojnë rrahjen e gruas, janë edhe këto: "Si ka mundësi që burri të rrahë gruan e vet, duke e trajtuar si skllave, dhe në fund të ditës të shkojë me të në shtrat?! (Buhariu/6042); "Më të mirët prej jush nuk kanë për t'i rrahur kurrë gratë". (Ebu Davudi/2146). Nga këto dy thënie konkludojmë që është jo e logjikshme që ndonjëri të rrahë gruan e tij e më pastaj të ketë kontakte intime me të, si dhe ata që i rrahin gratë e tyre, nuk janë më të mirë se ata që nuk i rrahin ato, prandaj heqja dorë nga rrahja është më e mirë.[4] Po ashtu, nëse dy alternativat e para nuk kanë dhënë rezultat, heqja dorë nga rrahja është më e preferuar dhe më afër pasimit të rrugës së Pejgamberit a.s., kur dihet se ai nuk ka rrahur askënd me dorën e tij, as grua, as skllav përpos që ka luftuar. (Muslimi/2328). Njëherësh, mënjanimi i rrahjes mund të prodhojë përmirësimin e marrëdhënieve, kthimin e dashurisë në mes bashkëshortëve, e në të kundërtën prishen edhe më shumë raportet në mes tyre dhe përkeqësohet gjendja dhe mund të sjellë në ndarje.

### Dhuna ndaj bashkëshortes, shqetësim edhe në ditët e sotme

Shikuar nga ana e jashtme e haditheve, sikur ato duken kontraverse me porosinë kuranore, mirëpo përafrimi i tyre arrihet duke i shfrytëzuar thëniet profetike si kritikë ndaj atyre që i rrahin gratë e tyre pa të drejtë, kurse rekomandimi kuranor mbetet vetëm si alternativë për ata që duan ta përdorin edhe këtë mundësi të vetme e të fundit, për të mos ndodhur divorci.

Në fakt, gruaja duhet të mundohet të gjejë mekanizma përmirësimi apo gjuhë të përbashkët për të kaluar mosmarrëveshjet, në të kundërtën nuk i lejohet burrit kurrsesi ta rrahë gruan e tij duke e dëmtuar, edhe nëse mendon se kjo masë do ta përmirësonte gruan, ngase kjo sjellje brutale e tij i hap gruas derën e kërkimit të divorcit, si dhe do të merren masa ndëshkuese ndaj burrit. Sikundërqë nuk lejohet për burrin që të marrë hapin e të rrahë gruan, që në rastin e parë të mosbindjes




ndaj ndonjë urdhri a kërkese nga ana e saj, sipas mendimit të shumicës së juristëve islamë.

Edhe përmbyllja e citati kuranor përcjell mesazhin se rrahja e gruas nuk është zgjidhja përfundimtare, edhe nëse burri ka një përparësi ndaj saj, nuk bën të ngrejë dorë mbi gruan e tij,[5] ngase: "Allahu është më i Larti, më i Madhi".

Disa nga juristët islamë rrahjen e bashkëshortes (vetëm me misfak) e konsiderojnë të lejueshme vetëm kur ajo bën ndonjë mëkat apo veprim të shëmtuar, sepse përndryshe, sipas shumicës absolute të juristëve islamë (të katër shkollave juridike), nuk futet në terminologjinë kuranore ''en-Nushuz-mosbindje dhe sjellje e keqe'' të gruas që nuk i kryen shërbimet e shtëpisë, sepse ato bëhen në mënyrë vullnetare dhe jo si detyrime, prandaj nuk lejohet rrahja e gruas për to.[6] Mirëpo kjo nuk i jep luksin gruas të mos i shërbejë burrit, njësoj sikur i preferon burrit të mos e ngarkojë gruan shumë me kërkesa.[7]

### Drejtësi ndaj femrës

Nuk duhet harruar që dhuna ndaj bashkëshortes ka qenë dhe mbetet evidente dhe një shqetësim edhe në ditët e sotme në shumë vende të botës, siç u theksua edhe në seminarin e mbajtur në Prishtinë gjatë muajit shkurt të këtij viti. Nuk duhet të çuditemi që, sikur u theksua në atë seminar, rrahja e gruas është një dukuri në vende të shumta evropiane e gjetiu në botë, sikurse pohon mjeku dhe historiani francez Gustave Le Bon në veprën e tij të njohur "La Civilisation des Arabes- Civilizimi arab".[8] Ndërsa filozofi gjerman Friedrich Nietzsche (Niçe) thoshte: "Mos iu afro gruas nëse nuk ke shkop në dorën tënde".[9] Kjo problematikë është evidente në shumë shtete të zhvilluara evropiane e botërore, që nga e kaluara e hershme e deri në dëtët e sotme, siç bëjnë të ditur statistikat botërore të verifikuara. Në seminarin e mbajtur në Amsterdam të Holandës, ku mernin pjesë dyqind anëtarë të mbi njëmbëdhjetë shteteve të borës, temë kryesore diskutimi ishte dhuna, rrahja e shkaktuar ndaj gruas, dhe aty u diskutua se kjo dukuri është përhapur në të gjitha vendet, edhe tek gratë e mjekëve, të gjykatësve, profesorëve etj.. Në një statistikë të vitit 1987 në ShBA, thuhet se 79% të burrave i rrahin gratë e tyre, dhe se 17% të femrave që kërkojnë ndihmë mjekësore në spital, janë nga pasoja të rrahjeve nga burrat e tyre. Në Gjermani rreth njëqind mijë gra kërkojnë çdo vit trajtim mjekësor nga rrahjet brutale të burrave të tyre, kurse në Francë rreth një milion gra i eksponohen rrahjes nga burrat. Në vitin 1980 në Danimarkë një statistikë e njërit nga spitalet qendrore njoftonte se brenda gjashtëmujorit të parë kishin kërkuar ndihmë mjekësore mbi 270 gra për shkak të rrahjeve brutale nga burrat e tyre. E përditshmja palestineze "El-Kuds" bën të ditur që, sipas një studimi në terren, nxjerrë nga Qendra Kombëtare për Kërkim Penal dhe Social në Egjipt, rreth 30% e grave egjiptiane i rrahin burrat e tyre dhe i trajtojnë dhunshëm.[10] Në Britani 10% e grave gjithashtu i rrahin burrat e tyre, kurse 70% prej tyre kalojnë jetë bashkëshortore denigruese. Për Allahun, a është kjo drejtësi, barazi, pengim i dhunës bashkëshortor? Ende nuk kam hasur në ndonjë studim ku të jetë ngritur si shqetësim kjo çështje nëpër seminare a sesione shkencore për barazi gjinore. Të tilla, pra, janë ligjet njerëzore, kurse ligjet hyjnore që i ka sjellë Islami, janë vërtet të përkryera, ngase çifteve bashkëshortore u japin vendin e merituar, me theks të veçantë me drejtësi absolute ndaj femrës, duke e nxjerrë atë nga kolapsi i dhunës shekullore, por ja që historia po përsëritet e po kthehet realiteti që ishte para ardhjes së Islamit!!.

### Rrahja e gruas është një dukuri shumë e shpeshtë në Evropë

Shifrat që paraqitëm më sipër, janë vetëm disa raste nga realiteti që mbretëron në shtete të zhvilluara jomuslimane, kurse alternativa e rrahjes a qortimit që ka paraparë Islami, shërben vetëm si preventivë për të mos ndodhur divorci. Shumë studiues të vendeve të huaja, po ashtu edhe nga vendi ynë, një veprim të tillë e konsiderojnë diskriminim ndaj gruas, dhunë, një mjet të shkretëtirës arabe, që nuk përputhet me kërkesat e këtij, shekulli etj.. Të tillëve u duhet kujtuar këto rekomandime:

1. Islami nuk ka ardhur për një vend, shoqëri a kohë të kufizuar, po është mesazh hyjnor global, mësimet e të cilit janë të nevojshme për çdo kohë e vend, në veçanti në kohën tonë, kur vërtet gruaja është e denigruar

2. Duhet ritheksuar se Islami rrahjen e gruas nuk e ka bërë as të parin e as të vetmin mekanizëm nga metodat e edukimit për përmirësimin e gruas (edhe pse ne më parë përfunduam se heqja dorë nga rrahja e gruas është më e preferuar), mirëpo ky mekanizëm përdoret realisht për disa raste selektive, kur nuk njihet gjuhë tjetër mirëkuptimi.

3. Ka nga gratë, por edhe nga burrat, përveç gjuhës së ndëshkimit nuk njohin gjuhë tjetër dhe për shkak të këtij realiteti janë vënë sanksionet, mjete ndëshkuese, janë përpiluar ligje e kode juridike të shumta, sikurse janë ngritur dhe burgje e shtëpi të edukimit. Do të shtrohej pyetja: Pse këto nuk vihen kurrë në dyshim dhe as diskutim? Mendimi pozitiv dhe logjika e shëndoshë nuk i kontestojnë ligjet dhe objekte të tilla, sepse janë të nevojshme, si për gra ashtu dhe për burra, prandaj pse të kontestohen ligjet dhe vendimet hyjnore!!.

4. Nëse duam të vëmë peshore të drejtësisë, duhen shikuar rezultatet, sa kanë treguar progres rekomandimet islame dhe sa është bërë zgjidhja sipas vendimeve evropiane e gjetiu lidhur me parandalimin e dhunës ndaj gruas, ose me edukimin e saj për ta parandaluar divorcin, i cili pothuaj ka vërshuar shtetet evropiane e më gjerë!

5. Rrahja e gruas është një dukuri shumë e shpeshtë në Evropë-siç theksuam me disa pak shifra më sipër, prandaj përse kundërshtarët e rekomandimeve islame të ekzagjerojnë çështjen e rrahjes së gruas nashize- grave, mosbindjes dhe sjelljes së keqe të të cilave u druheni-, kurse askush prej tyre nuk e ngre zërin kundër gruas kur ajo ushtron dhunë mbi burrin?.

6. Duhet ditur që kontestimi i këtij mekanizmi përmirësues, të cilin e ka vendosur Ligjvënësi, konsiderohet fyerje dhe ofendim ndaj Tij xh. sh., gjoja se paska mangësi në këto ligje. I patëmetë është Allahu xh. Sh., i Cili nuk legjitimon përveçse atë që është e plotë, e përkryer dhe e dobishme për njerëzit në të gjitha kohët dhe vendet.

7. Nuk ka të krahasuar në mes asaj që ka bërë legjitime Islami lidhur me rrahjen e gruas të pabindur e me sjellje të keqe, nëse e kërkon nevoja, dhe praktikës që hasim në shtetet evropiane e gjetiu. Kjo, sepse jurisprudenca islame ka vënë masa të rrepta nëse aplikohet rrahja; ndalohet rrahja në fytyrë, rrahja e rëndë, dëmtimi i gjymtyrëve të trupit, dhe nuk lejohet as të goditet me dorë pos me misvak-një bimë për pastrim dhëmbësh, e tërë kjo tregon për një formalitet. Ndërkaq, në vende evropiane e në rajon ka shumë nga gratë që kërkojnë ndihmë mjekësore ose përfundojnë me fatalitet, për shkak të rrahjes nga burrat.

Tetë: Ka disa që janë të cekët në njohuri fetare-islame, të cilët çështjen e rrahjes e trajtojnë si alegori kuranore, që ka për qëllim divorcin e jo rrahjen si realitet, duke komentuar se nocioni "ed-darb" në Kur'an vjen me disa sinonime, si: ecje në tokë -Nisa'ë/101; gjallërim në tokë – El Bekare/273; sjellje e shembujve - Ibrahim/4; ndalesë-Nur/31; rrahje-Safat/93, Sad/44, Muhamed/27, divorc etj.. Kundërpërgjigja ndaj tyre është se citati i temës që shkoqit metodat e edukimit të gruas, ka për synim rrahjen e lehtë dhe jo divorcin, sikurse është komentuar fillimisht pikërisht kështu nga të gjithë kolosët e tefsirit nga ehli/Syneti. Pastaj ka shumë hadithe të sakta të Muhamedit a. s. që e kanë komentuar citatin me termin rrahje, dhe askund nuk është theksuar divorci. Sikur të synohej divorci, nuk do të ishte e nevojshme të merreshin hapa shtesë për përmirësimin e marrëdhënieve të çifteve, siç janë dërgimi i palëve ndërmjetësuese nga ana e burrit dhe nga ana e gruas, sepse ne po negociojmë për përmirësim të gjendjes, kurse divorci është përfundim dhe jo alternativë përmirësimi.[11]



Konsiderojmë se këto procedura përmirësuese luajnë rolin e antibiotikut, i cili mbron njeriun nga sëmundjet, po që përdoret vetëm në rast nevoje, me masë të kufizuar dhe nuk teprohet fare përdorimi, që do të dëmtonte pacientin, po as nuk kufizohet/ndërpritet përdorimi i tij që të e shtojë sëmundjen...[12] Këtë iniciativë Feja Islame e mbështet me synimin për të parandaluar divorcin, që sjell hidhërim, dhe lë shumë pasoja për familjen Në bazë të kësaj që u tha më sipër, mund të përfundojmë se, në citatin kuranor, i cili zbërthen format e preventivave për të zgjidhur konfliktin ndërbashkëshortor, ka fenomene, mësime e urtësi të shumta. Sikur citati në fjalë të fillonte nga metoda e fundit për rregullimin e raporteve bashkëshortore, pa dyshim që pasojat për gruan do të ishin të mëdha, dhe kjo çështje do të hapte debat tek të tjerët lidhur me këtë preventivë, mirëpo i patëmetë është Allahu, i Cili për krijesat e Tij ka zgjedhur atë që është më e mira, po megjithëkëtë, ka të tillë që i vënë në dyshim vendimet e Allahut xh. sh. , mirëpo gabimi u kthehet atyre për mosbindje të drejtë dhe mosmeditim të mirëfilltë për ligjet e Islamit.

Konsideroj se, pas këtyre sqarimeve që u dhanë këtu,

mënjanohen dyshimet e shumta të studiuesve sipërfaqësorë të Islamit, por dhe të atyre që janë dashakeqës të kësaj feje, të cilët bëjnë pandërprerë kritika ndaj Islamit, apo ndaj predikuesit fetar-islam, me pretekstin se Islami urdhëron rrahjen e gruas, ndonëse, sikur u theksua këtu, kjo nuk qëndron.

### 1. Trajtimi i sjelljes jo të mirë të burrit ndaj gruas

Feja Islame që nga koha e shpalljes së fundit ka proklamuar drejtësi për të gjithë, pa dallim religjioni, nacionaliteti a gjinie. Në momentin që njëri nga bashkëshortët meriton dënimin, Islami vihet në mbrojtje të të drejtave të viktimës. Preventiva e fundit e theksuar në citat - për ta përmirësuar gruan-rrahja e lehtë me misfak nëse tejkalohet nga ana e burrit, dhe dëmtohet gruaja, me automatizëm i jep të drejtë gruas të kërkojë divorcin, si dhe të merren masa ndëshkuese ndaj burrit. Njëherësh Kurani këtë procedurë e ka trajtuar si "Nushuz-frikë nga sjellja e keqe e burrit ndaj gruas'' dhe në mënyrë të barabartë, ashtu siç e ka trajtuar edhe rastin e gruas, sikur pohon Allahu në Kuran- (Shih: En-Nisa'ë, 128).

Edhe pse citati në fjalë ka zbritur me motiv të caktuar, qartëson gjendjen e njërës nga bashkëshortet e Pejgamberit a.s., që quhej Sevdete b Zum'ah r.a., pasi ishte në moshë shtyrë dhe frikësohej se do ta divorconte Muhamedi a.s., i tha: "O i dërguari i Allahut, mos më divorco, kurse radhën time (të fjetjes me ty) po ia kaloj Ajshes r.a.", këtë e bëri (Muhamedi a.s.) dhe, si rezultat zbriti citati në fjalë. (Tajalisiu/2683). Mirëpo rregulli thotë: "I jepet prioritet kuptimit të përgjithshëm ndaj shkakut të veçantë të zbritjes", prandaj nëse burrit iu dha e drejta e përparësisë ndaj gruas, kjo nuk i jep luksin atij që të sillet si xhelat ndaj gruas.

Mirëpo, për çfarë edukimi të burrit në fakt bëhet fjalë? Citati kuranor në fjalë sinjalizon, nëse gruaja plaket dhe ka frikë që burri mund ta divorcojë e të martohet me një tjetër, lejohet që ajo të heqë dorë nga e drejta e saj për shtratin dhe pasurinë, për ta mbajtur atë nën kurorë dhe pranë fëmijëve të saj. Prandaj pajtimi në këtë rast në mes tyre (që gruaja të heqë dorë nga e drejta e saj) është më i mirë se divorci.[13]

Nga gruaja kërkohet të jetë e vëmendshme pranë burrit të saj, nëse vëren se burri ka filluar t'i zbehë raportet me të, shpreh koprraci për pasurinë dhe të ndjenjave ndaj saj, fillon ta shpërfillë, ta maltretojë, ta privojë nga dashuria dhe përkujdesja, të mungojë orë të tëra, të heshtë ndaj së mirës e së keqes etj., - duhet të nxitojë të marrë masa për të përmirësuar raportet me burrin e saj, me qëllim që të mos heqë dorë burri prej saj, (ashtu siç kishte vepruar nëna e besimtarëve Sevdete r.a., e cila nuk kishte pranuar të ndahej nga i Dërguari i Allahut a.s., por ditët e radhës së saj ja dhuroi Ajshes r. a..

### 2. Zgjidhje nga jashtë me ndihmën e palëve ndërmjetësuese

Nëse sjellja dhe trajtimi jo i mirë bëhet nga të dy bashkëshortët, që lidhjen e drejtojnë kah fundosja, kërkohet të ndërhyjnë kujdestarët e bashkëshortëve ose familjarët e tyre për të përmirësuar gjendjen e acaruar të çiftit. Nëse familjarët nuk e arrijnë këtë, atëherë duhet të angazhohet një person – gjykatësi, për të vëzhguar gjendjen e çiftit. Nëse as ai nuk arrin pajtimin e kërkuar në mes tyre, atëherë gjykatësi angazhon ndërmjetësues - një nga ana e burrit dhe një nga ana e gruas, të cilët fillimisht bëjnë verifikimin e gjendjes së të dyve, duke u munduar t'i pajtojnë, në të kundërtën, nëse ndërmjetësuesit kanë humbur shpresat se çifti mund të vazhdojë jetën e përbashkët, atëherë nisin procesin-rrugën e ndarjes së tyre-divorcin, duke iu referuar kështu citatit kuranor: (Shih: En-Nisa'ë, 35). Kjo njëherësh ishte edhe një nga propozimet e Aliut r.a., që i drejtoi një çifti që kishte shkuar tek ai me një grup të njerëzve, e Aliu r.a. u tha atyre: Dërgoni tek unë nga një ndërmjetësues prej secilës palë, e më pastaj iu drejtua: A i njihni obligimet tuaja? Detyrë juaja është që, nëse e shihni të rrugës bashkimin e tyre-të çiftit, bashkoni, e nëse jo, ndajini ata. Gruaja tha; Jam e kënaqur me gjykimin e Kuranit për dhe ndaj meje. E burri tha: Ndarjen nuk e pranoj. Aliu i tha: Nuk e thua të vërtetën, derisa të dëshirosh atë që dëshiroi ajo me të. (Bejhakiu/7-305).

Përfundimisht, sipas mësimeve islame, nuk pëlqehet juridikisht që të vazhdohet jeta e çiftit nën presionin e nushuzit-sjelljes jo të mirë për një kohë të gjatë, pavarësisht nga cila palë rrjedh, ngase një veprim i tillë bie në kundërshtim me objektivat e jetës martesore, ose bie ndesh[14], parimisht, me atë që parasheh Allahu xh.sh. në këtë rast, siç thotë Allahu:(Shih:El Bekare, 229)

1) Muhamed bin Abdullah-Ibën elArabi, Ahkam elkur'an, v. 1, f, 421, 441, dar el fikr, Bejrut. Dr. Abdul Kerim Zejdan, Elmufasal fi ahkam elmer'ti ve elbjet elmuslim fi esh-sheriati elislamijeti, v. 7, f. 316. Muesseset err-rrisale, bot 1, 1993, 2) Dr, Muhamed Beltaxhi, Mekanet elmer'ti fi elkur'an elkerim ve es-suneti es-sahihati, f. 109, bot, 2000-Darës-selam. 3) Ibën en-Nuxhejm-Zejnid-din Ibrahim bin Muhamed el misri el Hanefi, Elbahr err-Rraik, v. 5, f. 81, dar elkutub elilmije 1997-1418, Liban. Ebi Zekerija Jahja bin Sheref en_Nevevi, et-talibejn, bot i veçantë 2003-1423, dar alem elkutub, v 7, f. 385. 4) Dr. Fethullah Ekthem, hukm te'dib ez-zevxhe bid-darb fi el fikh el islami elmukaren, Mexhelet xhamiat melik Seud 1, 2003, f. 61. 5) Hukuk elmer"ti fi dev'ë es-suneti en-nebevijeti, f. 936. 6) Muhamed bin Alij bin Muhamed esh-Shevkani, nejlul evtar, 6/362, bot i fundit, Mektebet Mustafa el Babi. El-Mer'tu bejne elislami ve elkavanin elalemije, f. 208. 7) Dr. Abdulkerim Zidan, elmufesal, v. 7, f. 307 8) Gustav Le Bon, La Civilisation des Arabes, f. 474, viti 1884. 9) El-Musteshar Salim el-Behensavi, el mer'etu fu el islami ve elkavaninn elalemije, f. 206, bot 1, 2003/1424, Darul vefa, Egjipt. Ahkam nushuzezevxhe fi esh-sheria el islamije, f. 193. 10)



Sedat Islami

# Shembulli i besimtarit

## II. Besimtari sikur njeriu i gjallë

Buhariu në Sahihun e tij transmeton nga sahabiu i nderuar Ebu Musa r. a. se Pejgamberi a. s. ka thënë: "Shembulli i atij (besimtarit) që përmend Zotin e tij, dhe i atij që nuk e përmend fare, është sikur shembulli i të gjallit dhe të vdekurit".

Është ky hadithi i dytë që sjell para nesh portretin e besimtarit në adhurim. Edhe ky hadith, sikur ai i mëparshmi, bën fjalë për një adhurim të caktuar, megjithëse, për dallim nga i kaluari, tenton që njësinë (dhikrin si adhurim i veçantë në këtë rast) ta sjellë në vend të tërësisë (adhurimit në përgjithësi).

Pse Pejgamberi a. s. e solli me shembullin e të gjallit? Ekzistojnë urtësi të shumta që mund të përfitohen nga ky krahasim që i bën besimtarit me të gjallin Pejgamberi [alejhis salatu ves selam].

Për të përshkruar rolin dhe rëndësinë e besimit për zemrën. Besimi për zemrën është -siç do të shprehej Ibni Tejmije- uji për peshkun.

### Për të portretizuar besimtarin e vërtetë:

-Ai ka zemër të pastër (është i gjallë, ka jetë), po dhe vepra e sjellje të mira, ngase E kujton Allahun e Madhëruar, i përmbahet udhëzimit fetar etj.. Ja si e krahason Allahu i Madhëruar besimtarin e udhëzuar: "Vallë, a është ai që qe i vdekur kurse Ne e ngjallëm dhe i dhamë dritë, me të cilën ecën mes njerëzve, si ai që ka mbetur në errësirë (i humbur) dhe nuk mund të shpëtojë nga ajo? Ja, kështu (si këtij në errësirë) u duket mirë mohuesve ajo që veprojnë". (El En'am, 122)

-Besimtari është i vëmendshëm. Zemra e tij nuk është shpërfillëse. Allahu e ka bërë dhikrin një lloj mjeti, i cili këndell zemrën nga dehja e shkujdesjes dhe mëkateve. Ka thënë Allahu i Madhëruar: "Ti përmende Zotin tënd në vete (heshtas), me respekt e me drojë, jo me shprehje të larta, (përmende) në mëngjes e në mbrëmje dhe mos u bëj prej atyre që nuk kanë kujdes". (El A'raf, 205)

-Besimtari është i dobishëm. Kjo për shkak se i gjalli është ai prej të cilit mund të shpresohet ndonjë e mirë, përderisa i vdekuri nuk mund të të bëjë mirë asgjë.

-Besimtari është i shoqërueshëm. Natyra e të gjallit është tërheqëse. Njerëzit e gjallë bashkëpunojnë dhe shkëmbejnë raporte të ndërsjella. Ata ndihen mirë pranë njëri-tjetrit. Ndërkaq, i vdekuri, megjithëse mund ta kesh të dashur, të afërt, shok, mik, po njerëzit kanë frikë nga kufomat. Njerëzit nuk shoqërohen me të vdekurit. Nuk jetojnë me varrezat. Kështu është shembulli i atij që harron Zotin e vet. Ai jeton i trishtuar.

-Për të përshkruar rolin dhe rëndësinë e besimit në arritjen e lumturisë shpirtërore. Nëse zemra nuk motivohet nga përmendja e Allahut të Madhëruar, atëherë lumturia e saj është dehje, shthurje, degjenerim, po lumturi e vërtetë jo. Ka thënë Muhamedi a.s.: "Nëse kaloni pranë kopshteve të Xhennetit, ndaluni dhe hani e pini (përjetoni kënaqësinë dhe lumturinë). E cilat janë kopshtet e Xhenetit?- e pyetën. Tha: Tubimet e dhikrit - përmendjes së Allahut". [1]

### Dhikri, një vështrim i përgjithësuar fetar

### Çfarë kuptojmë me dhikrin?

Dhikri, rëndom, kuptohet si një mori lutjesh të caktuara, që thuhen, qoftë si pjesë e ndonjë rituali, qoftë edhe si forma të lira të adhurimit. Mirëpo, fetarisht, jo domosdo kufizohet vetëm kaq. Ai është njësi që mund të vihet në vend të tërësisë. Ai përfshin edhe leximin e Kuranit, faljen e namazeve fakultative, leximin dhe mësimin e dijeve të dobishme, angazhimin në punë të mira, etj..

### Ndikimi i dhikrit në personalitetin e besimtarit

- Në formimin e tij. Njeriu që nuk ka bazë personaliteti fenë, ka defekte të pariparueshme. Atyre u mungon elementi që vë në jetë shpirtin e tyre. Të tillët janë hipokritë. "Munafikët përpiqen të mashtrojnë Allahun (duke u paraqitur rrejshëm si besimtarë), por All-llahu mbizotëron dinakëritë e tyre. Ata, edhe kur falen, falen me përtaci dhe vetëm sa për t›u dukur te njerëzit dhe fare pak E përmendin Allahun". (En-Nisaë, 142)

- Dhikri dhe qetësia shpirtërore. Dhikri është ushqim i shpirtit, është gjëja me të cilën zemra arrin prehjen dhe lumturinë. Allahu i Madhëruar ka thënë: "Ata që besuan dhe me të përmendur All-llahun zemrat e tyre qetësohen; pra ta dini se me të përmendur Allahun, zemrat stabilizohen". (Err-Rra'du, 28)



- Dhikri dhe çlirimi nga ngushtësia shpirtërore. Mungesa e furnizimit të zemrës me këtë element shkakton probleme të shumta. Allahu i Madhëruar përmend në Kur'an se largimi nga dhikri njeriun e hedh në humnerë shpirtërore. "E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në ditën e kiametit do ta ringjall të verbër". (Taha, 124); "Atij që All-llahu ia ka zgjeruar kraharorin për besimin islam, ai është në një dritë të sigurt prej Zotit të vet. Të mjerë janë ata që nga zemërfortësia e tyre nuk përmendin Allahun, të tillët janë në humbje të qartë". (Ez-Zumer, 22)

- Dhikri dhe harmonia familjare. Në një nga versionet e hadithit tonë bazë ka ardhur: "Shembulli i shtëpisë, në të cilën kujtohet Allahu, dhe shembulli i shtëpisë në të cilën nuk kujtohet Allahu, është sikur shembulli i të gjallit dhe të vdekurit".[2]

- Dhikri dhe kultivimi i tipareve të mira. Kujtimi i Allahut të Madhëruar bën që njeriu, për aq kohë sa është i lidhur me Të, të kultivojë tipare nga më të mirat. Është mirënjohës për dhuntitë, begatitë, mirësitë e dhuruara. Do të doja t'ju përmend një rrëfim interesant që dijetarët e kanë përmendur në librat e historisë. Njëri nga asketët, duke shkuar rrugës, kishte parë një tendë. Ishte afruar dhe kishte dëgjuar një zë që madhëronte Allahun e Madhëruar. Kërkoi leje për të hyrë. Pa se në tendë ishte një njeri i verbër dhe i palëvizshëm. U çudit. Si ka mundësi të jetë kaq adhurues, çfarë e ka motivuar? - e pyeti. Njeriu filloi t'ia shpjegonte arsyen pse E adhuronte Allahun. Unë kam parë se si Allahu u ka dhënë shumë njerëzve shëndet të plotë, po u ka marrë arsyen. Kam parë se shumë njerëzve u ka dhënë shëndetin, mendjen, pasurinë, po nuk u ka dhënë besimin. Kur kam parasysh këto se unë, për dallim nga të parët, kam mendjen dhe, nga të dytët - kam besimin, ndiej madje shumë obligim që ta adhuroj Allahun- kishte thënë i verbri.

**Dobitë e dhikrit**

- Dhikri si mundësi kompensimi dhe alternative. Dhikri kompenson veprat fakultative. Muslimi transmeton se disa ashabë i qenë ankuar Pejgamberit a. s.: "Na e kaluan pasanikët në shpërblime, falen siç falemi ne e agjërojnë siç agjërojmë ne dhe japin sadaka nga pasuria e tepërt e tyre". Pejgamberi a. s. tha: «A nuk ju ka dhënë Allahu me çfarë të jepni sadaka! Çdo tesbih është sadaka, çdo tekbir është sadaka, çdo tahmid është sadaka, dhe çdo tehlil është sadaka, edhe urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja - është sadaka, edhe marrëdhënia juaj me gratë tuaja është sadaka". Thanë: "O i Dërguari i Allahut, edhe në kryerjen e epsheve me bashkëshorten ka shpërblim?" Tha: "Po sikur t›i kryente këto marrëdhënie haram, a do të ndëshkohej?! Po kështu, nëse e kryen hallall, do ketë shpërblim".

- Dhikri është dhe si alternativë. Tirmidhiu transmeton nga Abdullah ibn Busri: Një njeri kishte ardhur tek i Dërguari i Allahut dhe kishte thënë: Vërtet, adhurimet fetare (fakultative) më janë bërë shumë, më trego diçka që të përmbaj veten prej saj! Pejgamberi a. s. i tha: "Le të jetë gjuha jote përherë e lagur nga kujtimi i Allahut"!

- Dhikri dhe ruajtja nga djalli. Allahu i Madhëruar ka thënë: "Kush mbyll sytë para këshillave të Zotit, atij ia shoqërojmë një djall që nuk i ndahet kurrë". (Ez-Zuhruf, 36)

- Dhikri dhe tërheqja e mëshirës së Allahut të Madhëruar. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ka asnjë grup njerëzish të cilët tubohen në ndonjë shtëpi nga shtëpitë e Allahut, e lexojnë Kuranin dhe e mësojnë/studiojnë atë midis tyre, e të mos u zbresë atyre qetësia, t›i mbulojë mëshira, t›i rrethojnë/mbulojnë melekët dhe t›i përmendë Allahu tek ata që janë tek Ai".[3]

1)Transmeton Tirmidhiu, ndërsa Albani thotë se është hasen. 2)Transmeton Muslimi. 3)Transmeton Muslimi.



Mr. Qemajl Morina

# Kush do të jetë president i ardhshëm i Egjiptit

Në Kajro është ngritur temperatura e zgjedhjeve presidenciale të ardhshme ende pa shpallur zyrtarisht afatin e zgjedhjeve Komisioni i Lartë i Zgjedhjeve. Kështu, i pari që e bëri këtë, është Hamdin Sabahu, themeluesi i Lëvizjes Popullore, i cili e shpalli vendimin e tij se do të marrë pjesë në zgjedhjet presidenciale, të cilat, sipas një termini të mëhershëm, do të duhej të mbaheshin në muajin mars.



Hamdin Sabahu, kishte marrë pjesë në zgjedhjet presidenciale të vitit 2012, në të cilat kishte fituar ish-presidenti i Egjiptit, Muhamed Mursi, sot i arrestuar dhe që pritet të dalë para gjyqit. Vlen të theksohet se Mursi kishte pasur më pak se 1% të votave më shumë se Sabahu.

Ndërkohë që kandidati tjetër potencial, i cili vjen nga islamikët, Abdul Munim Ebul Futuh, kryetar i partisë "Egjipti i fortë", deklaroi se në këto rrethana nuk do të kandidojë për president të Egjiptit.

Pas një takimi që Kryesia e Partisë kishte mbajtur në Kajro, kishte dalë me një deklaratë, ku thuhej: "Partia "Egjipti i fortë" nuk do të dalë me kandidat presidencial, ajo do ta vlerësojë realitetin politik si dhe klimën e lirive, të cilat shoqërojnë procesin e zgjedhjeve, si dhe në bashkëpunim me forcat e tjera politike në vend, do të punojmë për demokratizimin e Egjiptit".

Në deklaratë pastaj thuhej se legjitimiteti i çfarëdo sistemi fitohet me zgjedhjet, që kryhen brenda institucioneve nga populli në kuadër të një sistemi demokratik të shëndoshë. Partia në fjalë akuzoi qeverinë aktuale si dhe mediet për shkak se dhe atë e e quajti "mosrespektim i neutralitetit", duke pohuar se qeveria e tanishme ka mbyllur të gjitha dyert për një pjesëmarrje serioze në zgjedhjet aktuale.

Në mesin e kandidatëve në mediet egjiptiane përmendet edhe gjenerali Sami Anan, ish-kryeshef i shtatmadhorisë në ushtrinë egjiptiane, të cilin po e përkrah "Vëllazëria Muslimane", për t'iu kundërvënë pretendentit kryesor për postin e presidentit, zëvendëskryeministrit dhe ministrit aktual të Mbrojtjes të Egjiptit, mareshalit Abdul Fetah al-Sisi, njeriu më i fuqishëm tash për tash në Egjipt. Por, gjenerali Sami Anan nuk e ka pohuar një hap të këtillë deri më tani.

Edhe pse mareshali al-Sisi deri tash nuk ka pohuar po as e ka mohuar mundësinë e kandidimit të tij në postin e presidentit të Egjiptit, megjithatë shumë veprime tregojnë se ai ka kohë që është duke u përgatitur për këtë post. Në aspektin mediatik, ai është krahasuar me liderin e parë karizmatik të Revolucionit të 23 korrikut të vitit 1952, Xhemal Abdu Naserin, për se ai ka heshtur, që në një mënyrë a në një tjetër do të thotë një lloj pranimi.

### Kthimi i kërkesave të Revolucionit

Më 27 janar Këshilli i Lartë Ushtarak i Egjiptit atë e gradoi nga posti i gjeneralit në atë të mareshalit, dhe po të njëjtën ditë gjeneralët ia dhanë dritën jeshile të kandi-

dimit të mareshalit Abdul Fetah al-Sisit për president të Egjiptit, - kanë bërë të ditur burimet e sigurisë. Sipas burimeve të njëjta, vetë akti i gradimit ishte një sinjal i përgatitjes së shpalljes së kandidaturës së tij për president.

Në anën tjetër, me rastin e dorëzimit të projektkushtetutës së re nga ana e Amr Musa-s, në cilësinë e kryetarit të Komisionit për hartimin e Kushtetutës, presidentit të përkohshëm të Egjiptit, Adli Mensur, pyetjes së një gazetari se a mund të kandidonte për president, gjeneral al-Sisi, ai ishte përgjigjur pozitivisht.

Edhe pse dorëheqja e Kryeministrit të deritashëm, Hazim Beblavit, nga shumë analistë egjiptianë u komentua si një rast për dorëheqjen e mareshalit al-Sisi, ndonëse, sipas rregullave, parashihet që në mënyrë që ai të kandidojë në zgjedhje, duhet të japë dorëheqje nga posti i tij si ministër i ushtrisë.

Por ai nuk e bëri këtë as kësaj radhe, gjë që tregon se termini i caktuar më parë për zgjedhjet presidenciale (që ato të mbaheshin në mars) mund të shtyhet për më vonë, apo ndoshta al-Sisi do të ketë ndryshuar mendimin e vet lidhur me postin e presidentit, pas kritikave të shumta, që u shkruan në adresë të tij.

Kështu, Aleanca e Forcave Revolucionare të Egjiptit, në një deklaratë për opinion përcaktoi se cili duhet të jetë profili i presidentit të ardhshëm: "Egjipti do një burrë shteti, i cili do t'i artikulonte ëndrrat e të gjithë egjiptianëve dhe do t'i kthente kërkesat e Revolucionit, siç janë jeta, liria, drejtësia shoqërore dhe nderin njerëzor në realitet".

Mirëpo, sipas të gjitha gjasave, mareshali al-Sisi, i cili nga forcat e armatosura të Egjiptit mori gradën më të lartë ushtarake, atë të mareshalit, për herë të parë më 8 mars shpalosi qëllimin e tij për kandidim për president të Egjiptit. Këtë ai e kishte bërë në paraqitjen e tij të parë publike, pas caktimit të tij në Ministrinë e Mbrojtjes, në ndryshimin e dytë ministror të Revolucionit të 30 qershorit 2013, i cili i dha fund një viti të qëndrimit të "Vëllazërisë Muslimane" në pushtet.

Me këtë rast, citohet që mareshali Abdul Fetah al-Sisi të ketë thënë: "Nuk mund të gjendet ndonjë njeri, që e do atdheun e tij dhe i do egjiptianët, i cili mund të injorojë dëshirën e shumicës prej tyre dhe t'ia kthejë shpinën vullnetit të tyre".

Për të vazhduar pastaj se ai tash është në postin e ministrit të Mbrojtjes dhe se para tij ka një numër të konsiderueshëm proceseve dhe obligimesh, të cilat duhet të kryhen në kuadër të kushteve dhe sfidave me të cilat ballafaqohet Egjipti sot.

Këto deklarata të al-Sisit shumë vëzhgues i komentojnë duke theksuar se sa i kujdesshëm është ish-komandanti i zbulimit ushtarak. Ndërkohë që njëri nga liderët e frontit të shpëtimit kombëtar, Rifat Esseid, pohon se mareshali me këtë sikur do të thotë se ai dëshiron të kandidojë, mirëpo e lë derën të hapur duke u mbështetur në të kaluarën e tij ushtarake dhe atë të zbulimit.



Sido që të jetë, meqenëse këto ditë u aprovua edhe rregullorja e zgjedhjes së presidentit, pritet që termini i zgjedhjes së presidentit të caktohet shumë shpejt. Kështu do të hiqet nga rendi i ditës njëra nga detyrat me rëndësi, që ka marrë përsipër administrata e përkohshme e Egjiptit me presidentin e përkohshëm Adli Mensur në krye. Meqë në fund të janarit, në referendumin e organizuar nga kjo administratë, u aprovua Kushtetuta e re e Egjiptit me 98% të popullatës që kishin dalë në referendum, mbetet organizimi i zgjedhjeve parlamentare, të cilat duhet të mbahen në muajin qershor dhe kështu të marrë fund qeverisja e përkohshme e Egjiptit, që ishte paraparë të mos zgjaste më shumë se një vit.

Si duket, në rast se do të marrë pjesë mareshal al-Sisi, është më se e sigurt se ai do të fitojë në zgjedhjet presidenciale të ardhshme në Egjipt.

Prandaj pyetja që shtrohet para të gjithë atyre që merren me Egjiptin, po dhe me gjerë me Lindjen e Mesme, është: Sa i ndihmon demokratizimit të Egjiptit kjo çështje si dhe rajonit si tërësi?!

Shumë prej analistëve këtë zgjidhje e quajnë kthim prapa për Egjiptin për më shumë se shtatë dekada, ose kthim në vitet pesëdhjetë të shekullit njëzet.

Prof. asoc. Dr. Fahrush Rexhepi

# Xhematet e tokave të liruara sipas statistikave të vitit 1935

Me kërkesën paraprake të kryesisë së Këshillit të Ulemave të Komunitetit Musliman Shqiptar për hartimin e listës së shtëpive të këshillave të xhemateve në rrethveprimin e Këshillit të Ulemave në Shkup, që i drejtohet zëvendësinspektorit të kryesisë së Këshillit të Ulemave, ky inspektorat, në koordinim me këshillat e xhemateve të tokave të lirueme në Shkup, fillon menjëherë punën për hartimin e këtyre listave.

Listat përmbajnë emrat e vendbanimeve dhe numrin e shtëpive në bazë të raporteve të marra nga zyrat e rrethveprimit për vitin 1935, të cilat përkthehen nga gjuha serbe në gjuhën shqipe[1]. Në këto lista, përveç xhemateve në tokat e lirueme, përfshihen edhe xhematet dhe vendbanimet që kanë mbetur nën Bullgari, Serbi dhe Mal të Zi.[2] Në vazhdim sipas radhës prezantojmë listën e këshillave të xhemateve dhe numrin e shtëpive të lagjeve të qyteteve dhe numrin e shtëpive të katundeve:



KOMUNITETI MUSLIMAN SHQIPTARË
KRYESIJA E KËSHILLIT T' ULEMAVET

Tiranë, me 23.VI.1944

Inspektorija

P.T.
Drejtoria Pergjithshme t'Adm.Finan.e Vakufnore
Tiranë

Bashklidhun kam nderin me ju paraqite rradhorin mbi Xhematet e tokave te lirume te perkëthyem prej gjuhes serbishte.
Ky rradhuer asht ... faqesh dhe perfshinë xhematet e tokave të lirume si edhe ata xhemate qi kanë ngelë nën Bulgari e Serbi, e Mal të Zi. Rradhori u përkëthye ne tri kopje.

Lidhje 1 rradhuer nga ... faqesh

Zav.INspektori

24/6/44
3440 DOSJE K

**Shkupi**: Numëronte gjithsej 18 xhemate dhe këshilla të xhemateve; ato kanë qenë: xhemati "Pazar Bashi" me 471 shtëpi, xhemati i "Xhedid Isabegut" numëron 508 shtëpi, xhemati i "Haxhi Kasemit" numëron 572 shtëpi, xhemati i "Tophanes" numëron 686 shtëpi, xhemati i "Karakapuxhit" numëron 575 shtëpi, xhemati i "Xhami Ahikit" numëron 775 shtëpi, xhemati i "Haxhi Ballabanit" numëron 509 shtëpi.

Xhematet e fshatrave janë: xhemati i Krushopakit me 462 shtëpi, xhemati i Konjares së Mesme me 362 shtëpi, xhemati i Bojanës me 713 shtëpi, xhemati i Pagarushës me 479 shtëpi, xhemati i Batincës me 449 shtëpi, xhemati i Hasan Begut me 315 shtëpi, xhemati i Lubetenit me 362 shtëpi, xhemati i Negishtanit me 321 shtëpi, xhemati i Zelenikës me 420 shtëpi, xhemati i Cvetovës me 326 shtëpi dhe xhemati i Derzhilovës me 362 shtëpi.

**Nishi (Serbi)**: Numëron gjithsej 7 xhemate; ato janë: xhemati i Nishit me 692 shtëpi, xhemati i Leskovcit me 349 shtëpi, xhemati i Surdulicës me 276 shtëpi, xhemati i Nishovskës me 363 shtëpi, xhemati i Sijarinës me 525 shtëpi dhe xhemati i Vrajës me 280 shtëpi.

**Kumanova**: Numëron gjithsej 7 xhemate; ato janë: xhemati i Orizares me 330 shtëpi, xhemati i Lipkovës me 476 shtëpi, xhemati i Otlës me 315 shtëpi, xhemati i Vaksincit me 375 shtëpi, xhemati i Matices me 379 shtëpi, xhemati i Mehmet Begut me 638 shtëpi dhe xhemati i Orta Bunarit me 652 shtëpi.

**Presheva**: Numëron gjithsej 10 xhemate; ato janë: xhemati i Xhamisë së Vjetër me 259 shtëpi, xhemati i Xhamisë së Re me 358 shtëpi, xhemati i Miratovcit me 361 shtëpi, xhemati i Corroticës me 313 shtëpi, xhemati i Raincës me 313 shtëpi, xhemati i Nesalcës me 340 shtëpi, xhemati i Xhamisë së Re II me 335 shtëpi, xhemati i Xhamisë së Vjetër në Tërnoc me 365 shtëpi, xhemati i Breznicës me 363 shtëpi dhe xhemati i Rahovicës me 341 shtëpi.

**Velesi (Qyprilia)**: Numëron gjithsej 8 xhemate; ato janë: xhemati i Velesit me 313 shtëpi, xhemati i Jabuçiskës me 215 shtëpi, xhemati i Tomisllavës me 231 shtëpi, xhemati i Orizares me 181 shtëpi, xhemati i Melniçkës me 295 shtëpi, xhemati i Ivankovacit me 257 shtëpi dhe xhemati i Vodovratskës me 237 shtëpi.

Për Vranjevën e Epërme mungon regjistrimi, arsyet nuk dihen.[3]

**Kaçanik**: Numëron gjithsej 5 xhemate;ato janë: Doganaj me 404 shtëpi, Kaçaniku i Vjetër me 334 shtëpi, Gorancë me 335 shtëpi, Ivajë me 334 shtëpi dhe Kaçaniku me 304 shtëpi.

**Tetovë**: Numëron gjithsej 25 xhemate; ato janë: xhemati i Sahatit me 285 shtëpi, xhemati i Shejhit me 305 shtëpi, xhemati i Qyprisë me 456 shtëpi, xhemati i Nerashtës me 390 shtëpi, xhemati i Dobroshtit me 278 shtëpi, xhemati i Terzisë me 338 shtëpi, xhemati i Sllatinës me 344 shtëpi, xhemati i Merovës me 302 shtëpi, xhemati i Sedllarevës me 202 shtëpi, xhemati i Negotinit me 372 shtëpi, xhemati i Pirokut me 458 shtëpi, xhemati i Jellovjanit me 442 shtëpi, xhemati i Kamenjanit me 342 shtëpi, xhemati i Pallqishtës së Poshtme me 363 shtëpi, xhemati i Grupçinit me 272 shtëpi, xhemati i Zhelinës me 349 shtëpi, xhemati i Qellopekut me 333 shtëpi, xhemati i Veshallës me 341 shtëpi, xhemati i Shipkovës me 407 shtëpi, xhemati i Garjes me 324 shtëpi, xhemati i Porojit me 354 shtëpi, xhemati i Bogovinës me 457 shtëpi, xhemati i xhamisë Atik me 285 shtëpi, dhe xhemati i xhamisë Selçu Beg me 460 shtëpi. Për xhematin e xhamis Xhedid mungon regjistrimi, arsyet nuk dihen.

**Gostivar**: Numëron gjithsej 18 xhemate; ato janë: xhemati i Çarshisë me 307 shtëpi, xhemati i xhamisë Sahat me 325 shtëpi, xhemati i xhamisë Lagjja e Re me 317 shtëpi, xhemati i Likovicës me 323 shtëpi, xhemati i Debreshit me 267 shtëpi, xhemati i Vertokit me 292 shtëpi, xhemati Banicë e Poshtme me 337 shtëpi, xhemati i Ternovës me 269 shtëpi, xhemati i Reçanit me 285 shtëpi, xhemati i Forinës me 334 shtëpi, xhemati i Vrapçishtës me 398 shtëpi, xhemati i Dobridollit me 367 shtëpi, xhemati i Çegranit me 307 shtëpi, xhemati i Verbijanit me 134 shtëpi, xhemati i Rostushës me 339 shtëpi, xhemati i Prisojnikit me 311 shtëpi, xhemati i Ribnicës me 204 shtëpi dhe xhemati i Zhirovnicës me 384 shtëpi.[4]

**Dibër**: Numëron gjithsej 11 xhemate; ato janë: xhemati i xhamisë Bajram Beg me 341 shtëpi, xhemati i xhamisë Dervish Mustafa me 360 shtëpi, xhemati i Mogorçes me 117 shtëpi, xhemati i Kosovrastit me 170 shtëpi xhemati i Selekuqes me 230 shtëpi, xhemati i Koxhaxhikit me 531 shtëpi, xhemati i Perpanikut të Vogël me 260 shtëpi, xhemati i Banicës me 202 shtëpi, xhemati i Xhepishtit me 110 shtëpi, xhemati i Hyngarit me 357 shtëpi dhe xhemati i Jevgjit me 99 shtëpi.

**Prishtinë**: Numëron gjithsej 15 xhemate; ato janë: xhemati i Bellaçevcit të Madh me 344 shtëpi, xhemati i Sllatinës së Madhe me 301 shtëpi, xhemati i Milloshevës me 346 shtëpi, xhemati i Komoranit me 320 shtëpi, xhemati i Mramorit me 365 shtëpi, xhemati i Ribarit të Madh me 153 shtëpi, xhemati i Janjevës me 407 shtëpi, xhemati i Dobranjës së Madhe me 219 shtëpi, xhemati i Gllogovcit me 372 shtëpi, xhemati i Sedllarit me 328 shtëpi, xhemati i xhamisë "Kardie" "Kaderije" me 226 shtëpi, xhemati i xhamisë "Ramadanije" me 344 shtëpi, xhemati i xhamisë "Mahmud Beg Hatunie" me 229 shtëpi, xhemati i xhamisë "Alauddin" me 438 shtëpi dhe xhemati i xhamisë "Jusuf Çelebi" me 498 shtëpi.

**Ferizaj**: Numëron gjithsej 28 xhemate; ato janë: xhemati i Firajës me 271 shtëpi, xhemati i Gaçkës (Gatnje) me 347 shtëpi, xhemati i Babushit me 278 shtëpi, xhemati i Sojevës me 283 shtëpi, xhemati i Caralevës (Carnolevë) me 411 shtëpi, xhemati i Shtimes (Shtimlan) me 405 shtëpi, xhemati i Pleshinës me 295 shtëpi, xhemati i Gadimes (Gadimle) me 342 shtëpi, xhemati i Prelezit me 333 shtëpi, xhemati i Xhamisë së Boshnjakëve me 314 shtëpi dhe xhemati i Xhamisë së Madhe me 319 shtëpi.

**Gjilan (Gilan)**: Numëron gjithsej 25 xhemate; ato janë: xhemati i xhamisë "Atik" me gjithsej 329 shtëpi, xhemati i Xhamisë së Çarshisë me 270 shtëpi, xhemati i Lagjes Vis (Der Mahall) me 364 shtëpi, xhemati i Pidiqit me 332 shtëpi, xhemati i Bresalcit me 348 shtëpi, xhemati i Cerrnicës me 334 shtëpi, xhemati i Sllakovcit me 283 shtëpi, xhemati i Pozheranit me 327 shtëpi, xhemati i Smirës me 312 shtëpi, xhemati i Lubishtës me 381 shtëpi, xhemati i Lashticës (Vllashticë) me 344 shtëpi, xhemati i Caravajkës me 399 shtëpi[5], xhemati i Sllatinës së Epërme me 399 shtëpi, xhemati i Malishevës me 278 shtëpi, xhemati i Pogragjës me 315 shtëpi, xhemati i Doberçanit me 329 shtëpi xhemati i Zarbincës me 305 shtëpi, xhemati i Rogoçicës me 408 shtëpi, xhemati i Hogoshtit (Ogosh) me 296 shtëpi, xhemati i Desivojcës me 333 shtëpi, xhemati i Koreticës me 286 shtëpi, xhemati i Kremenatit me 360 shtëpi, xhemati i Sfircës (Sviraç) me 341 shtëpi, xhemati i Krilevës me 347 shtëpi dhe xhemati i Marevcës me 408 shtëpi.

**Prizereni**: Numëron gjithsej 28 xhemate; ato janë: Vuçani, i cili numëron 383 shtëpi, Pirana me 265 shtëpi, Zhuri me 328 shtëpi, Reçani me 349 shtëpi, Neprogoshi

me 348 shtëpi, xhemati i xhamisë "Qatib Sinan" me 422 shtëpi, xhemati i Dragomanit me 417 shtëpi, xhemati i xhamisë "Terzi" me 396 shtëpi, xhemati i xhamisë "Sozi" me 396 shtëpi, xhemati i Jeni xhamisë me 417 shtëpi, xhemati i xhamisë "Bajrakli" me 409 shtëpi, xhemati i Oça Zagradës me 316 shtëpi, xhemati i Gjonit me 399 shtëpi, xhemati i Rogovës me 427 shtëpi, xhemati i Lubiçevës me 314 shtëpi, xhemati o Korishës me 341 shtëpi, xhemati i Brodit me 334 shtëpi, xhemati i Rastelicës me 305 shtëpi, xhemati i Vraniqit me 390 shtëpi, xhemati i Shahinovës me 291 shtëpi, xhemati i Brodosanës me 305 shtëpi, xhemati i Bellabrodit me 277 shtëpi, xhemati i Kosovrasit me 219 shtëpi, xhemati i Nishorit me 343 shtëpi, xhemati i Suharekës me 366 shtëpi, xhemati i Mushtishtit me 337 shtëpi, xhemati i Studeniçanit me 297 shtëpi, xhemati i Bllacës me 477 shtëpi.

**Rahoveci**: Ka gjithsej 11 xhemate; ato janë: xhemati i Ostrozubit me 417 shtëpi, xhemati i Vërmicës me 412 shtëpi, xhemati i Hoxhajve me 443 shtëpi, xhemati i Çarshisë me 399 shtëpi, xhemati i Gjurgjejit me 411 shtëpi, xhemati i Orllatit me 350 shtëpi, xhemati i Banjës me 381 shtëpi, xhemati i Zatriqit me 400 shtëpi, xhemati i Kishbardhit me 400 shtëpi[6], xhemati i Krushës së Madhe me 393 shtëpi dhe xhemati i Samodraxhës me 437 shtëpi.

**Gjakova**: Numëronte gjithsej 10 xhemate; ato janë: xhemati i Cermnjanit (Cermlan) me 320 shtëpi, xhemati i Raniqit me 609 shtëpi, xhemati i Deçanit me 363 shtëpi, xhemati i Skivianit me 259 shtëpi, xhemati i Junikut me 447 shtëpi, xhemati i Ponoshevës me 450 shtëpi, xhemati i xhamisë "Qerim" me 530 shtëpi, xhemati i xhamisë "Hadum" me 457 shtëpi, xhemati i Xhamisë Pashës me 943 shtëpi dhe xhemati i xhamisë M.Jusuf me 390 shtëpi.

**Peja**: Numëronte gjithsej 16 xhemate; ato janë:xhemati i Vrellës me 371 shtëpi, xhemati i Jashanicës me 290 shtëpi, xhemati i Tomanit me 280 shtëpi, xhemati i Sushicës me 201 shtëpi, xhemati i Leshanit me 360 shtëpi, xhemati i Dubovës (Dubovacit) me 335 shtëpi, xhemati i Rugovës me 352 shtëpi, xhemati i Kurshumlisë me 370 shtëpi, xhemati i Çarshisë me 410 shtëpi, xhemati i Puhovcit me 274 shtëpi, xhemati i Kopeshnicës me 477 shtëpi, xhemati i Gjylfatit me 134 shtëpi, xhemati i Jarinës me 185 shtëpi, xhemati i Isniqit me 535 shtëpi, xhemati i Istogut me 315 shtëpi dhe xhemati i Vranovcit me 420 shtëpi.

**Mitrovica**: Numëron gjithsej 6 xhemate; ato janë: xhemati i Sarajevës (Xhamia e Boshnjakëve) me 202 shtëpi, xhemati i xhamisë "Hysni Çaush" me 640 shtëpi, xhemati i Xhamisë me 304 shtëpi, xhemati i Fabrikës me 352 shtëpi, xhemati i Dedës me 366 shtëpi, xhemati i Zhabarit me 284 shtëpi.

**Vushtrria**: Numëronte gjithsej 10 xhemate; ato janë: xhemati i Smërkovnicës me 329 shtëpi, xhemati i Barit (Shala e Bajgorës) me 327 shtëpi, xhemati i Pantinës me 330 shtëpi, xhemati i Çiçavicës me 304 shtëpi, xhemati i Bivolakut me 346 shtëpi, xhemati i Samodrexhës me 289 shtëpi, xhemati i Barilevës me 303 shtëpi, xhemati i Novosellës (Katundi i Ri) me 306 shtëpi, xhemati Ikramije me 353 shtëpi dhe xhemati i Gazi Alibegut me 370 shtëpi.[7]

**Serbica (Skenderaj)**: Numëronte gjithsej 9 xhemate; ato janë: xhemati i Broqnës me 233 shtëpi, xhemati i Klladernicës me 409 shtëpi, xhemati i Obrisë me 225 shtëpi, xhemati i Polacit me 628 shtëpi, xhemati i Krajkovës me 328 shtëpi, xhemati i Plluzhinës me 284

shtëpi, xhemati i Llaushës me 278 shtëpi, xhemati i Korroticës me 260 shtëpi, xhemati i Verbovcit me 353 shtëpi.

**Podujeva**: Numëronte gjithsej 10 xhemate; ato janë: xhemati i Podujevës me 446 shtëpi, xhemati i Dubnicës (Dumnicë) me 260 shtëpi, xhemati i Lopashticës (Llapashticë) me 343 shtëpi, xhemati i Koliqës me 332 shtëpi, xhemati i Zhitinës me 250 shtëpi, xhemati i Pakashticës me 300 shtëpi, xhemati i Glavnicës me 316 shtëpi, xhemati i Lluzhanit me 412 shtëpi, xhemati i Orlanskës (Orllan) me 468 shtëpi dhe xhemati i Batlevës (Batllavë) me 369 shtëpi.

**Novi Pazari**: Numëronte 16 xhemate; ato janë: xhemati i Suhodollit me 286 shtëpi, xhemati i Majstirit me 258 shtëpi, xhemati i Ribariqit me 314 shtëpi, xhemati i Melojës me 309 shtëpi, xhemati i Shkrijelit me 305 shtëpi, xhemati i Raduhovacit me 364 shtëpi, xhemati i Tutinës me 354 shtëpi, xhemati i Krushevës me 321 shtëpi, xhemati i Sopoçanit me 336 shtëpi, xhemati i Pozheshës me 374 shtëpi, xhemati i Sofi Memit me 370 shtëpi, xhemati i Pariçës me 357 shtëpi, xhemati i Dibag Isëhakit me 323 shtëpi, xhemati i Ferhadijes me 315 shtëpi, xhemati i Ahmed Vojvodës me 437 shtëpi, xhemati i Alltun Alemit me 440 shtëpi.

**Belgradi**: Numëronte 3 xhemate, nuk ka të dhëna për ato e xhemateve.

**Bitoli (Manastiri)**: Numëronte 8 xhemate; ato janë: xhemati i Obednikut me 131 shtëpi, xhemati i Kremenatit me 440 shtëpi, xhemati i Kishevës me 252 shtëpi, xhemati i Ternovës me 209 shtëpi, xhemati i Lerës me 156 shtëpi, xhemati i Emin Çelebiut me 385 shtëpi, xhemati i Kara Olanit me 305 shtëpi, xhemati i Hamza Beut me 516 shtëpi.

**Kërçova**: Numëronte 10 xhemate; ato janë: xhemati i Zajasit me 316 shtëpi, xhemati i Cervicës me 352 shtëpi, xhemati i Tuhinës me 329 shtëpi[8] xhemati i Lisiçanit me 424 shtëpi, xhemati i Greshnicës me 327 shtëpi, xhemati i Serbicës me 332 shtëpi, xhemati i Shutovës me 323 shtëpi, xhemati i Teqes me 303 shtëpi, xhemati i Balajve me 315 shtëpi dhe xhemati Xhuma me 310 shtëpi.

**Prilepi**: Numëronte 6 xhemate; ato janë: xhemati i Cermnishtës me 305 shtëpi, xhemati i Kanallaricës me 508 shtëpi, xhemati i Llazhanit me 460 shtëpi, xhemati i Debreshit me 376 shtëpi, xhemati i Evsatit me 312 shtëpi dhe xhemati i Ak Mes-xhidit me 301 shtëpi.

**Resne**: Numëronte 3 xhemate; ato janë: xhemati i Resnes me 366 shtëpi, xhemati i Carev Dvorit me 250 shtëpi dhe xhemati i Nakolecit me 295 shtëpi.

**Kavaderi**: Numëronte 5 xhemate; ato janë: xhemati i Bistricës me 279 shtëpi, xhemati i Perzhdevës me 266 shtëpi, xhemati i Disanit të poshtëm me 173 shtëpi, xhemati i Rosomanit me 116 shtëpi dhe xhemati i Kavaderit me 115 shtëpi.

**Valandovo**: Numëronte 4 xhemate; ato janë: xhemati i Kazandolit me 253 shtëpi, xhemati i Bashibosit me 260 shtëpi, xhemati i Kuthamzallit me 274 shtëpi dhe xhemati i Plavushës me 216 shtëpi.

**Ohri**: Numëronte 4 xhemate; ato janë: xhemati i Delagozhës me 398 shtëpi, xhemati i Emin Mahmudit me 402 shtëpi, xhemati i Haxhi Kasemit me 306 shtëpi dhe xhemati i Kuloglisë me 322 shtëpi.

**Struga**: Numëronte 6 xhemate; ato janë: xhemati i Strugës me 358 shtëpi, xhemati i Radolishtit me 360

shtëpi, xhemati i Oktishit me 304 shtëpi, xhemati i Llabunishit me 429 shtëpi, xhemati i Veleshtës me 341 shtëpi dhe xhemati i Tateshit të Poshtëm me 323 shtëpi.

**Koçani**: Numëronte 7 xhemate; ato janë: xhemati i Koçanit me 338 shtëpi, xhemati i Vinicës së Jugut me 262 shtëpi, xhemati i Gradecit me 303 shtëpi, xhemati i Bllatacit me 444 shtëpi, xhemati i Katundit Mbret me 480 shtëpi, xhemati i Trabatovishit me 345 shtëpi dhe xhemati i Berovës me 181 shtëpi.

**Strumica**: Numëronte 4 xhemate; ato janë: xhemati i Strumicës me 324 shtëpi, xhemati i Hamzaliut me 317 shtëpi, xhemati i Xhepejliut me 310 shtëpi dhe xhemati i Sushicës me 286 shtëpi.[9]

**Shtipi**: Numëronte 7 xhemate; ato janë: xhemati i Shtipit me 406 shtëpi, xhemati i Radanjit me 287 shtëpi, xhemati i Dorfulit me 373 shtëpi, xhemati i Kuçiçës me 297 shtëpi, xhemati i Xhumajlisë me 329 shtëpi, xhemati i Hamza Begut me 235 shtëpi dhe xhemati i Aragovës me 277 shtëpi.

**Radovishti**: Numëronte 5 xhemate; ato janë: xhemati i Radovishtit me 265 shtëpi, xhemati i Konçanit me 289 shtëpi, xhemati i Kallauzlit me 320 shtëpi, xhemati i Kallugjerit me 355 shtëpi dhe xhemati i Topolnicës me 314 shtëpi.

**Plevle**: Numëronte 8 xhemate; ato janë: xhemati i Potgorës me 238 shtëpi, xhemati i Rashçicës me 237 shtëpi, xhemati i Haxhi Zekerijasë me 274 shtëpi, xhemati i Pllanës me 234 shtëpi, xhemati i Haxhi Hasanit me 275 shtëpi, xhemati i Hysejn Pashës me 260 shtëpi, xhemati i Bollanqit me 241 shtëpi dhe xhemati i Taranit me 240 shtëpi.

**Berane**: Numëronte 6 xhemate; ato janë: xhemati i Beranës me 318 shtëpi, xhemati i Terpeshit me 347 shtëpi, xhemati i Vuçanit me 395 shtëpi, xhemati i Kuçanit me 350 shtëpi, xhemati i Petniçës me 379 shtëpi dhe xhemati i Kurtagës me 365 shtëpi.

**Bjelopoja**: Numëronte 9 xhemate; ato janë: xhemati i Llozanit me 319 shtëpi, xhemati i Bistricës me 311 shtëpi, xhemati i Koritës me 284 shtëpi, xhemati i Gubavacit me 251 shtëpi, xhemati i Nedakusës me 302 shtëpi, xhemati i Zatonës me 313 shtëpi, xhemati i Rasovës me 289 shtëpi, xhemati i Jusufit me 207 shtëpi dhe xhemati i Haznedarit me 274 shtëpi.

**Priboja**: Numëronte 6 xhemate; ato janë: xhemati i Pribojës me 207 shtëpi, xhemati i Çitllukut me 209 shtëpi, xhemati i Kasidollit me 199 shtëpi, xhemati i Zaostrës me 192 shtëpi, xhemati i Masniçës me 231 shtëpi dhe xhemati i Zabergjit me 235 shtëpi.

**Prepolli**: Numëronte 7 xhemate; ato janë: xhemati i Prepollit me 443 shtëpi, xhemati i Lagjes së Re me 322 shtëpi, xhemati i Komaranit me 322 shtëpi, xhemati i Isapçikut me 320 shtëpi, xhemati i Kalajit me 349 shtëpi, xhemati i Brodarevës me 345 shtëpi dhe xhemati i Zhupës së Madhe me 345 shtëpi.[10]

**Sjenica**: Numëronte 8 xhemate; ato janë: xhemati i Vapës me 267 shtëpi, xhemati i Klladnicës me 270 shtëpi, xhemati i Trebinës me 211 shtëpi, xhemati i Razhdegilit me 293 shtëpi, xhemati i Uglanës me 357 shtëpi, xhemati i Dugopolanës me 359 shtëpi, xhemati i Rasanit me 373 shtëpi dhe xhemati i Sjenicës me 291 shtëpi.

**Plava**: Numëronte 7 xhemate; ato janë: xhemati i Nokshiqit me 57 shtëpi, xhemati i Shaboviqit me 219 shtëpi, xhemati i Rexhepagës me 249 shtëpi, xhemati i Xhamisë së Vjetër me 176 shtëpi, xhemati i Vuthajve me 334 shtëpi, xhemati i Vezirës me 197 shtëpi dhe xhemati i Xhamisë së Re me 201 shtëpi.

**Tivari**: Numëronte 8 xhemate; ato janë: xhemati i Podgradit me 193 shtëpi, xhemati i Varoshit me 102 shtëpi, xhemati i Tugjemilit me 99 shtëpi, xhemati i Dobrovodës me 92 shtëpi, xhemati i Veleselos me 292 shtëpi, xhemati i Kunjes me 125 shtëpi, xhemati i Ftijanit me 340 shtëpi dhe xhemati i Ostrosit me 461 shtëpi.

**Ulqini**: Numëronte 5 xhemate; ato janë: xhemati i Rastishit me 353 shtëpi, xhemati i Midhes me 366 shtëpi, xhemati i Kryqit me 136 shtëpi, xhemati i Kryepazarit me 213 shtëpi dhe xhemati i Namazgjahut me 290 shtëpi.

**Podgorica**: Numëronte 4 xhemate; ato janë: xhemati i Podgoricës me 612 shtëpi, xhemati i Tuzit me 272 shtëpi, xhemati i Dinoshit me 133 shtëpi dhe xhemati i Bokave të Kotorit me 20 shtëpi.[11]

Vlen të theksojmë se gjatë periudhës së viteve 1941/44 disa fshatra të Kosovës ndodheshin ende nën okupimin gjerman apo edhe bullgar, madje kishte fshatra gjysma e të cilave ishin nën okupimin gjerman ose bullgar, e pjesa tjetër në kuadër të Shqipërisë Etnike. Kështu kishte ndodhur me fshatrat Milloshevë e Bellaçevci i Madh, pastaj me fshatrat Pidiq e Smirë të Anamoravës, të cilat ishin nën okupimin bullgar dhe me fshatin Zarbincë të komunës së Kamenicës, gjysma e të cilit ishte brenda kufirit bullgar.

1) AQSH, f. 882, v. 1944, dok. 80, fl. 20. 2) Po aty, fl. 21. 3) Po aty, fl. 22. 4) po aty. fl. 23. 5) po aty. fl. 24. 6) po aty. fl. 25. 7) po aty. fl. 26. 8) po aty. fl. 27. 9) po aty. fl. 28. 10) po aty. fl.29. 11) po aty. fl. 30

Dr. Jusuf El Kardavi

# A është feja pengesë e përparimit



Besimi është forcë stimuluese, njeriun e stimulon për vepra të mira, për punë, për prodhim, e bën që ta adhurojë Allahun duke punuar; punën e dynjasë për jetesë, për fitimin e rrëskut - e konsideron adhurim dhe përpjekje në rrugën e Allahut xh.sh..

Në kohën tonë, shtrohen pyetje të ndryshme: A është feja pengesë e përparimit të shoqërive islame? A është Islami shkak për prapambetjen, prej së cilës po vuan populli musliman?

Feja, dhe sidomos Islami, asnjëherë nuk është pengesë e përparimit, përkundrazi, feja është forcë udhëzuese. Allahu xh.sh. thotë: «E kush i beson Allahut, Ai ia udhëzon zemrën e tij» (Et-Tegabun, 11). Feja, ia ndriçon njeriut rrugën, i bën gjërat të qarta për të, në mënyrë që as të mos luhatet e as të mos lëkundet.

Besimtari fetar ka kuptuar qëllimin e tij, është përqendruar dhe ka përparuar.




Besimi është forcë stimuluese, njeriun e stimulon për vepra të mira, për punë, për prodhim, e bën që ta adhurojë Allahun duke punuar; punën e dynjasë për jetesë, për fitimin e rrëskut - e konsideron adhurim dhe përpjekje në rrugën e Allahut xh.sh..

Besimi, ashtu siç është forcë stimuluese, gjithashtu është edhe forcë kontrolluese, kontrollon sjelljet e njeriut, e frenon atë nga të këqijat, e përmban nga të urryerat, e bën njeriun besimtar që të mos shesë nderggjegjen, nderin dhe as atdheun e tij, të mos shesë asnjë vlerë, qoftë edhe t'ia mbulojë faqen e dheut me ar.

Feja nuk përbën kurrë pengesë, përveçse ndaj fesë së trilluar. Një gjë e tillë ka ndodhur në Evropë, atëherë feja përkrahte mbretërit kundër popujve, feudalët kundër bujqve, kapitalistët kundër punëtorëve, injorantët kundër shkencëtarëve. Kisha ishte kundër lirisë së popujve, për këtë arsye njerëzit organizuan kryengritje kundër tyre, dhe e thanë fjalën e njohur: "Ekzekutoni me varje mbretin e fundit me zorrët e priftit të fundit. S'kemi nevojë as për mbretër e as për njerëz të fesë". Ata prishën dynjanë dhe fenë. Kjo ngjau.

Në atë kohë në Evropë ekzistonin gjykatat që gjykonin shkencëtarët, digjnin kufomat e tyre, sepse ata kishin zbuluar gjëra që nuk ishin njohuri të kishës. Galileu, Koperniku e të tjerë, zbuluan gjëra të reja, për të cilat dinin muslimanët. Ata zbuluan se Toka është e rrumbullakët, një gjë që nxënësit e muslimanëve e kishin mësuar më herët; Ibn Hazmi, në librat e tij, argumentonte në disa mënyra se Toka është e rrumbullakët, gjithashtu edhe Rraziu në librat e tij fliste për këto çështje. Perëndimorët i konsideronin si heretikë dhe ateistë ata që kishin arritur këto rezultate, prandaj, sipas tyre, ata meritonin të ndëshkoheshin. I ndëshkuan njerëzit edhe pas vdekjes së tyre, i gjykuan dhe i dogjën kufomat e tyre. Kjo nuk ekziston tek ne.

### Fetarësia e refuzuar

Feja që bëhet pengesë e përparimit, është ajo që përmban trillime, përmban determinizëm në besim, përmban politeizëm, përmban formalitete në adhurime, përmban negativizëm në moral, përmban pamje të jashtme në jetë, përmban pamje sipërfaqësore në mendimet, përmban ngrirje në jurisprudencë, e kjo mund ta

ngrijë jetën, - dhe ne jemi kundër këtij lloji të fetarësisë dhe e luftojmë atë.

### Fetarësia e vërtetë

Fetarësia e vërtetë është ajo që besimtarit i jep forcë për të përballuar padrejtësinë, tiraninë, për të qëndruar përballë së keqes, për të urdhëruar për të mira e për të ndaluar nga të këqijat, për t›i këshilluar udhëheqësit e muslimanëve dhe masën e përgjithshme. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Xhihadi më i mirë është fjala e vërtetë tek sunduesi i padrejtë (keqbërës)". (Ibn Maxhe nga Ebu Se›id El-Hudriu r.a.. Gjithashtu e transmetojnë edhe: Ebu Davudi dhe Tirmidhiu).

"Zotëria i dëshmorëve është Hamza ibn Abdul-Mutalibi, dhe një njeri i cili ngrihet kundër një sunduesi të padrejtë që e urdhëron dhe e ndalon, e pastaj e mbyt". (Hakimi, Ed-Dejlemiu dhe Ed-Dijaul-Makdesiu nga Xhabir ibn Abdullahu r.a.).

"Kur të vëreni se populli im frikësohet t›i thotë mizorit: O mizor, atëherë largohuni prej tyre". (Ahmedi nga Abdullah ibn Amri r.a.).

"Njerëzit, kur ta shohin mizorin dhe nuk e ndalojnë, ata të gjithë Allahu do t'i përfshijë shumë shpejt me një ndëshkim". (Ahmedi nga Ebu Bekri. Gjithashtu e transmetojnë edhe: Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Ibn Maxhe).

Islami erdhi me këto gjëra. Në lutjen e kunutit, Ibn Mes›udi r.a., ndër të tjera, lutej me këto fjalë: "O Allah, Ty të falënderojmë dhe s'i shlyejmë mirësitë e Tua. E refuzojmë dhe shmangemi nga ai që gabon ndaj Teje".

Çfarë përparimi dëshirojnë ata? Përparim material?

### Islami dhe përparimi shkencor

Islami kujdeset për përparimin material, përparimin shpirtëror, përparimin ndjenjor, përparimin kuptimor. Përparimi material është bazë e shkencës, ndërsa Islami çdo shkencë të dobishme e konsideron obligim për muslimanët, prandaj muslimanët duhet të shquhen në të gjitha shkencat në mënyrë që të mos bëhen të varur nga të tjerët dhe të bëhen të pavarur në shkencë e teknologji. Për këtë arsye, dijetarët e dikurshëm kanë thënë: "Studimi i mjekësisë, inxhinierisë, matematikës dhe shkencave të tjera është farzi kifaje për Ymetin, gjithashtu edhe mësimi i industrisë".

Kjo do të thotë se Islami i urdhëron të gjithë muslimanët bashkërisht të jenë një popull i fortë: "E ju përgatituni sa të keni mundësi force (mjete luftarake)". (El Enfalë, 60). Si mund të përgatitet Ymeti me aq mundësi force sa ka? Të përgatisë vetveten shkencërisht e teknikisht, ky është obligim i Ymetit.

Tek ne muslimanët shkenca nuk është në kundërshtim me fenë, të menduarit nuk është në kundërshtim me besimin, urtësia nuk është në kundërshtim me Sheriatin; një kundërshtim i tillë ekziston në fetë e tjera, kurse te muslimanët ka një lloj vëllazërimi ndërmjet këtyre vlerave me njëra-tjetrën, tek ne feja është shkencë dhe shkenca është fe.

E kemi parë se shumë dijetarë islam ishin edhe dijetarë të fushave fetare, po edhe dijetarë të fushave shkencore. Rraziu ishte njohës i mirë i Tefsirit (komentimi i Kuranit), Fikhut (jurisprudenca islame), po gjithashtu ishte edhe njohës i mirë i mjekësisë, njësoj sikur i fushave fetare.

Ibn Nefisi zbuloi qarkullimin e gjakut, e ai ishte gjithashtu fekih (jurist islam).

Edhe Ibn Rushdi (i njohur si Averreos), ishte shpjegues i mësimeve të Aristotelit, madje disa nga historianët e filozofisë konsideronin si filozofin më të madh islam. Ai ishte mjek i njohur dhe kishte shkruar libra, prej të cilëve përfituan evropianët për disa shekuj me radhë e i përkthyen në gjuhën latine. Ai ishte gjithashtu edhe jurist islam, prandaj ka qenë edhe gjykatës sipas Sheriatit.

Tek ne nuk ka kurrfarë konflikti ndërmjet fesë dhe shkencës, ashtu siç dihet në historinë e Evropës.

Nëse ata kanë për qëllim përparimin shkencor, Islami e mirëpret atë dhe e konsideron obligim për Ymetin musliman.

### Islami dhe zhvillimi ekonomik

Islami bën thirrje për zhvillim ekonomik. Parimet e Kuranit dhe të Synetit bëjnë thirrje për shtimin e prodhimtarisë, pakësimin e shpenzimeve, për orientimin e pasurisë në mënyrë të drejtë, për shpërndarjen e saj në mënyrë të drejtë, duke i përgatitur muslimanët që të ngrenë më lart pozitën e tyre.

Krishterimi pasurinë e konsideron, ashtu siç transmetohet nga Isai a.s.: "I pasuri nuk mund të hyjë në mbretërinë e qiejve derisa të mund të përbirojë deveja nëpër vrimën e gjilpërës". Jo, kjo nuk ekziston në Islam. Thuhet se një njeri erdhi tek Isai a.s. dhe i tha: "Dëshiroj të të besoj dhe të të pasoj". Isai a.s. i tha: "Shko e shite pasurinë tënde, e pastaj më paso". Islami nuk e thotë këtë, madje Pejgamberi a.s. thotë: "E bekuar është pasuria e mirë për njeriun e mirë". (Ahmedi nga Amër ibn A›si r.a.. Gjithashtu e transmetojnë edhe: Ibn Hibbani, Taberaniu në «Evset» dhe Hakimi).

Muhamedi a.s. ka thënë gjithashtu: "Nuk më ka bërë dobi asnjë pasuri aq sa më bëri dobi pasuria e Ebu Bekrit r.a.". (Ahmedi nga Ebu Hurejra r.a.).

Pejgamberi a.s. i lutej Allahut xh.sh. me këto fjalë: "O Allahu im, nga Ti kërkoj udhëzim, devotshmëri,

ndershmëri dhe pasuri". (Muslimi nga Ibn Mes›udi r.a.). Allahu xh.sh. ia pranoi lutjen e tij dhe i tha: "A nuk ishe nevojtar e të bëri të mos ia kesh nevojën askujt". (Ed-Duha, 8) Ai kërkonte mbrojtje prej Allahut nga varfëria dhe mosbesimi, pra varfërinë e konsideronte fatkeqësi. Islami erdhi me këto gjëra.

Nëse ata kanë për qëllim përparimin në zhvillimin ekonomik, atëherë ne e mirëpresim atë, edhe Islami e mirëpret e bën thirrje për të dhe e lufton varfërinë me të gjitha mjetet. Mjeti i parë me të cilin luftohet varfëria, është puna, përgatitja e popullit për punë, për prodhim, që të mos jetojë vetëm duke shpenzuar, vetëm duke importuar nga vende të tjera, ashtu siç importojmë ushqimin, armatimin, prodhimtarinë e rëndë etj..Ne themi: Feja nuk është pengesë e përparimit.

### Islami dhe avancimi shëndetësor

Nëse ata kanë për qëllim përparimin shëndetësor, Islami e dëshiron popullin që është i shëndoshë fizikisht. Pejgamberi a.s. thotë: «Besimtari i fortë është më i mirë dhe më i dashur tek Allahu se besimtari i dobët». (Muslimi nga Ebu Hurejra r.a.).

Për herë të parë, në frymën e fesë, njerëzit dëgjuan këtë fjalë të Muhamedit a.s.: "Me të vërtetë ti ke obligim ndaj trupit tënd". (Pjesë nga hadithi i Abdullah ibn Amër ibn Asit r.a., të cilin e transmeton Buhariu në kapitullin e agjërimit. Gjithashtu e transmeton edhe Muslimi). Më përpara njerëzit dëgjonin vetëm këtë fjalë: "Me të vërtetë ti ke obligim ndaj Zotit tënd", mirëpo - që të ketë trupi të drejta nga njeriu, këtë gjë e dëgjuan për herë të parë.

Nga obligimi që ke ndaj trupit tënd, është që ta ushqesh - kur të ketë uri, ta pushosh - kur të lodhet, ta pastrosh - kur të ndotet, ta mjekosh - kur të sëmuret, sepse: "Allahu nuk ka vënë ndonjë sëmundje veçse për të ka vënë edhe shërim" (Buhariu nga Ebu Hurejra r.a.), ta mbrosh nga sëmundjet, sepse: "Parandalimi i sëmundjeve është më i mirë se mjekimi".



Islami u bën thirrje njerëzve që ta mbrojnë shëndetin e tyre duke u mjekuar, duke i parandaluar sëmundjet dhe duke u pastruar.

Islami e dëshiron njeriun të pastër. Pejgamberi a.s. thotë: "E drejtë e Allahut për çdo musliman është që në javë të lahet (së paku) një herë, të pastrojë kokën dhe trupin e tij" (Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra r.a.), së paku një herë në javë. Muslimanit i ndodhin gjëra të natyrshme, pas të cilave duhet të lahet ose të marrë abdes kur dëshiron të falet.

Islami erdhi për ta mbrojtur popullin, prandaj ndaloi urinimin dhe kryerjen e nevojës në rrugë, në hapësirat nën hije, në burimet e ujërave etj., dhe këto gjëra (të cilat njerëzve u sjellin sëmundje mbytëse) i konsideroi ndër tri të mallkuarat që tërheqin mallkimin e Allahut, të engjëjve dhe të mbarë njerëzve. Gjithashtu, Islami ka ndaluar pijet alkoolike e narkotike, dhe konsumimin e çdo gjëje që dëmton trupin e njeriut, sepse njeriut nuk i lejohet ta mbysë veten e tij: "Dhe mos e vritni veten (dhe njëri-tjetrin)! Vërtet, Allahu është i Mëshirshëm me ju". (En-Nisa, 29).

### Islami dhe avancimi ushtarak

Nëse ata kanë për qëllim progresin ushtarak dhe forcën ushtarake, atëherë, pra, Islami thotë: «E ju përgatituni sa të keni mundësi force (mjete luftarake)». (El Enfalë, 60). "Ne e zbritëm hekurin, në të cilin ka (material për) luftë të fuqishme dhe dobi (të tjera) për njerëzit" (El-Hadid, 25). Në këtë ajet shprehja "ka (material për) luftë të fuqishme" sinjalizon prodhimet luftarake, ndërsa shprehja "dobi (të tjera) për njerëzit" sinjalizon prodhimet e civilizuara, dhe atë që i prodhon shigjetat, e ka konsideruar si atë që gjuan me to, prodhuesi është ortak në shpërblim dhe konsiderohet nga muxhahidët.

Prodhimi luftarak është një lloj xhihadi (i luftës së shenjtë), sepse pa armatim nuk mund të luftohet. Nëse ne nuk prodhojmë armë, atëherë do të detyrohemi të importojmë nga armiqtë tanë.

Islami na jep çdo gjë për se ka nevojë përparimi, Islami na stimulon dhe na jep metoda të vërteta që të përparojmë në mënyrën më të mirë, prandaj feja nuk mund të jetë pengesë në rrugën drejt përparimit.

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo, (Burimi: "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Muhammed Havtar dhe Ekrem Abdus-Settar, mektebetu vehbeh, Kajro, 2006, v. 7).

**Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, priti zv/kryeministrin e Turqisë, Emrullah İşler.**



*Myftiu në takim me zv/kryeministrin e Turqisë z. Emrullah Isler*

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 22 prill priti një delegacion nga Asambleja Kombëtare e Kuvendit të Madh të Turqisë, të kryesuar nga zv/kryeministri i Turqisë, z. Emrullah İşler.

Pasi i uroi mirëseardhje delegacionit turk, Myftiu Tërnava ka falënderuar shtetin dhe popullin e Turqisë për mbështetjen e vazhdueshme për Kosovën dhe popullin e saj, posaçërisht për përkrahjen e Turqisë në arenën ndërkombëtare.

Myftiu Tërnava, mysafirët e lartë nga Turqia i njohu më pas me organizimin dhe funksionimin e Bashkërisë Islame të Kosovës, për se, ndër të tjera, tha: «Bashkësia Islame e Kosovës është institucion i cili merret me organizimin dhe zhvillimin e jetës fetare në vend. Ne si BIK, kemi marrëdhënie të shkëlqyeshme me Diyanet-in e Turqisë, si dhe me agjencitë dhe fondacionet turke, siç janë «Tika» dhe «Yunus Emere», që janë të pranishme në Kosovë.

Zëvendëskryeministri turk, Emrullah İşler, duke falënderuar për pritjen, ka përgëzuar Myftiun dhe është shprehur i kënaqur për arritjet e institucioneve dhe popullit të Kosovës në konsolidimin e shtetndërtimit. Zëvendëskryeministri turk edhe kësaj radhe shprehu përkrahjen e parezervë për Kosovën, për se tha: "Turqia do të vazhdojë ta mbështesë Kosovën dhe të angazhohet pandërprerë për njohje dhe për integrimin e saj në organizatat ndërkombëtare".

"Më vjen mirë që keni marrëdhënie të mira me Diyanet-n, dhe besoj që ju bashkërisht do të bëni më të mirën për dy bashkësitë"- u shpreh zëvendëskryeministri turk İşler.

Myftiu Tërnava, në takim me mysafirët turq foli edhe për bashkëpunimin që ka BIK me TIK-an për ruajtjen, konservimin dhe restaurimin e trashëgimisë materiale të Periudhës Osmane.

"Trashëgimia osmane është një urë lidhëse në mes dy popujve, në mes dy shteteve që kanë një të kaluar të përbashkët. Kjo trashëgimi, për ne paraqet një thesar të paçmuar, të cilin tash duhet ta trajtojmë me përgjegjësi, ngase flitet për të kaluarën tonë. Trashëgimia kulturore islame në të kaluarën njëshekullore jo që nuk është trajtuar siç e meriton, po përkundrazi, është trajtuar në mënyrë joadekuate. Shumë objekte monumentale tashmë nuk janë, shumë prej tyre kanë mbijetuar stuhitë e kohës, por janë në gjendje të rendë dhe kanë nevojë urgjente për ndërhyrje profesionale" - tha Myftiu Tërnava.

«TIK-a ka bërë restaurimin e disa objekteve monumentale, siç janë xhamia e sulltan Mehmet Fatihut, xhamia e Sinan Pashës etj., si dhe kemi arritur marrëveshje edhe për restaurimin e një sërë objektesh të tjera që i përkasin periudhës osmane».- theksoi më tutje Myftiu Tërnava.

Zëvendëskryeministri turk tha se Qeveria turke, nëpërmjet agjencive të saj e në bashkëpunim me institucionet e Kosovës, do të investojë në trajtimin adekuat të trashëgimisë kulturore islame.

Ai u interesua edhe për përgatitjet rreth Xhamisë Qendrore, për se Myftiu tha se është duke u punuar në projektin në hollësi.

Zëvendëskryeministri turk, i shoqëruar nga Myftiu Tërnava, inauguruan shatërvanin dhe oborrin e rikonstruktuar të Xhamisë së Madhe. Edhe Zëvendëskryeministri turk e edhe Myftiu Tërnava, me këtë rast u shprehën që të vazhdojnë bashkëpunimin në ruajtjen e trashëgimisë materiale osmane tek ne.

Pas faljes së namazit të ikindisë, mysafirët nga Turqia, të shoqëruar nga Myftiu Tërnava, vizituan edhe xhaminë e Jashar Pashës, restaurimi i së cilës do të fillojë së shpejti nga TIK-a, pastaj xhaminë e Sulltan Muratit, që po e restauron komuna e Prishtinës, si dhe kroin e xhamisë Junus Efendi, që gjendet në sheshin tek teatri popullor.

**Myftiu Tërnava në takim me kryetarët e këshillave vendorë**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në mbledhjen e mbajtur më 18 prill me kryetarët e këshillave vendorë të BIK-së, ka kërkuar prej tyre më shumë punë e angazhim në terren, respektivisht nëpër këshillat e BIK-së dhe xhematet gjithandej nëpër Kosovë. Myftiu Naim Tërnava ka folur edhe për implikimet e koso-


*Myftiu në takim me kryetarët e këshillave vendorë*



*Fjalimi i Myftiut gjatë përurimit të kompleksit në Prizren*

varëve në luftën e Sirisë, për se tha që BIK që nga fillimi ka pasur qëndrim të qartë e të konsoliduar se njerëzit tanë, në emër të fesë, nuk duhet të bashkohen në luftën e Sirisë a në vatra të krizës kudo qofshin ato. Rastet e fundit, kur fatkeqësisht qytetarët tanë u bënë pjesë e konflikteve në luftërat e huaja, janë tregues i qartë se duhet më shumë punë, angazhime e përgjegjësi nga të gjitha institucionet e këtij vendi, për t'i edukuar drejt dhe për t'i mbrojtur sidomos të rinjtë nga indoktrinimet e mundshme të rrymave ekstreme. Kosova dhe populli i saj nuk kanë nevojë për interpretime të ngushta dhe ekstreme të parimeve fetare, aq më pak që feja të politizohet e të vihet në funksion të armiqësive që shkaktojnë luftëra, shkatërrime e gjakderdhje. Interpretuesit e tillë nuk e kanë pëlqimin, miratimin dhe bekimin e BIK-së.

### Përurohet kompleksi i rinovuar i oborrit në Xhaminë e Sinan Pashës

Në prani të shumë qytetarëve të Prizrenit, më 23 prill, në prani të zv/kryeministrit turk, dr. Emrullah Işler që shoqërohej nga deputetë të Asamblesë së Madhe turke, Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, ministra e deputet të Kuvendit të Kosovës, përfaqësues të KBI së Prizrenit të prirë nga kryetari, Lutfi Ballëk, si dhe të ftuar të tjerë, u përurua kompleksi i rinovuar i oborrit në Xhaminë e Sinan Pashës.

Duke iu drejtuar të pranishëmve, kryetari i KBI, Lutfi Ballëk, me këtë rast tha: "Xhamia e Sinan pashës është simbol i qytetit tonë, është vulë e qytetit tonë, ne e falënderojmë ndihmën dhe përkrahjen e Republikës së Turqisë, veçanërisht TIKËS për punën që kanë bërë në këtë kompleks".

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, pasi falënderoi në emër të Kryesisë së BIK popullin dhe qeverinë turke për ndihmën e përkrahjen që kanë dhënë e po japin për Kosovën, u shpreh: "Trashëgimia 625 vjeçare e përbashkët e cila ekziston në këto vende, pra edhe në Kosovë, është dëshmia më e madhe për lidhjet vëllazërore të dy popujve. Ne falënderojmë për ofrimin e ndihmës, për restaurimin, për rinovimin e xhamive me vlera monumentale të Periudhës Osmane. Trashëgimi, kjo që ka vlerë të posaçme për Kosovën".

Ndërsa, zëvendëskryeministri turk, Emrullah Işler, duke iu drejtuar masës së tubuar tha: "Ndihem i lumtur që pas përurimit që kemi bërë dje në xhaminë e Sulltan Fatihut në Prishtinë, sot jemi në Prizren te xhamia e Sinan Pashës, që gjendet në shatërvan, ku po bëjmë përurimin e oborrit të rikonstruktuar .

Me përurimin e projekti të sotëm, përfundon restaurimi i xhamisë së Sinan Pashës që për ne është një xhevahir i veçantë".

Më pas, delegacion turk së bashku me myftiun Tërnava vizituan xhaminë Emin Pasha, ku simbolikisht bënë hapjen e punimeve për restaurimin e saj nga TIKA.

### Kuvendi i BIRK-së miratoi Raportin e punës së kryesisë

Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës, në mbledhjen e mbajtur më 31 mars, kryesuar nga Mr. Ajni Sinani - kryetar, e ku mori pjesë edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava bashkë me anëtarët e kryesisë së BIK-së dhe drejtorët e drejtorive. Kuvendi, pas debatit shqyrtues, miratoi Raportin e punës së kryesisë së BIK-së për periudhën janar -dhjetor 2013. Kuvendi miratoi po ashtu edhe Llogarinë përfundimtare të kryesisë së BIK-së për vitin 2013. Në këtë seancë Kuvendi i BIRK-së miratoi edhe dy rregullore të reja: Rregulloren për veprimtari financiare të kryesisë së BIRK-së dhe Rregulloren për sistematizimin e vendeve të punës në kryesinë e BIRK-së.

### Kryesia e BIK miratoi statutin e «Kosova Halal Institute» dhe të Institutit për Trashëgimi Kulturore Islame

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në mbledhjen e mbajtur më 12 prill 2014, të kryesuar nga myftiu mr. Naim Tërnava, pas shqyrtimit, miratoi statutin e «Kosova Halal Institute», i cili do të merret me inspektimin, certifikimin e produkteve ushqimore në ndërmarrjet prodhuese dhe ato shërbyese në Kosovë. Kryesia në këtë mbledhje miratoi edhe statutin e Institutit për Trashëgimi Kulturore Islame - planifikim dhe ndërtim. Kryesia e BIK-së, shqyrtoi edhe elaboratet e drejtorive dhe propozimprojektet e komisionit për tubimin, therjen dhe shpërndarjen e kurbaneve, si dhe të atij për shtimin e të hyrave në BIK-së.

### Myftiu Tërnava priti atasheun për çështje fetare në Ambasadën turke z. Abdullah Vasfi Yuce



*Myftiu në takim me atashehun z. Abdullah Vasfi Yuce*

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 27 mars priti në takim pune atasheun për çështje fetare pranë ambasadës së Republikës së Turqisë në Kosovë, z. Abdullah Vasfi Yuce, me të cilin bisedoi për parapërgatitjet dhe bashkërendimin e aktiviteteve dhe organizimeve për muajin e Ramazanit. Në takim u biseduan edhe çështje të tjera me interes të përbashkët.

### Myftiu Ternava priti drejtorin e TIKA-s, z. Ejup Javuz

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 2 prill priti drejtorin e TIKA-s, z. Ejup Javuz, i cili e njohu Myftiun për fillimin e punimeve në restaurimin e xhamisë së Janjevës dhe theksoi po ashtu që së shpejti do të nisë edhe restaurimi i xhamisë së Sushicës së Pejës, në vendlindjen poetit të madh Mehmet akif Ersoj. Javuz,



*Myftiu në takim me drejtorin e TIKA-s, z. Ejup Javuz*

gjithashtu e njoftoi Myftiun, edhe për përgatitjet që po bëhen për fillimin e punimeve në restaurimin e xhamive «Jashar Pasha» të Prishtinës dhe «Emin Pasha» të Prizrenit. Myftiu Tërnava edhe kësaj radhe falënderoi shtetin turk dhe TIKA-n, për kontributin e dhënë në ruajtjen, restaurimin, dhe mbrojtjen e monumenteve të lashta të trashëgimisë materiale islame në Kosovë.

### Myftiu Tërnava priti udhëheqësit e Qendrës kulturore turke «Yunus Emre»

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 27 mars priti drejtorin e Qendrës kulturore turke «Yunus Emre» në Kosovë, z. Sadullah Jillmaz, i cili shoqërohej edhe nga drejtori i porsaemëruar i Qendrës - Bulent Ucpinar, i cili tash e tutje do të drejtojë qendrën «Yunus Emre» në Kosovë. Myftiu Tërnava falënderoi drejtorin e deritashëm z. Jillmaz për punën, kontributin dhe bashkëpunimin me BIK-në, në veçanti për projektin e përbashkët të përkthimit dhe transkriptimit të mbishkrimeve osmane nëpër objektet e trashëgimisë kulturore islame në Kosovë. Myftiu, po ashtu shprehu,



*Myftiu në takim me drejtorin e Q.K. "Yunus Emre, z. Ucpinar*

gatishmërinë që edhe në të ardhmen të bashkëpunojë me drejtorin e ri z. Ucpinar, për të përfunduar këtë projekt, si dhe për projekte të tjera me rëndësi për ruajtjen e trashëgimisë kulturore islame. Z. Sadullah Jillmaz falënderoi Myftiun për mbështetjen dhe kontributin e BIK-së në realizimin e këtyre projekteve me interes të përbashkët. /*R.Sh.*

### Myftiu merr pjesë në manifestimin e mevludit në qytetin e Prizrenit

Me rastin e përkujtimit të ditëlindjes së Pejgamberit a.s., Atasheu për çështje fetare në Ambasadën e Republikës së Turqisë në Prishtinë, z. Abdullah Vasfi Juxhe, në koordinim me Kryesinë e BIK-së, organizuan manifestimin kulturor-artistik me pjesë nga Kurani, ilahi, recitime, skeçe dhe ligjëratë me temë: "Pejgamberi a.s., feja dhe sinqeriteti", ligjëruar nga Nexhmetin Nursaçan (ish zv/kryetar i Dijanetit të Republikës së Turqisë).



*Myftiu në fjalën përshëndetëse në Prizren*

Në emër të BIK-së, të pranishmëve në këtë manifestim, me një fjalë përshëndetëse iu drejtua edhe Myftiu, Mr. Naim ef. Tërnava, i cili mes tjerash tha: "Marrëdhëniet e shkëlqyera me popullin vëlla turk, në veçanti me Dijanetin turk, po reflektohen edhe sot në këtë manifestim që po e mbajmë me rastin e ditëlindjes së Resulullahut. Ne morëm mësimet e Muhamedit a.s., dhe sot pas 1435 vitesh e kujtojmë edhe në këtë vend figurën e tij të ndritur, në këtë vend i cili përjetoi shumë të këqija, përjetoi vrasje, maltretime, burgosje, dëbime nga vatrat tona, sepse të tjerët menduan se këto troje mund t'i pastrojnë nga të përmendurit e emrit Muhamed. Këtë emër i cili fle qetësisht në zemrat, mendjet dhe shpirtrat tanë, ngase Allahu e kaliti në zemrën dhe mendjen tonë". Myftiu më tej bëri thirrje që zakonet dhe traditat tona të mos lihen pas dore, ngase pjesa dërmuese e tyre janë të mira. Nuk ka ditë më të gëzuar në këtë dynja se sa kujtimi i lindjes dhe i ardhjes së njeriut më të dashur në këtë tokë. Për të vazhduar më tej: "Të mos lejojmë asnjëherë, me asnjë çmim, në asnjë kohë, depërtimin e idesë që ne të harrojmë emrin Muhamed, që ne të harrojmë mevludin, e ta zëvendësojmë me festime të netëve të shtrigave, me festa të Shën Valentinit, me ditë të të vdekurve, e me festa që nuk përkojnë as me fenë e as me traditën tonë të pastër shqiptare". Myftiu bëri thirrje që besimtarët të ngrihen nga gjumi, me energji të reja, të marrin mbi supet e tyre barrën e të madhit Zot, dhe ta shpërndajnë tek të gjithë ata që kanë mundësi. "Ju thërras nga thellësia e shpirtit dhe zemrës, që asnjëherë të mos harrojmë porositë e Allahut dhe të resulullahut, sepse bashkërisht do t'i arrijmë të gjitha qëllimet. Rrugën të cilën e kemi nisur, nuk ka forcë e as fuqi që mund ta ndalë, sepse feja jonë urdhëron vetëm në bamirësi, në humanitet, në sinqeritet, në drejtësi, në tolerancë ndërfetare, në respekt ndërfetar". -përfundoi fjalën e tij, myftiu, Mr. Naim Tërnava

Me fjalime përshëndetëse para të pranishmëve u paraqitën edhe Atasheu për Çështje Fetare në Ambasadën e Turqisë në Prishtinë, Abdullah Vasfi Juxhe, Kryetari i Këshillit të BI në Prizren, Lutfi ef. Ballëk, dhe Ambasadorja e Republikës së Turqisë në Prishtinë, znj. Songyl Ozan. /*F.Iljazi*

### Myftiu Tërnava merr pjesë në shënimin e 15 vjetorit të masakrës së Mejës

Myftiu i Kosovës mr. Naim ef Tërnava më 27 prill mori pjesë në shënimin e 15 vjetorit të masakrës së Mejës. Në fjalën e tij, Myftiu Tërnava duke iu drejtuar të pranishmëve, tha: "Më lejoni që në emër të BIK, edhe njëherë të ndajmë dhembjen me të gjithë familjarët, duke e lutur Zotin xh.sh., që t'i shpërblejë me të mirat



*Myftiu gjatë shënimit të 15 vjetorit të masakrës së Mejës*

e Tij, familjarët me këtë jetë. "Dhe assesi mos i konsideroni të vdekur ata të cilët kanë ra dëshmorë në rrugën e Zotit. Jo, ata janë të gjallë, por gjallërinë e tyre ju nuk e kuptoni, furnizohen nga të mirat e të madhit Zot" -tha Myftiu Tërnava, duke shtuar më pas: "Të gjithë, bashkërisht të lutemi tek Krijuesi i këtij universi që mëshira e Tij të jetë në vazhdimësi mbi kombin shqiptar, brenda trojeve etnike gjithështqiptare, kudo që gjenden dhe frymojnë në këtë nënqiell". Përfundoi fjalën e tij, myftiu, mr. Naim Tërnava.

Kjo masakër e njohur edhe në opinionin ndërkombëtar si një tragjedi e tmerrshme me paramendim mbi popullatën e pafajshme shqiptare, masakra e Mejës, paraqet një nga pjesët më të errëta dhe më të dhimbshme të historisë sonë kombëtare, kur forcat paramilitare, ushtarake dhe policore serbe në mënyrën më çnjerëzore vranë dhe masakruan 376 shqiptarë, nga mosha 15 deri 60 vjeç. Krimet e tyre u munduan t'i fshehin, duke i zhdukur kufomat e tyre dhe duke i varrosur në varreza masive në Serbi.

Për çdo vit në fshatin Mejë (Gjakovë) organizohet Tubimi Qendror, nën përkujdesjen e Kryeministrit të Republikës së Kosovës, ku edhe Bashkësia Islame ka luajtur rolin e saj, duke i qëndruar për çdo moment afër familjarëve të të rënëve dhe të afërmve të tyre. /*F.I.*

### Myftiu Tërnava takoi kryetarin e Vitisë, Sokol Haliti

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, më 28 mars zhvilloi një takim me udhëheqjen komunale të Vitisë, ku u prit nga kryetari i komunës Sokol Haliti. Fillimisht, Myftiu Naim Tërnava uroi e përgëzoi kryetarin e Vitisë për detyrën e re, e më pastaj theksoi se Bashkësia Islame e Kosovës në vazhdimësi është angazhuar të ndihmojë proceset pozitive në vend. Në bisedë më udhëheqjen e Vitisë Myftiu u shpreh se BIK-së ka dhënë një kontribut në shtetndërtimin e vendit dhe do të angazhohet që, së bashku me gjitha institucionet, të ecet përpara në forcimin e shtetit të Kosovës. Gjatë takimit me kryetarin e komunës së Vitisë, Sokol Haliti, Myftiu Tërnava u interesua për zhvillimet e gjithëmbarshme në këtë komunë, me theks të veçantë në zhvillimin e procesit edukativo-arsimor. Kryetari Haliti e njohu Myftiun me aktivitetet komunale dhe planet për të ardhmen, ndërkohë që ka vlerësuar lart bashkëpunimin me KBI-në e Vitisë. Në këtë takim janë shqyrtuar edhe mundësitë për realizimin e projekteve të përbashkëta të komunës me BIK-në dhe për bashkëpunimin në të ardhmen. Kryetari i komunës Sokol Haliti, në shenjë respekti, ka nderuar me një mirënjohje Myftiun Tërnava.

### Në Katunishtë vihet gurthemeli i xhamisë

Më 27 mars 2014, në një solemnitet rasti, në fshatin Katunishtë (ish-Velikorekë) të Podujevës u vu gurthemeli për ndërtimin e xhamisë. Në këtë manifestim, përveç besimtarëve të Katunishtës, qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorë si dhe udhëheqësit e KBI-së të Podujevës, me Bekim Jasharin kryetar në krye. Në emër të fshatit, të pranishmit i përshëndeti Fadil Hasani -profesor në medrese, i cili paraqiti një histori të shkuar të fshatit si dhe foli për angazhimet e besimtarëve të këtij lokaliteti për ndërtimin e xhamisë. Myftiu Tërnava, pasi uroi e përgëzoi besimtarët e këtij fshati për xhaminë, tha se nga sot edhe Katunishta u shtohet lokaliteteve që ndërtojnë xhami, vend për adhurim e Krijuesit. Të pranishmit i përshëndeti edhe kryetari i KBI-së të Podujevës, Bekim Jashari. Truallin për ndërtimit e xhamisë e ka falur Shefki Maçestena.



*Myftiu në takim me z. Sokol Haliti, kryetar i KK Viti*



*Gjatë gurthemelit të xhamisë në Katunishtë*


*Myftiu në takim me z. Xhafer Gashi, kryetar i KK Obiliq*

**Myftiu Tërnava vizitoi Obiliqin**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 26 mars, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët vizitoi kvendin komunal të Obiliqit, ku u prit nga kryetari Xhafer Gashi, të cilin myftiu Tërnava e uroi dhe e përgëzoi me rastin e zgjedhjes në detyrë të re. Kryetari i Obiliqit, Xhafer Gashi, e njohu Myftiun Tërnava me zgjedhjen e ekzekutivit komunal dhe me aktivitetet që po zhvillohen në komunë, si dhe foli për bashkëpunimin e komunës me KBI-në e Obiliqit. Ai e njohu Myftiun edhe me vendimin e autoriteteve komunale për heqjen e shpenzimeve për ceremoninë e varrimit për banoret e komunës së Obiliqit. Myftiu Tërnava dhe kryetari Gashi u dakorduan që në të ardhmen të zhvillohet një bashkëpunim më i ngushtë në të mirë të banorëve dhe besimtarëve të kësaj ane. Në takim morën pjesë edhe përfaqësuesit e KBI-së të Obiliqit, të prirë nga kryetari Behar Mjeku.

**Myftiu Tërnava vizitoi komunën e Fushë Kosovës**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 8 prill vizitoi komunën e Fushë-Kosovës, ku u prit nga kryetari i komunës, z. Burim Berisha me bashkëpunëtorët. Pasi i uroi mirëseardhjen Myftiut, kryetari Berisha tha se gjendja e përgjithshme në komunën e Fushë Kosovës është e mirë dhe se nuk ka ndonjë tendencë për ndonjë prishje të imazhit të përgjithshëm, përfshirë edhe spektrin fetar, ku veprojnë lirshëm të gjitha konfesionet fetare. Myftiu Tërnava, ndër të tjera, tha: "Ndihem mirë kur për këtë komunë dëgjoj fjalë të mira dhe shpreh gatishmërinë e vazhdimit dhe thellimit të mëtutjeshëm të bashkëpunimit ndërmjet komunës së Fushë Kosovës dhe BIK-së". Të dy bashkëbiseduesit u zotuan se edhe në të ardhmen do të punojnë dhe do të angazhohen që kjo klimë ndërfetare të kultivohet dhe të ruhet edhe më shumë.


*Myftiu në takim me z. Burim Berisha, kryetar i KK F.Kosovë*

**Myftiu Tërnava vizitoi Rahovecin**


*Myftiu në takim me z. Idriz Vehapi, kryetar i KK Rahovec*

Më 4 prill 2014, Myftiu Tërnava, i shoqëruar nga drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese, Ahmet ef. Sadriu, dhe ndihmëssekretari i Kryesisë së BIK-së, Rexhep ef. Luma, vizitoi KBI-në e Rahovecit, ku u prit nga kryetari i këshillit Shani ef. Sylka me bashkëpunëtorë. Në Rahovec, Myftiu Tërnava vizitoi punimet e ndërtesës së re të këtij Këshilli, e cila është në përfundim e sipër. Myftiu uroi që punët e mbetura të përfundojnë sa më parë dhe objekti të kompletohet e të vihet në funksion. Në Rahovec Myftiu vizitoi edhe KK, ku takoi kryetarin e Rahovecit, z. Idriz Vehapi, të cilit Myftiu i uroi detyrën e re. Kryetari Idriz Vehapi, pasi falënderoi Myftiun për vizitën, tha: "Së bashku me Këshillin e BI-së do të angazhohemi që të bëjmë më të mirën për besimtarët e Rahovecit". Në Rahovec, në Xhaminë e Çarshisë, Myftiu Tërnava fali namazin e xhumasë dhe mbajti hytben para një numri të madh besimtarësh.

**Myftiu në Malishevë**



*Myftiu gjatë vizitës në Malishevë*



*Myftiu gjatë vizitës në KBI-Shtime*

Myftiu i Kosovës vizitoi KBI-në e Malishevës, ku u prit nga kryetari Xhevat ef. Kryeziu dhe sekretari Selim ef. Paçarizi. Kryetari i këshillit, Xhevat ef. Kryeziu, e njohu Myftiun për punën, aktivitetet dhe sfidat e përditshme në Këshill. Myftiu i përgëzoi udhëheqësit për të arriturat në këtë këshill dhe kërkoi që objekti i ri i këshillit të përfundojë sa më parë që është e mundshme, në mënyrë që të krijohen kushte më të mira për punë e aktivitete.

**Myftiu Tërnava mori pjesë në mbledhjen e Këshillit të BI-së të Kamenicës**

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 3 prill vizitoi këshillin e BI-së të Kamenicës, ku mori pjesë në mbledhjen e këshillit. Myftiu u njoh nga udhëheqësit dhe këshilltarët e KBI-së të Kamenicë me çështjet, vështirësitë dhe sfidat me të cilat po përballet KBI i Kamenicës. Myftiu në mbledhjen e këshillit foli edhe për angazhimin e tij personal për të siguruar një donacion për projektin e këshillit të Kamenicës për ndërtimin e selisë në qendër të Kamenicës. Myftiu tha se pret që do të sigurohen shumë shpejt mjetet për ndërtimin e selisë së këtij këshilli. Po ashtu Myftiu kërkoi nga udhëheqësit e KBI-së që të bëjnë sa më parë përgatitjet e duhura për këtë qëllim. Në Kamenicë, Myftiu shoqërohej nga anëtari i Kryesisë nga ky rajon, Ilmi ef. Krasniqi, drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese, Ahmet ef. Sadriu, si dhe këshilltari i Myftiut, Vedat ef. Sahiti.

**Myftiu Tërnava vizitë në Shtime**

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorë, më 2 prill vizitoi KBI-në e Shtimes, ku u prit nga kryetari i KBI-së - Isa ef. Tërshani me bashkëpunëtorët. Kryetari Tërshani e njohu Myftiun Tërnava me arritjet që ka shënuar Këshilli i Shtimes që nga themelimi e këndej. Ai tha se, me gjithë vështirësitë, falë angazhimit e përkushtimit të të gjithë neve, e posaçërisht falë përkrahjes nga Kryesia, këshilli tashmë është në rrugë drejt konsolidimit. Kryetari Tërshani e njohu Myftiun edhe me aktivitet që ka zhvilluar këshilli, si dhe me projektet e realizuara, dhe falënderoi Myftiun për përkrahjen dhe mbështetjen e Kryesisë, sidomos në ndërtimin e objekteve të infrastrukturës dhe krijimin e vakëfeve në këtë këshill. Myftiu Tërnava i përgëzoi për rezultatet e arritura dhe u shpreh që do të mbështesë e përkrahë krijimin e kushteve për një punë sa më të mirë. Gjatë qëndrimit në Shtime, Myftiu Tërnava, së bashku me bashkëpunëtorët, vizitoi vakëfet që janë në ndërtim e sipër për KBI-në e Shtimes.



*Myftiu gjatë vizitës në KBI-Shtime*

**Myftiu Tërnava në Lipjan**

Myftiu Tërnava, me bashkëpunëtorët, vizitoi KBI-në e Lipjanit, ku u njoh me punën dhe aktivitetin nga sekretari i këshillit Muhamet ef. Neziri dhe nga arkëtari i tij Kenan ef. Bahtiri. Myftiu tha se çdo arritje e këshillit na gëzon, dhe nga përgjegjësit e këshillit kërkoi angazhim edhe më të madh në xhemat. Në këto vizita, Myftiu u shoqërua nga drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese, Ahmet ef. Sadriu, dhe këshilltari Vedat ef. Sahiti.

**Myftiu Tërnava vizitoi Hanin e Elezit**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë më 10 prill vizitoi KK të Hanit të Elezit,



*Myftiu në takim me z. Rufki Suma, kryetar i KK Hani i Elezit*

ku u prit nga kryetari Rufki Suma, me të cilin myftiu diskutoi për situatën e përgjithshme në Kosovë, e në veçanti në komunën e Hanit të Elezit.
Në këtë kontest, janë vlerësuar lartë raportet e shkëlqyeshme ndërmjet Hanit të Elezit dhe BIK-së.
Kryetari Suma, Myftiun Tërnava e njohu edhe me rrjedhat e zhvillimeve ekonomike dhe sociale në komunën e Hanit të Elezit.
Ai po ashtu theksoi bashkëpunimin shumë të mirë me BIK-un nga Hani i Elezit me ç'rast përmendi edhe "Marrëveshjen e Mirëkuptimit" ndërmjet komunës së Hanit të Elezit dhe BIK-ut për heqjen e shpenzimeve mortore për të gjithë banorët e komunës.
Myftiu Tërnava duke uruar për besimin e marrë nga qytetarët e Komunës së Hanit të Elezit, uroi kryetarin e komunës Rufki Suma, që me mandatin e tij si kryetar i një komune të vogël për shumëçka mund të vlerësohet si model në shtetin tonë.
Myftiu Tërnava tha se BIK-së ka bashkëjetuar me fatin e popullit të Kosovës dhe gjatë kësaj periudhe ka dhënë kontributin e vet në të gjitha proceset politike e historike të vendit.
Në takim, u biseduan edhe disa dukuri që janë shqetësuese, si pjesëmarrja e të rinjve të Kosovës në zonat e luftës në Lindjen e Afërt. Si pasojë, ne po përballemi me ngjarje të papëlqyeshme, pasi që disa njerëz tanë janë ndodhur në vende që nuk do të duhej të ishin, me ç'rast përmendi ngjarjet në Turqi dhe në Irak.
Myftiu Tërnava dhe delegacioni i BIK-ut të Kosovës ishin të shoqëruar nga kryetari i KBI në Han të Elezit, Muhamet Suma dhe anëtarë tjerë të BIK-së në Han të Elezit.
Në Han të Elezit, Myftiu Tërnava takoi edhe drejtuesit e KBI me të cilët bisedoi për jetën fetare në këtë këshill, si dhe vizitoi Varrezat e Dëshmorëve të kësaj komune dhe xhaminë në fshatin Pustenik. /*R.Sh.*

## TELEGRAM URIMI

*I nderuari Ipeshkëv, zotëri Dodë Gjergji, me rastin e festës së Pashkëve kam nderin dhe kënaqësinë që në emrin tim personal dhe në emër të bashkëpunëtorëve të mi si dhe në emër të besimtarëve të besimit Islam t'u përcjell Juve personalisht, bashkëpunëtorëve tuaj si dhe të gjithë besimtarëve të besimit katolik urimet e mia më të sinqerta duke u dëshiruar gjithë të mirat e begatitë e Zotit.*

*Uroj që mesazhet dhe porositë që dalin nga festa e pashkëve të jenën si gjithherë në funksion të fisnikërimit të popullit tonë dhe gjithë popujve në botë.*

*I nderuari ipeshkv Gjergji!*

*Festat tona, janë rast i mirë për të përkujtuar dhe shprehur respektin ndaj Krijuesit, si dhe për të dëshmuar kultivimin e mirëbesimit, tolerancës e respektit tek ne .*

*Me këtë rast shfrytëzoj rastin që të përgëzojë edhe të gjithë përfaqësuesit ndërkombëtarë, që veprojnë në Kosovë.*

*Në këtë ditë feste, duke ju uruar ju dhe gjithë besimtarëve ju dëshiroj suksese, mbarësi, shëndet, fat e dashuri.*

*Me nderime*
*Myftiu i Kosovës*
*Naim Tërnava*

### Mbahet mbledhja me Kryeimamët e KBI-së



*Gjatë mbledhjes me kryeimamët e KBI-së të Kosovës*

Më 24 prill Kryeimami, Sabri Bajgora, mbajti mbledhjen e radhës me kryeimamët e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës. Mbledhjen e kryesoi Kryeimami i Kosovës, Sabri Bajgora, i cili e hapi dhe propozoi rendin e ditës. Në takim, nga Kryiemami ashtu sikur edhe nga të gjithë kryeimamët e Këshillave, u raportuan për aktivitetet fetare brenda dhe jashtë Kryesisë në koordinim me Këshillat e BIK për periudhën janar-prill 2014, dhe u diskutuan mundësitë për rritje të kapaciteteve të punës dhe përtëritjes së jetës fetare në Kosovë. U diskutua gjerësisht edhe për parapërgatitjet për muajin e shenjtë të Ramazanit, dhe marrjen e hapave konkret, që ky muaj t'i gjej Këshillat dhe stafin e imamëve, të gatshëm dhe të përgatitur për pritje sa më dinjitoze të këtij muaji. Në këtë takim u diskutuan edhe çështje të tjera me rëndësi, si: përgatitja e rregullores për mësim besim, botimi i librit të hytbeve të xhumasë, etj.. Tubimin e përshëndeti edhe Myftiu mr. Naim ef. Tërnava, i cili pos tjerash tha: "Përgjegjësia dhe barra kryesore mbi zhvillimin e jetës fetare në komunat prej nga vini, varet kryekëput nga ju. Secili përgjigjet për pozitën që ka në këtë institucion. Sot para vetes po shoh djem të rinj të cilët mund të japin shumë. Shtrohet pyetja: sa ne po japim, a po japim atë që mundemi dhe që kërkohet? T'i lësh mundësinë dikujt tjetër të luaj në oborrin tënd pa lejen tënde, e ti të jesh vetëm spektator, është me të vërtetë e rëndë. Ju jeni kryeimamë, dijeni peshën e përgjegjësisë që keni mbi supet tuaja. Ai i cili e di çka ne fshehim në zemrat tona, në ditën kur do japim llogari e lusim të na shpërblejë sipas qëllimit dhe veprave që kemi bërë". -përfundoi fjalën Myftiu, m. Naim Tërnava.

### Vizitë Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës



*Kryeimami gjatë vizitës në KBI në Kaçanik*

Gjatë periudhës shkurt-mars të këtij viti, Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, drejtori për botim dhe media i BIK, Ahmet ef. Sadriu dhe ndihmësi i kryeimamit, Fatmir ef. Iljazi vizituan të gjithë Këshillat e BI të Republikës së Kosovës, duke u takuar në këtë mënyrë me strukturat udhëheqëse të institucioneve në fjalë, si dhe me të gjithë imamët që veprimtarinë e tyre e zhvillojnë në kuadër të këtij institucioni. Kryeimami Bajgora pati rastin që për së afërmi të njihet me punën dhe kontributin e stafit të nderuar të imamëve anekënd territorit të Republikës së Kosovës, në realizimin e programit dhe detyrave me të cilat ata janë ngarkuar. Ai i përgëzoi nëpunësit administrativ dhe imamët për angazhimin e tyre, dhe në të njëjtën kohë kërkoi nga ta që të vazhdojnë të respektojnë hierarkinë institucionale. Takimet u vlerësuan si mjaft konstruktive, ku përveç tjerash u diskutuan edhe vështirësitë me të cilat ballafaqohen ata, si dhe planet për të ardhmen, gjithnjë në dobi të fesë dhe kombit. /*F.I.*

### Në tri komuna të Kosovës mbahen punëtori mbi dhunën në familje.

Në kuadër të bashkëpunimit në mes të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe organizatës UNFPA, gjatë muajit mars janë organizuar tri punëtori, në tri komuna të Kosovës, në Gjakovë, Gjilan dhe në Dragash me temë "Ligjet e Kosovës për Barazinë Gjinore dhe Kundër Dhunës në Familje". Synimi i punëtorisë ishte që për stafin e imamëve të këtyre komunave, të ofrojë informata për Ligjin për Barazi Gjinore, Ligjin kundër Dhunës në Familje dhe Planin e Veprimit dhe Strategjinë Na-

cionale për Adresimin e Dhunës në Familje. Përvojat e shumta nëpër botë tregojnë se përfshirja dhe kontributi i bashkësive fetare në parandalim të dhunës me bazë gjinore është shumë i çmuar. Ligjërues në këto punëtori ishin: z. Ajni Sinani, kryetar i Kuvendit të BIK: "Roli i Islamit në parandalimin e dhunës me bazë gjinore. Kontributi i burimeve juridike të fesë në pasurimin e legjislacioneve perëndimore", z. Nehat Idrizi, gjyqtar: "Ligji i Kosovës për Barazi Gjinore dhe Ligji i Kosovës për mbrojtje kundër Dhunës në Familje" dhe znj. Tahire Haxholli, kapitene në PK-së: "Sistemi i Referimit për të mbijetuarit e Dhunës në Familje: Roli i Policisë në adresimin e Dhunës në Familje".

### Dua hatme në Bresanë

Më 23 prill, 63 nxënës nga fshatrat Bresanë dhe Kuklibeg (Dragash), përfunduan hatmen e Kuranit nën përkujdesjen e imamit të xhamisë së vjetër në Bresanë, Xhevat ef. Fetahu. Imami i kësaj xhamie shquhet për punën e tij me nxënës për vite me radhë. 28 prej këtyre nxënësve përfunduan hatmen për herë të parë, dhe 35 të tjerë për herë të dytë, të tretë dhe të katërt. Në Shtëpinë e Kulturës në Bresanë, imami Fetahu, bashkë me nxënësit e tij, kishin përgatitur një program artistik me lexim të Kuranit, recitim të poezive, si dhe të një minidrame. Në emër të KBI të Dragashit, tubimin e përshëndeti sekretari Nail ef. Halimi kurse Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora tha: "Është një ndjenjë që vështirë përshkruhet me fjalë, kur gjendesh në mesin e këtyre filizave, që sot bëjnë hatme Kuranin. Ju përgëzoj të gjithëve, dhe uroj që këta fëmijë të jenë prijatar të këtij populli në të ardhmen, profesor, mësues, edukator, që nesër me përpjekjet e tyre ta ringjallin me Kuran këtë popull, t'i edukojnë brezat që vijnë pas tyre me frymën e pastër islame". Në përfundim të programit u lexua duaja e hatmes nga kryeimami i KBI Dragash, Xhafer ef, Fejziu, si dhe u shpërndanë certifikata për nxënësit. Në emër të Kryesisë së BIK, imamit Fetahu iu nda një dhuratë modeste nga Sabri ef. Bajgora.

### Hutbe kushtuar pozitës së jetimit në Islam

Pozita tejet e nëpërkëmbur e jetimëve në shoqërinë kosovare dhe lënia e tyre pas dore në shumë aspekte të jetës, shtyu Kryeimamin e BI të Kosovës, Sabri ef. Bajgora, që nëpërmes shkresës zyrtare, më 4 prill t'u rekomandojë të gjithë imamëve të xhamive në territorin e Republikës së Kosovës, që ligjërata e ditës së xhuma e datës 4 prill të këtij viti, t'i kushtohet pozitës së jetimit dhe të drejtave të tij në Islam. Sot në Kosovë janë të evidentuar mbi 10.000 jetimë që nuk e kanë njërin nga prindërit. Për këta fëmijë duhet që shoqëria jonë të ndihmojë edhe më shumë në edukim dhe t`u rris nivelin e mirëqenies. Sipas dispozitave islame, nuk mjafton vetëm dërgimi i ndihmave për jetimët, por më e mira është që jetimët të merren nën përkujdesje dhe të zhvillohen në ambient normal familjar, sepse kjo jep garanci më të madhe për zhvillimin normal të personalitetit të jetimit. *F.I.*

### Në Shkup seminar ndërkombëtar për vakëfin

Në Shkup, më 4-5 prill 2014, organizuar nga Bashkësia Fetare Islame në bashkëpunim me Bankën Islame për Zhvillim dhe Ministrin e Vakëfit të Kuvajtit, u mbajt Seminari Ndërkombëtarë në temën "Menaxhimi i vakëfit, investimet dhe sfidat", i cili ka për qëllim të kontribuojë për përgatitjen e një udhëheqjeje të re, të aftë për t'iu përgjigjur sfidave të rendit të ri botëror, në nivele nacionale, rajonale, evropiane dhe globale, për sa i përket mënyrës se re të menaxhimit të pronës së vakëfit të Bashkësive Fetare Islame në Evropën Jug-



*Me rastin e përfundimit të hatmes në xhaminë e Bresanës*



*Pamje nga seminari në Shkup*

lindore. Në hapjen solemne të seminarit qenë të pranishëm Reis ul Ulema H. Sulejman ef. Rexhepi, përfaqësues nga Banka Islame për Zhvillim, Dr. Abdulkader Shashi, Ministria e Vakëfit të Kuvajtit, si dhe përfaqësuesit e Bashkësive Islame të Shqipërisë, Kosovës, Turqisë dhe Bosnjës, si dhe të ftuar të tjerë. Kryesinë e BIK-së në këtë seminar e përfaqësuan këshilltari i Myftiut - Vedat Sahiti dhe Ramadan Shkodra nga Shërbimi për Informim. Gjatë dy ditëve të seminarit përfaqësuesit me kumtesa nga shtetet pjesëmarrëse - Turqia, Kosova, Bosnjë e Hercegovina, Shqipëria dhe Maqedonia shpalosën përvojat e tyre në menaxhimin e vakëfeve si dhe sfidat me të cilat përballen. Gjatë qëndrimit në Shkup, pjesëmarrësit e seminarit vizituan institucionet e BFIM-së - medresenë «Isa Beu», Fakultetin e Teologjisë si dhe disa xhami të Shkupit. */R.SH.*

### Vihet gurthemeli i xhamisë në fshatin Sopi

Më 24 mars, Këshilli i Bashkësisë Islame i Suharekës ka vënë gurthemelin e xhamisë në fshatin Sopi, ku ishin të pranishëm kryetari i KBI-së z.Halim ef Shehu me anëtarët e këshillit e imamët dhe delegacioni nga Kryesia e BIK-së, i përbërë nga z. Ekrem ef. Simnica - drejtor për diasporë, Ejup Ramadani - shef i kabinetit, dhe Vedat Sahiti - këshilltar i Myftiut Naim ef Tërnava, dhe Rexhep Kuçi e Nazim Elshani - nga KK i Suharekës si dhe shumë besimtarë nga Sopia dhe rrethina. Një fjalë rasti mbajti kryetari i KBI-së të Suharekë - z. Halim ef. Shehu, i cili uroi besimtarët Sopisë dhe falënderojmë imamin e mëhershëm z. Hysen ef Hoxha, i cili kontribuoi nga viti 1954 e deri më 2011, dhe imamin e tanishëm z. Isa Hysen Hoxha. Ekrem ef. Simnica, në emër të kryesisë dhe të Myftiut të Kosovës, i përshëndeti të pranishmit duke theksuar,ndër të tjera: "Falë gjakut të dëshmorëve, ne sot po hedhim gurthemelin e kësaj xhamie. Kam kënaqësinë që t'ju përcjell përshëndetjet e Myftiut Naim ef. Tërnava, i cili do të bëjë çmos për t'ju dalë në ndihmë për gjetjen e donatorëve për përfundimin e kësaj xhamie, meqë edhe ju, sado pak, me forcat tuaja keni bërë të mundur hedhjen e gurthemelit, prandaj ju uroj edhe një herë për xhaminë dhe besoj tek Allahu që të gjithë së bashku do ta përfundojmë këtë xhami dhe së bashku do ta hapim".



*Ekrem ef. Simnica, me rastin e gurthemelit të xhamisë në Sopi*

Xhamia është me përmasat 14x16 metra, përfshirë edhe bodrumin.

### Departamenti i Gruas vazhdoi ciklin e ligjëratave



*Gjatë ligjëratës së organizuar nga DGBIK*

Më 27 mars 2014 Departamenti i Gruas i BIK-së vazhdoi ciklin e ligjëratave nëpër xhamitë e Prishtinës. Te xhamia e Emshirit, Sala Mehmeti ligjëroi në temën "Jeta është sfidë". Pasi foli për sfidat që na preokupojnë për çdo ditë, theksoi edhe arsyet pse sprovohemi ne si dhe disa nga format për përballimin e këtyre sfidave.

Në lagjen Vranjec xhamia "M. Sherif ef. Ahmeti", u mbajt ligjërata në temën "Mbështetja në Allahun" nga ligjëruesja Bardha Kçiku. Ligjëruesja ndër të tjera theksoi: "Mbështetja në Allahun-Sunduesin Absolut, do të thotë njohje e Allahut dhe e Madhështisë së Tij, sepse me anë të saj neve na shtohet bindja dhe na forcohet besimi, prandaj i mbështetemi Atij pa kurrfarë frike se do të na braktisë ndonjëherë". Ndërkaq, në xhaminë "Ebu Bekr es-Siddik"- Bregu i diellit, u mbajt ligjërata në temën "Udhëzimi në Islam", nga ligjëruesja Kadrie Dragusha, e cila, ndër të tjera, tha: "Nuk ka dhunti më të madhe që i dha Allahu njeriut sesa udhëzimi, sepse pa të nuk ka jetë, nuk ka shpëtim".

Për temën "Dashuria ndaj Allahut xh.sh." në xhaminë "Jusuf Çelebi" ligjëroi Aishe Gashi, e cila foli për rrugën që duhet ta përshkojë robi për të arritur këtë dashuri. Ajo, ndër të tjera tha: "Sa më e madhe të jetë dija për Allahun, aq më madhe do të jetë dashuria për Të".

Pastaj në xhamin "Sylejman Mustafa" u mbajt ligjërata në temën "Lidhja e njeriut me Allahun" nga

ligjëruesja teologe Fitore Dervishi, e cila, shtjelloi edhe mënyrën se si të jemi të lidhur më shumë me Allahun, duke theksuar që njëra prej lidhjeve më dobiprurëse është meditimi për Allahun dhe krijesat e Tij.

Po këtë ditë në OJQ-në KAD, teologe Mr. Vaxhide Bunjaku-Podvorica mbajti një ligjëratë për të pranishmet për temën "Domethënia dhe gjurmët që lë fjala -La Ilahe ilall-Allah". Ajo tha se me këtë fjalë ndriçohet zemra e dhurohet jeta dhe, në qoftë se thuhet me besnikëri dhe sinqeritet dhe veprohet me kërkesat e saj, lë gjurmë të çmuara tek individi dhe shoqëria.

Po ashtu nga 10-14 prill vazhduan ligjëratat në këto xhami: "Jusuf Qelebi", u bajt ligjërata me temën: "Shkaqet e lumturisë" nga Bardha Kçiku, kurse në "Ebu Bekër es-Siddik" Sala Mehmeti shtjelloi temën: "Frika ndaj Allahut". Në xhaminë e Emshirit Fitore Dervishi, ligjëroi temën: "Frytet e veprave të mira". Te xhamia F. e Pajtimit ligjëratën e mbajti Kadrije Dragusha ku foli për: "Dashurin ndaj Pejgamberit a.s." Pastaj në xhaminë "Kadërije" për "Devotshmërinë", foli Aishe Gashi, kurse në xhaminë "Pavarësia" për "Vlerën e kohës" foli Mr. Vaxhide Podvorica Bunjaku. /*H.Kastrati.*

### Ligjëratë në KBI-në e Kaçanikut

Këshilli i Bashkësisë Islame i Kaçanikut, në bashkëpunim me xhaminë "Koxha Sinan Pasha" të qytetit, më 28 mars në shtëpinë e kulturës "Xheladin Kurtaj" u organizua një manifestim dhe ligjëratë islame. Kryetari i KBI-së të Kaçanikut, ef. Florim Neziraj, mbajti një fjalë rasti duke thënë se këso manifestimesh islame që na freskojnë zemrat me lexim të Kuranit dhe ilahi të ndryshme. Ligjërata u mbajt nga imami i xhamisë së qytetit Bujar ef. Dërvishi, i cili shtjelloi temën "Vlera, rëndësia e femrës në Islam". Manifestimi u pasurua edhe me këndimin e ilahive, recitimin e poezisë, me një monolog etj., nga kori i nxënësve të xhamisë së qytetit, drejtuar nga Mumin Shehu. /*H.Hamiti*



*Florim ef. Neziri gjatë ligjëratës së organizuar në Kaçanik*

### Dua hatmeje në Han të Elezit




*Pas duasë së hatmes në Han të Elezit*

Më 4 prill në Xhaminë Qendrore në Han të Elezit u organizua dua hatmeje me nxënëset e imamit Muhamed ef. Suma. Ensar ef. Krasniqi këndoi një pjesë nga Kurani famëlartë, për të filluar më pastaj me program. Imami dhe kryetari i Këshillit Ma.Sc.Muhamed ef. Suma përshëndeti të pranishmit dhe përcolli disa porosi dhe mesazhe në lidhje me mësimin dhe leximin e Kur'anit. Në fund u shpërndanë edhe diplomat për secilën nga nxënëset, duke i ftuar të afërmit e prindërit, që t'ua jepnin vetë në duar diplomat vajzave të tyre. Nxënëset që kryen hatmen: Ilirianë Vlashi, Shahadije Laçi, Egzona Kalisi, Bejane Bushi, Albina Vila, Larglinda Berisha, Arta Berisha, Nergjivane Brava, Zarife Brava, Suela Brava, Eljesa Kuka, Sara Kuka, Arbnora Kalisi, Egzona Kalisi, Ilmije Kalisi dhe Hyrijete Kalisi. /*E.Krasniqi*

### Dua hatmeje në Gjilan

Më 17 prill në xhaminë e lagjes Dheu i Bardhë të Gjilanit u mbajt duaja e hatmes e përgatitur nga imami



*Gjatë ligjëratës së organizuar në KAD nga DGBIK*

i Bashkim ef. Bajrami. Në këtë manifestim, ku, përveç xhematëlinjve, prezentuan: Ilmi Krasniqi, anëtar i kryesisë së BIK-së, Fitim Gashi, kryetar i DR të BIK-së e hoxhollarë të tjerë, në emër të KBI-së të Gjilanit, të pranishmëve me një fjalë përshëndetëse iu drejtua Kryeimami i KBI-së të Gjilanit -Mr.Iljaz Mustafa, i cili, pasi theksoi rëndësinë e mësimbesimit islam, uroi nxënësit për suksesin e arritur si dhe përgëzoi dhe uroi për punën e sukseshme imamin e kësaj xhamie. Në përfundim të programit u dhanë certifikata të gjithë nxënësëve-pjesëmarrës në këtë cikël të duasë së hatmes dhe u shtrua një drekë modeste për të gjithë pjesëmarrësit në këtë manifestim. /*I.Mustafa*

### Mbi 500 nxënës prezantuan në tribunë për t'i thënë Jo Alkoolit



*Mr.Ragmi Destani gjatë ligjëratës në Bujanoc*

Më 9 prill në Shtëpi të Kulturës në Bujanoc mbi 500 nxënës të shkollës së mesme "Sezai Surroi" nga Bujanoci dhe nga Presheva morën pjesë në tribunën e organizuar nga Departamenti i të Rinjve dhe i Gruas në KBI të Bujanocit enkas për maturantët e Bujanocit me temën "Alkooli, ekskursioni dhe matura". Tribuna filloi me një dokumentar të përgatitur nga Diniela Vebiu dhe Llukman Rrustemi nga RTV Bujanoci rreth pasojave të alkoolit. Ishin edhe dy ligjërata të përgatitura për këtë tribunë. Mr. Ragmi Destani shtjelloi temën "Qëndrimi islamit ndaj alkoolit", kurse Fatime Fazliu, psikologe klinike "Pasojat e alkoolit tek adoleshentët, dhe se cilat janë masat që duhet marrë për të ndihmuar moshat e reja kur ndikohen nga alkooli". Dy ditë para tribunës departamentet e sipërpërmendura shpërndanë 1500 fletushka, në shkollë dhe qendër të qytetit. /*R.D.*

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Pejës**

Shpall:

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

1. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Dubovë e Madhe, dhe
2. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Qyshk.

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë kryer medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikimi;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse kanë qenë në punë më përpara.

**Dokumentet e nevojshme:**

* Kërkesa me shkrim,
* Diploma e medresesë dhe e fakultetit,
* Certifikata e lindjes,
* Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
* Certifikata se nuk është nën hetime,
* Dëshmi mbi karakteristikat në punë,
* Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
* CV - të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale).

**Vërejtje**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Pejës.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën «Dituria Islame».

Të ardhurat personale realizohen sipas marrëveshjes në mes imamit dhe xhematit të xhamisë së fshatit Dubovë e Madhe (xhamia-xhemati nuk janë në sistemin e centralizimit të pagesës së anëtarësisë), si dhe KBI e Pejës nuk siguron shtëpi për banim të imamit.

Për imamin në Qyshk, KBI e Pejës nuk siguron shtëpinë për banim.

**Rektorja e parë me shami në Turqi**



*Rektoreja me hixhab prof.dr. Ajshegul Jale Sarac*

Sekretari gjeneral pranë universitetit të Dixhles prof. dr. Sabri Ejigun në rrjete sociale ka ndarë një foto të rektores me hixhab prof.dr. Ajshegul Jale Sarac. Sekretari Ejigun i tha gazetarit të agjencisë Anadolija se zonja Saraç tanimë një kohë të gjatë mendon të mbulohet sipas rregullave islame: "Kur për të parën herë erdhi në punë e mbuluar, ne të gjithë mbetëm të habitur", tha Ejigun duke shtuar: "Mendoj se tani është e gatshme për hixhabin. Më parë mbajtja e shamisë ishte rreptësisht e ndaluar. Kur ndalesa e hixhabit u pezullua dhe ne momentin që disa deputete filluan në punë të shkojnë me shami, atëherë qëndrimi ndaj hixhabit ndryshoi krejtësisht. Profesoresha jonë dëshirën dhe kërkesat e saja i la mënjanë për të mos dëmtuar universitetin. Tanimë ajo mban atë që me vite e ka dëshiruar, hixhabin. Zonja Saraç është rektorja e parë me shami në Turqi", tha Ejigun. Në fund Prof. dr. Sabri Ejigun thotë se ka mbetur i befasuar kur hyri në dhomën e saj dhe e pa të mbuluar, andaj kërkoi një foto për kujtim.

**Skocezët, thëniet e profetit ua paraqesin të tjerëve**

Një grup i muslimanëve skocez janë duke bërë thirrje islame në lokalitetin e tyre duke vendosur mësimet e profetit Muhamedit a.s. për të luftuar padrejtësitë sociale dhe për t›u dhënë muslimanëve të rinj një platformë që të dalin vullnetarë për të ndihmuar të varfëritë në qytetin e tyre. "Ne duam që thirrja jonë të jetë nëpërmjet veprimeve tona dhe në mënyrën më të mirë, për të ndihmuar në përmirësimin e komunitetit tonë", thotë Samir Zaveri , një anëtar themelues i grupit të vullnetarëve islam. "Ne duam t›i tregojmë botës se çfarë ata dëgjojnë për Islamin në mediat kryesore nuk është e vërtetë. Ne duam që njerëzit të shohin vetë se




ç›na mësoi i dashuri jonë Muhamedi a.s." shtoi ai. Një tjetër objektiv për të rinjtë musliman ishte për të jetuar mesazhin islam të drejtësisë, tolerancës dhe barazisë dhe të frymëzojë të tjerët në veprim të ngjashëm me anë të fushatave online. Mesazhet e përdorura ishin: "Duaje për tjetrin atë që do për veten" , "Jini të mirë me prindërit tuaj" dhe "Ai që fle me stomak plot, ndërsa fqinji i tij është i uritur nuk është prej nesh".

**Shkollat në Britani të Madhe ndryshojnë orarin e provimeve për hir të Ramazanit**

Ka plane që provimeve GCSE të u ndryshohet orari për që të mos rastisin në kohë të agjërimit të Ramazanit, me që për shkak të agjërimit nxënësit musliman që shquhen si nxënësit më të suksesshëm në Angli mund të mos tregohen të suksesshëm. Ky propozim ka ardhur nga mësimdhënësit dhe profesorët e Anglisë dhe Uellsit duke kërkuar opsione më të përshtatshme për studentët musliman që agjërojnë. Sugjerimet përfshijnë që testet GCSE dhe Niveli A i provimeve në vitin 2016 të jenë para Majit dhe Qershorit me që muaji Ramazan lëviz në mes të qershorit. Propozim tjetër është që studentët musliman të iu nënshtrohen provimeve në mëngjesin e hershëm kur ata nuk janë të uritur apo të lodhur. Britania ka afër 2.7 milion musliman. Shkollat Islame dhe studentët musliman në Britani të Madhe janë me të suksesshmit.

**David Cameron: Mishi hallall do të mbrohet në Britani të Madhe!**

Kryeministri britanik David Cameron ka thënë se do të mbrojë mishin hallall në Britaninë e Madhe, dhe nuk do të ketë kufizime për therjen e kafshëve sipas dispozitave fetare derisa ai ishte kryeministër, njofton Huffington Post. Këtë deklaratë Cameron e ka dhënë në man-






ifestimin "The Muslim News Awards for Excellence" në Londër. Kjo deklaratë vjen pas nisjes së fushatës për ndalimin e therrjes së kafshëve sipas dispozitave fetare nga disa qarqe në Britani, sipas modelit të ndalimit e cila kohëve të fundit është miratuar në Danimarkë. "Së shpejti do të shërbehet ushqimi dhe të gjithë mund të hani. Më lejoni të jem absolutisht i qartë, përderisa unë jam kryeministër i këtij vendi hallalli do të jetë i mbrojtur në Britani të Madhe", u tha David Cameron muslimanëve të ftuar në manifestimin e përmendur. Në anën tjetër, në Francë, Le Pen, ka paralajmëruar se në shujtat shkollore nuk do të ketë më ushqim pa mish derri. Kuzhinat e shkollave në qytetet franceze ku ka fituar Partia franceze e të djathtës ekstreme anti-emigrante, Fronti Kombëtar, nuk do të ofrojnë ushqim pa mish derri për fëmijët muslimanë dhe hebrenj. "Nuk do të pranojmë kërkesa të besimeve fetar në menynë e shkollës. Nuk ka arsye që religjioni të hyjë në sferën publike, ky është ligj", ka thënë Le Pen për radion RTL. Në Francë ka pasur vazhdimisht debat për shkollat që zëvendësojnë ushqimin me mish deri për fëmijët muslimanë dhe hebrenj. Disa nga të zgjedhurit e Frontit Kombëtar janë ankuar se në qytetet e tyre ka shumë dyqane hallall.

**Studenti që pranohet në 8 universitete elite përnjëherë**

Të gjitha universitetet elite të SHBA-së, që bëjnë pjesë në të ashtuquajturën Ivy-League i janë përgjigjur pozitivisht aplikimit të 17 vjeçarit Kwasi Enin. Bëhet fjalë për universitetet Brown, Columbia, Cornell, Dartmouth, Harvard, Princeton, University of Pennsylvania dhe Yale. Për një të ri "normal" do të mjaftonte pranimi nga vetëm njëri prej këtyre universiteteve që të plotësonte ëndrrën e tij jetësore. Sepse universitetet si këto, përveç suksesit të shkëlqyer në shkollimin paraprak kanë kritere të ashpra në provimin pranues. Unë vetëm kam dashur të provoj, thotë Enin që është djalë i një familjeje emigrantësh nga Gana. "Kam menduar se ndoshta 2 ose tri universitete thonë po. Por unë kurrë nuk kam dëgjuar për dikë që të jetë pranuar nga tet universitete", ka thënë ai për gazetën "Newsday".Universiteti Princeton e kishte pranuar Eninin që në dhjetorin e kaluar ndërsa të shtatë pranimet e tjera, atij i kanë ardhur gjatë javës së kaluar. Edhe për zyrtarët që merren me këshillime për studentë, rasti Enin është i jashtëzakonshëm. Nancy Winkler ka thënë për "Usa Today" se në karrierën e saj 30 vjeçare ka ndodhur ndonjëherë që një kandidat të pranohet në dy universitetet elite dhe kjo ishte një e arritur e madhe. Ndërsa ajo që i ka ndodhur studentit ganez është diçka që del shumë nga e zakonshmja. Kwasi Enin tash duhet të përcaktohet në mes të mjekësisë dhe muzikës, pasi që është pranuar në universitete për të dyja këto fusha. Bursën më të mirë deri më tash ia ka ofruar universiteti Princeton.

**OKB: 19,000 muslimanë të kërcënuar në Afrikë**

Kombet e Bashkuara janë në gjendje që të ndihmojnë evakuimin e 19 mijë muslimanëve në Republikën e Afrikës Qendrore, të cilët janë të kërcënuar kryesisht nga milicitë e krishtera. Fatoumata Lejeune-Kaba, zëdhënëse e Komisionit të Lartë për Refugjatë, ka thënë se grupet paramilitare, të njohura si forcat anti-Bakala, kontrollojnë rrugët kryesore për dhe në qytetin Bangui, si dhe rrugë e qytete të fshatrave në jugperëndim, shkruan rel. Ajo ka thënë se vetëm forcat franceze dhe ato të Unionit Afrikan janë duke parandaluar një masakër të mundshme. Lejeune-Kaba ka theksuar se OKB-ja nuk dëshiron vetëm të qëndrojë e të shikojë dhe për këtë arsye, sipas saj, OKB-ja po përgatitet për të ndihmuar në gjetjen e strehës së sigurt brenda ose jashtë vendit për ata që janë të kërcënuar. *(R. Suma)*

| **AUTOR: AGIM GASHI** | PARADAT | QË KA ERË TË MIRË | ISLAMI (dim.) | EMIRATET E BASHKUARA ARABE | SHQETËSIM I BRENDSHËM | TANTALI | INDIA | VEPRIMI NË FOTO | SMALT | NADIR (kund.) | | TERESIA E LIBRAVE | UNITED KINGDOM | KRYETARI I AKB-së, AGIM |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| BANOR I NJË SHTETI ARAB | | | | | | | | | | | EMËR M. SHQIPTAR / PJESË E SYRIT | | | |
| GADISHULLI MË I MADH NË BOTË | | | | | | | ... JUGORE / DËSHMORI I KOMBIT, RAMADANI | | | | | | | |
| LLOJ NUMRI | | | | | | POROSI / EJANI! | | | | | | | HIDROGJENI / E TATIMIT | |
| SHOK (fr.) | | | | PARTI E BALLISTËVE / DETROITS SCHOOL OF ARTS | | | | | | | | | | |
| ZOTËRON, GËZON | | | DET (turq.) / TRANS-METIMET | | | | | | DESPOT | | | | | |
| LLOJ PROVË | | | | | | | | | | NJËSI LOGARI-TMIKE E INFOR-MACIONIT | | | | |
| KRYEQYTETI I PERUSË | | | | |  | | | | | KALI I SHALËS | | | | PËRFUNDON, KRYHET |
| INTERNET KEY EXCHANGE | | | | KURSIVE | | | | | | | PJESË E PARMENDËS / MYSHTERI | | | |
| MEHMETI (dim.) | | | | | | | | | | BURIMI I UJIT | | | | |
| ENERGJIA | | ITALISHT / VENDI KU SUNDON IMAMI | | | | | | | | JO POSHTË | | | | |
| TË LASHTA | | | | | | | | | | INDUKSIONI | | DY ZANORE / VËLLAI I JUSUF GËRVALLËS | | |
| | LLOJ MISRI / PJESË E VAGONIT | | | | | | | | | ENVER BATLLAVA | | | SEKONDA / ZOTERIU | |
| PJESË E NDËRTESËS | | | | | | | | | | OJNË | | | | |
| AFRIM MACULA | | | KALIUMI / KËNGËTARI, GËZIM | | SHOSHA | VARIANT I EMRIT HALIM | TASH | | DRU I FORTË, DAJAK | SHKRU / PUSHKA, REVOLJA | | | | |
| SHTËPITË E BANIMIT | | | | | | | | USHQEHEM / MODEL I VJETËR REVOLESH | | | DH.N. | | | MIRË, BËN |
| INTERN. THEATRE INSTITUTE | | | | JO I TERUR / JO "OFF" | | | | | | | O.GJ.A. / E MINOR | | | |
| LËNDË E HELMËT E CIGARES | | | | | | | | | LLOJ LËKURE E HOLLË | | | | | |
| GRUP GJAKU | | VIETNAMEZ I VJETËR | | | | | | | LUTJE PËRFUND-IMTARE | | | | | |